


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Mr. Rexhep Suma**

**Redaksia**
Bahri Simnica, Driton Arifi,
Mr. Fahrush Rexhepi,
Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi,
Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora,
Dr. Sulejman Osmani

**Gazetar në redaksi**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

**E d i t o r i a l i**

# Dituria islame, eksploruese e realitetit

Në këtë muaj u mbushën 24 vjet nga dalja e numrit të parë të revistës 'Dituria Islame". Ajo është bërë një revistë e dashur dhe e afërt për lexuesit për përmbajtjen dhe formën e saj të veçantë islame. Ajo në kopshtin e madh të shtypit shqiptar është një pemë me lule dhe me fruta, që nuk i kanë pemët e tjera. Dituria Islame në numrat e saj përhap një material publicistik të shkriftuar jashtë stereotipit apo monotonisë politizuese. Në të, çdo gjë është e natyrshme dhe aspak snobiste dhe tendencioze. Me këto veti ajo shkon drejt përsosjes së identitetit të saj dhe ngritjes lart të figurës së saj dhe bashkëpuntorëve që ka ajo, dhe vjen duke joshur përherë e më shumë lexues. Ka arritur të krijojë një profil të vetin mjaft të veçantë, pasi nuk mjaftohet thjesht me informimin e lexuesit, por edhe plotëson njohuritë e tij me rubrikat që sjell. Ajo tanimë është shndërruar në një eksploruese të realitetit jo në nivel republike, po edhe më gjerë. Ajo ka vendin e saj në skenën e medies në trojet shqiptare, si një revistë dinamike dhe e shkathët, që brenda këtyre viteve ka mundur jo vetëm të mbijetojë, por edhe të konkurrojë në tregun e vështirë dhe kaotik të shtypit të sotëm.Po fryma e gjallë e revistës, ndjeshmëria e lartë, shqetësimi i vazhdueshëm për gjendjen e myslimanëve në këto troje, të gjitha këto bënë që ajo të zërë vend të respektuar në mes simotrave të saj. Ajo arriti të sigurojë një komunikim aq të dëshiruar të revistës me lexuesin. Kjo revistë asnjëherë nuk i ka dhënë opinionit atë që ka dashur, por e ka ndier nevojën dhe obligimin që t'i jepte atë që duhej trajtuar, duke llogaritur se ai meriton një respekt dhe orientim të duhur në kohë dhe hapësirë. Profili i revistës "Dituria Islame", tashmë i krijuar e i formësuar, garanton dhe e lehtëson rrugën e mëtejshme të saj, e njëherësh rrit përgjegjësinë për të ngritur më tej profesionalizmin, shpirtin e garës, të kërkimit dhe të iniciativës. "Dituria Islame" i ngjan një godine të ndërtuar me shumë mund e shumë sakrifica e sfida të mëdha, po me durim dhe me pasion, muaj pas muaji e vit pas viti, tullë pas tulle, dhe, në një sfidë mbi të cilën fillimisht shumë pak do të besonin, i rezistoi sistemit më të egër që ka njohur njerëzimi, pra komunizmit. Kjo revistë është udhëhequr nga dëshira për të prezantuar për vendin një zë të përgjegjshëm, të pavarur, jashtë kushtëzimeve të pushtetit politik e ekonomik, që gjithmonë preferojnë masmedie servile. Dhe kjo ka përcaktuar suksesin, vërtet gradual por gjithnjë më të qartë e solid. Është një gazetë simpatike që brenda logjikës së ekonomisë së tregut, ka arritur të bëjë më të gëzuar 24-vjetorin dhe një rrugë të gjatë e punë të mbarë në misionin e saj fisnik.Urime për 24-vjetorin e daljes së revistës "Dituria Islame" dhe me Emër të Zotit do të jemi në shërbim të plotë të informimit të popullit tonë dhe do të ketë befasi të këndshme në numrat dhe rubrikat e saj në të ardhmen.

## Në këtë numër pos të tjerash

## Mesazhi i Presidentit amerikan drejtuar Botës Islame

# Përse Presidenti Barak Obama zgjodhi Egjiptin ?!

**Qemajl Morina**



Presidenti aktual i ShBA-së, Barak Obama, gjatë fushatës së tij zgjedhore u kishte premtuar myslimanëve se, në rast se do të zgjidhej ai në postin e Presidentit, brenda një periudhe prej njëqind ditësh do t'i drejtohej Botës Islame me një fjalim rasti, në të cilin do të dilte me propozime konkrete për përmirësimin e marrëdhënieve me këtë pjesë të botës. Sepse ato ishin keqësuar dukshëm nga paraardhësi i tij, Presidenti Xhorxh W. Bush.

Bota Islame ka një potencial njerëzor prej më shumë se një miliard e gjysmë banorësh, të cilët jetojnë në 57 shtete në të gjithë meridianët e rruzullit tokësor. Kurse një numër i madh i myslimanëve jetojnë të shpërndarë në vende të ndryshme të botës, përfshirë edhe vetë ShBA-në. Kjo botë ka një rëndësi strategjike për ShBA-në, kur dihet se në këto vende gjenden burimet më të mëdha të naftës.

Në mesin e analistëve dhe komentuesve të Botës Islame, pati parashikime të ndryshme se cili nga metropolet e Botës Islame do të kishte fatin prej nga Presidenti amerikan Barak Obama, do t'i drejtohej Botës Islame me një fjalim aq të rëndësishëm, i cili do të bënte kthesë në marrëdhëniet në mes ShBA-së, si fuqia më e madhe botërore, dhe Botës Islame me një popullatë vitale, por edhe me një potencial me resurse të mëdha ekonomike. Prej metropoleve më të përfolura ishte Xhakarta, kryeqytet i Indonezisë, për shkak se është vendi që ka më së shumti popullatë myslimane në botë, 300.000 milionë, si dhe për shkak se Presidenti aktual amerikan, Barak Obama kishte kaluar një pjesë të fëmijërisë së tij në atë vend. Prej metropoleve të tjera përmendej Stambolli dhe shumë kush mendoi se fjalimi që Presidenti Obama mbajti më 6 prill në parlamentin e Turqisë në Ankara, ishte fjalimi që kishte premtuar. Ishte përfolur edhe Riadi, kryeqyteti i Mbretërisë së Arabisë Saudite, për shkak se aty gjenden dy vende të shenjta të myslimanëve. Ndërsa Kajroja ishte përmendur më së paku si një metropol prej nga Presidenti Obama mund t'i drejtohej Botës Islame, për disa arsye.

Vizita e fundit që Presidenti egjiptian i kishte bërë Uashingtonit, ishte në vitin 2004. Kohët e fundit marrëdhëniet në mes Egjiptit dhe ShBA-së nuk ishin në nivelin e duhur, për shkak të mosrespektimit të të drejtave të njeriut nga ana e Qeverisë egjiptiane, në veçanti pas burgosjes së drejtorit të Qendrës për të drejtat e njeriut, Sadudin Ibrahim, i cili kishte edhe nënshtetësi amerikane. Po ashtu edhe pas arrestimeve të vazhdueshme të anëtarëve të Lëvizjes egjiptiane për ndryshime -"Kifaje" (Mjaft), që bënte policia egjiptiane. Për këtë arsye, të gjithë gazetarët dhe analistët e opozitës ose që nuk ishin në anën e qeverisë, mendonin se Kajroja nuk mund të ishte vendi i preferuar, prej nga presidenti amerikan mund t'i drejtohej me mesazhin e tij, shumë të pritur, një miliard e gjysmë myslimanëve nga të gjitha anët e botës. Lajmi i mbajtjes së Fjalimit të Presidentit amerikan, Barak Obama, është pritur mirë nga qeveria dhe partia në pushtet, për se ambasadori i Egjiptit në Uashington, Nebil Shukri, në emër të qeverisë ka dalë me një deklaratë për medie, ku ka përmendur shkaqet për se Obama zgjodhi Kajron për një ngjarje aq të rëndësishme, duke shprehur gatishmërinë e qeverisë së vendit të tij që të sigurojë një vend adekuat prej nga ai do t'i drejtohej me mesazhin Botës Arabe dhe Islame. Në mesin e përparësive, që posedon Egjipti në krahasim me vendet e tjera islame, ambasadori përmendi numrin e madh të popullatës (tetëdhjetë milionë banorë), universitetin më të vjetër islam në botë - "El-az-harin", traditën e tolerancës dhe diversitetin fetar. "E vërteta e Islamit qëndron në tolerancën, pranimin e tjetrit e jo në fanatizmin e tij", -pohoi ambasadori egjiptian në Uashington.

Ndërkohë, opozita ka mendim krejtësisht të kundërt. Kështu lëvizja "Vëllezërit myslimanë", e cila në parlamentin egjiptian përfaqësohet nga 85 deputetë, është partia më masive opozitare në Egjipt, zëvendëskryetari i saj, Muhamed Habib, për agjencinë Rojters tha: "Administrata amerikane po punon për interesat e saj", duke pohuar se fjalimi i Presidentit Obama, që do ta mbante në Egjipt "nuk ka kurrfarë vlere". Sipas tij, "deklaratat dhe fjalimet duhet të zbatohen në terren, sepse politika nuk ndërtohet në fjalime por mbi vepra".

Ndërsa Xhorxh Is-hak, koordinator i përgjithshëm i Lëvizjes egjiptiane për ndryshime "Kifaje (Mjaft)", për të përditshmen saudite që botohet në Londër "Ash-sharkul awsat", pohon se nga fjalimi i Presidentit Obama, më 4 qershor në Egjipt, "nuk do të ketë asgjë të rëndësi-

shme", për të shtuar - "politika amerikane do të vazhdojë t'i përkrahë regjimet diktatoriale, më shumë se parimet demokratike, duke preferuar stabilitet, në vendet e Lindjes së Mesme, ashtu siç kishte deklaruar ish-Ministrja amerikane e Shtetit Kondoliza Rajs ".

Zëdhënësi i Shtëpisë së Bardhë - Robert Gibbs, për zgjedhjen e Egjiptit kishte pohuar se ishte vend i përshtatshëm në shumë aspekte, ai përfaqëson "zemrën e Botës Arabe". Ndërsa pyetjes së gazetarëve për abuzimin e të drejtave të njeriut nga regjimi i Mubarakut, Presidentit egjiptian, ai i qe përgjigjur shkurt: "Rëndësia e fjalimit dhe dëshira e Presidentit (për t'iu drejtuar Botës Islame), është më e rëndësishme se caktimi, zgjedhja e vendit ku do të mbahet fjalimi".

Pothuaj të njëjtin vlerësim kishte dhënë edhe ambasadorja amerikane në Kajro, Margaret Scoby, e cila kishte pohuar se Egjipti është shteti kryesor në rajon dhe se zgjedhja e Presidentit amerikan Barak Obama për ta vizituar atë më 4 qershor, dhe për t'iu drejtuar prej aty Botës Arabe dhe Islame vërteton këtë rol. Amerika e di shumë mirë vlerën dhe peshën e Egjiptit. Presidenti amerikan prej Egjiptit do të deklarojë se vizita e tij në Lindjen e Mesme ka për qëllim t'i japë një shtyrje procesit të paqes dhe stabilitetit në rajon, dhe të vërtetojë obligimin e ShBA-së për krijimin e dy shteteve në këtë pjesë të botës. Ajo përmendi edhe rolin që luan Egjipti në luftimin e terrorizmit në Lindjen e Mesme, për të përfunduar se pa angazhimin e Egjiptit, nuk do të ketë paqe dhe stabilitet në rajonin e Lindjes së Mesme. Këtu qëndron edhe shkaku përse Presidenti amerikan Barak Obama, zgjodhi Egjiptin për t'iu drejtuar me mesazhin e tij historik Botës Arabe dhe Islame.

## Mesazhi në nivel të aspiratave të myslimanëve

Më 4 qershor vëmendja e popujve arabë dhe myslimanë ishte e përqendruar në Kajro, ku Presidenti amerikan, Barak Husejn Obama, nga amfiteatri i madh i Universitetit të Kajros iu drejtua një miliard e gjysmë myslimanëve në tërë rruzullin tokësor, me një Fjalim rasti, i cili ishte pritur me një kureshtje të paparë në Botën Islame.

Mediat botërore dhe ato të Botës Arabe e Islame konsideruan Fjalimin e Presidentit Obama, si një dorë të zgjatur të miqësisë, hapjen e një faqeje të re të bashkëpunimit në mes Shteteve të Bash-



kuara të Amerikës dhe Botës Arabe e Islame. Me siguri, procesi i paqes në Lindjen e Mesme, përfundimi i konfliktit arabo-izraelit, stabilizimi i Irakut e Afganistanit si dhe ndryshimi i imazhit të Uashingtonit në Botën Islame, - ishin pikat në të cilat Presidenti amerikan e kishte fokusuar Fjalimin e tij.

Kjo përputhej me dëshirën e popujve myslimanë - sipas anketave më të reja - që Presidenti amerikan të përqendrohej tek respekti i Islamit, në gjetjen e një zgjidhjeje për formimin e shtetit palestinez, paraqitjen e garancisë për tërheqjen e shpejtë të forcave amerikane nga Iraku e Afganistani si dhe të zbatojë iniciativën arabe për paqe me Izraelin në Lindjen e Mesme.

Ndërkohë që Qendra Amerikane për Demokraci në Lindjen e Mesme publikoi raportin, në të cilin kërkoi nga presidenti Barak Obama, që ai të përqendrohej në katër tema kryesore: E para: Të jetë real në premtimet e tij. Të mos premtoj atë që nuk mund ta realizojë. Realiteti është rruga më e sigurt për ShBA-në. E dyta: të përçojë mesazhin tek arabët dhe myslimanët se ShBA-ja dëshiron të bashkëpunojë me ata dhe jo t'ua imponojë vullnetin e vet. E treta: Realizimi i paqes. Presidenti duhet t'u premtojë myslimanëve se Amerika do t'i zgjidhë problemet e rajonit, i para prej tyre - konflikti arabo-izraelit. E katërta: ShBA-ja do të përkrahë fuqishëm të drejtat e njeriut dhe proceset demokratike në Botën Arabe dhe Islame.

Kurse Stefan Kuk, hulumtues në Institutin për Lindjen e Mesme në Këshillin e Marrëdhënieve të Jashtme, mendon se Fjalimi i Presidentit Obama duhet të përqendrohet në tri pika kryesore: E para: Mesazhi për paqen në Lindjen e Mesme të jetë i fuqishëm. Kërkesa e palestinezëve për themelimin e shtetit të tyre kombëtar të përkrahet si e drejtë e patjetërsueshme dhe legjitime. E dyta: Të demantohet në mënyrë të prerë propaganda se myslimanët nuk janë të gatshëm për proceset demokratike. E treta: Të deklarohet botërisht se, me mbylljen e kampit të Guantenamos dhe me ndalimin e torturave, Amerika po u kthehet parimeve të saj autentike të demokracisë.

Këtë fjalim, siç e përmendëm më lart, Presidenti Barak Obama e kishte premtuar që gjatë fushatës së tij zgjedhore,- se ai do t'u drejtohej myslimanëve nga një kryeqendër e Botës Islame. Këtë premtim ai e realizoi më 4 qershor, duke zgjedhur Egjiptin nga 57 vendet islame, si vendi me një civilizim të lashtë, me mbi dhjetëmijë vjet kulturë shkrimi dhe, në të njëjtën kohë, i njohur në Botën Islame, si një vend me një tolerancë dhe bashkëjetesë në mes myslimanëve dhe koptëve të krishterë. Në Kajro gjendet Universiteti më i vjetër islam, Al-Az-hari, i cili vite më parë kishte festuar 1000-vjetorin e themelimit të tij. Nga kjo kala e diturive islame, janë pajisur dhe pajisen edhe sot myslimanët nga të katër anët e rruzullit tokësor.

Ndërkohë që Universiteti i Kajros, prej nga do t'i drejtohej Presidenti Barak Obama Botës Islame, vitin që shkoi festoi 100-vjetorin e themelimit të tij. Themelimi i kësaj vatre të diturisë u bë me angazhimin dhe sakrificën e paparë të familjes mbretërore shqiptare të dinastisë së Mehmet Ali Pashës. Themelues dhe rektor i parë i tij ishte princi, e më vonë mbreti, Fuadi i Parë. Vetë Universiteti për një kohë quhej Universiteti "Fuadi i Parë".

Ky fjalim vjen si një hap i studiuar mirë nga ana e Presidentit Barak Obama, pas një periudhe të ftohjes së marrëdhënieve në mes ShBA-së dhe Botës Islame, të cilat pasuan pas akteve tragjike të 11 Shtatorit 2001 dhe deklaratave të ashpra të ish-Presidentit amerikan Xhorxh W. Bush, të cilat rezultuan me pushtimin Afganistanit dhe Irakut.

Me ardhjen e Barak Obames në krye të administratës së re në Uashington, tensionet kanë nisur të ulen. Kështu, sipas një ankete të Gallupit, të publikuar këto ditë, autoriteti i ShBA-së në Egjipt në kohën e Xhorxh Bushit ishte vetëm 6%, kurse në kohën Presidentit Obama ka arritur në 29%. Kjo rritje vërehet edhe në vendet e tjera arabe dhe islame. Zgjedhja e një presidenti amerikan me ngjyrë, me rrënjë afrikane, në familjen e të cilit ka myslimanë, ka ndikuar që my-

slimanët ta kthejnë besimin e tyre të luhatur në sistemin dhe parimet e demokracisë amerikane.

Fjalimi i presidentit amerikan Barak Hysejn Obama në Kajro, i cili përcolli mesazhe të paqes, të respektit dhe të bashkëpunimit të ndërsjellë, do ta kthejë besimin e luhatur të Botës Islame tek Amerika, gjatë viteve të kaluara.

Jam i bindur thellë se Fjalimi i Presidentit Obama do të ketë efekte pozitive edhe në njohjen e Kosovës nga vendet arabe dhe islame.

### Kthesë e re në marrëdhëniet dypalëshe

Fjalimi i Presidentit amerikan, edhe pse nga mbajtja e tij më 4 qershor, kanë kaluar disa ditë, vazhdon të jetë i pranishëm në të gjitha mediet e Botës Arabe dhe Islame.

Me këtë rast vlen të theksohet se si përkrahësit, por edhe kundërshtarët e Fjalimit, pajtohehen se ai ishte me përmbajtje të ngjeshur e domethënës dhe se Presidenti amerikan, Barak Obama, brenda 50 minutash, sa kishte në dispozicion, u bëri një vështrim të gjerë marrëdhënieve të Botës Islame me Shtetet e Bashkuara të Amerikës me të gjitha baticat dhe zbaticat që kanë pasur deri në ditët tona, duke premtuar për një fillim të ri.

Në komentet dhe analizat që iu bënë fjalimit të Presidentit amerikan, qoftë në mediat e Botës Islame dhe qoftë në ato perëndimore, të profesioneve dhe niveleve të ndryshme, mbretëronte mendimi se ky fjalim është një hap shumë i qëlluar, i cili mund të eliminojë disa stereotipe që ekzistonin tek të dyja palët për njëri-tjetrin në të kaluarën, që kanë qenë pengesë për përparimin e marrëdhënieve në mes tyre.

Presidenti Obama paraqiti formulime të reja për tema të njohura, që deri më tash nuk ishin trajtuar nga asnjë president amerikan. Prej tyre, sa për ilustrim po përmendim "dhunën tragjike", e cila është rezultat " i ndarjeve në mes shiitëve dhe sunive, në veçanti në Irak". Është për t'u përmendur dhe qëndrimi i tij për respektimin e të drejtave të maronitëve në Liban dhe koptëve në Egjipt, lidhur me çështjen e të drejtave dhe lirive fetare. Me interes ishte angazhimi i tij për një botë ku asnjë shtet të mos posedonte armë bërthamore. Kjo në mënyrë teorike kishte të bënte me Izraelin dhe jo vetëm me Iranin. Me rëndësi të veçantë ishte edhe obligimi i tij se ai do të angazhohet "personalisht" për krijimin e dy shteteve, që nënkupton shtetit palestinez në rripin e Gazës dhe në anën perëndimore të lumit Jordan.

Është e vërtetë se marrëdhëniet amerikano-islame gjatë tetë vjetve të kaluar ishin të tendosura, për shkak të invazionit amerikan në Afganistan (tetor 2001), për të cilin Obama tha se ishte "i domosdoshëm", dhe invazionit amerikan në Irak (mars 2003), të cilin Presidenti Obama e quajti si "zgjedhje jona". Po ashtu ajo që rëndonte marrëdhëniet në mes Amerikës, në një anë, dhe Botës Islame, në anën tjetër, ishte përkrahja pa rezervë e Administratës amerikane për Izraelin. Ngjarjet tragjike të 11 Shtatorit 2001 vetëm sa ngritën edhe më shumë tensionet.

Gjatë këtyre muajve të administratës së Presidentit Obama, u bënë përpjekje të vazhdueshme për tejkalimin e tensioneve të trashëguara nga e kaluara. Presidenti Obama, në disa prononcime të tij, shprehu gatishmërinë për një fillim të ri me Botën Islame. Këtë ai e bëri me rastin e fjalimit inaugurues si President i ShBA-së më 20 janar 2009, në bisedën e parë të tij, si President i ShBA-së me televizionin satelitor "Al-arabija", me rastin e urimit të viti të ri iranian - Nevruzit, në muajin mars. Gjithashtu në fjalimin e tij në Parlamentin turk, me dërgimin e ministres së shtetit Hilary Klinton në Xhakartë të Indonezisë, në një vizitë të parë në një shtet mysliman.

Fjalimi i Presidentit Obama në metropolin e Egjiptit, në Kajro, i cili njihet edhe si qytet i një mijë minareve, është kulmi i këtyre përpjekjeve për t'iu afruar Botës Islame, një premtim që ai kishte bërë gjatë fushatës zgjedhore.

Përpjekjet e pareshtura të Presidentit Obama për përmirësimin e marrëdhënieve në mes ShBA-së dhe Botës Islame, janë në interes të ndërsjellë, apo siç e quan ai shpesh "interes kombëtar amerikan".

Në fjalimin e tij në Kajro, ai, për të mos i lënduar ndjenjat e myslimanëve, asnjëherë nuk e përdori fjalën "terrorizëm", po në vend të saj përdori fjalën "ekstremizëm", për se reaguan ashpër ekstremistët e krishterë amerikanë, duke e konsideruar këtë si një lloj kompromisi.

Gjatë fjalimit të tij, Presidenti Obama përdori tetë ajete të Kuranit, për të dëshmuar vlerat njerëzore e humane të Kuranit.

Në bazë të përvojës së tij katërmuajshe, deklaratave dhe synimeve të tij, janë katër faktorë që Presidentin Obama e bëjnë të pranueshëm për fillimin e një epoke të re në marrëdhëniet me Botën Arabe dhe Islame:

1. Pranimi dhe autoriteti që ai gëzon në masat popullore arabe dhe islame, gjatë fushatës zgjedhore, si dhe pas zgjedhjes President i ShBA-së. Në një anketë të organizuar nga Instituti "Muhamed Anvar Es-sadat", në Universitetin Meriland të ShBA-së, prej 9-25 mars, del se 33% e qytetarëve të 6 vendeve arabe kanë përshtypje pozitive për ShBA-në, kurse 48% prej tyre kanë përshtypje pozitive për Presidentin Obama.
2. Suksesi i Presidentit Obama, gjatë muajve të shkuar për reformimin e një fjalori të ri kundruall Botës Islame, pastrimi i tij nga teoria amerikane e epërsisë si dhe terminologjisë së vrazhdë. Refuzimi i teorisë së "konfliktit të civilizimeve" të Samuel Hantingtonit, se Islami është armik i ShBA-së pas rënies nga skena të Bashkimit Sovjetik, teori që e propagandonin ekstremistët e djathtë në të kaluarën. Presidenti Obama në fjalimin e inaugurimit të tij në Shtëpinë e Bardhë, pati deklaruar se ai bën përpjekje për një qasje të re ndaj Botës Islame të mbështetur "në interesa të përbashkët dhe në respektin e ndërsjellë". Ndërkohë që në Parlamentin turk, ai mohoi se Uashingtoni është në luftë me Islamin, duke thënë: "ShBA-ja nuk është e as nuk do të jetë asnjëherë në luftë me Islamin", duke shtuar "civilizimi dhe kultura islame në ShBA janë në përparim të vazhdueshëm".
3. Presidenti Obama, në bashkëpunimin e tij me Botën Islame niset nga "realiteti si është" e jo nga pikëpamja se si "duhet të jetë".
4. Për të qenë sa më afër problemeve të Botës Islame, Presidenti Obama që ditën e dytë të punës së tij në Shtëpinë e Bardhë emëroi dy emisarë të lartë dhe me përvojë në marrëdhëniet ndërkombëtare në vendet e krizave, Xhorxh Michel në Lindjen e Mesme dhe Richard Holbruk në Pakistan.

Shpresojmë se Fjalimi i Presidentit Obama, mbajtur më 4 qershor në amfiteatrin e madh të Universitetit të Kajros, do të bëjë një kthesë të madhe në marrëdhëniet e ShBA-së me Botën Islame.

# Dukuria e lypjes në mes nevojës dhe mashtrimit - (2)

Dr.Sulejman Osmani

Qëndrimi i Islamit ndaj dukurisë së lypjes dhe trajtimit të lypësit si individ, duhet shikuar nga aspekte të ndryshme, në atë moral, social, dhe shoqëror, po mbi të gjitha nevojiten trajtimi dhe paraqitja e problemit nga pikëpamja fetare. Nëse për çështjet më të imëta jetësore duhet të adresojmë zgjidhjen e tyre duke u bazuar në burimet fetare, atëherë kjo dukuri gjithsesi meriton një qasje më serioze. Në çdo trajtë, si nevojë apo mashtrim, e mirë apo e keqe, përgjigjja duhet të jetë e bazuar.

### Dukuria e lypjes, sëmundje apo varshmëri

Thirrjen e Islamit për humanitet dhe solidaritet me të gjithë ata që kanë nevojë, nuk duhet ta kuptojmë si mundësi të hapjes së derës së lypjes dhe shtrirjes së dorës duke kërkuar, derisa kjo e keqe kalon në sëmundje varshmërie dhe mund të gjenerojë një rrjet kriminaliteti që shprehet në forma të ndryshme. Nuk ka dyshim se ai që bën vepra të liga, mësohet me to, dhe pastaj i trajton si të zakonshme. Besoj se pamjet e ndryshme në shoqërinë tonë janë përgjigjja më e mirë për këtë. Atë që e dirigjon interesi i caktuar, në këtë rast ai material, e shtrin përtokë duke e zhveshur nga vlerat njerëzore dhe virtytet morale. Ai përdhos krenarinë e vet për një çmim shumë të ulët.

### Këshilla si sadaka

Sa herë na ndodh që të shohim një njeri të rritur, të aftë fizikisht e psikikisht, me pamje të mirë, i cili afrohet duke u përulur dhe me mimika të ngrysura kërkon lëmoshë. Në rastet e tilla gjithsesi duhet të ofrojmë sadaka, por tani ajo duhet të jetë në formë këshille, qoftë edhe me një fjalë të mirë. Pejgamberi a.s. thotë: ”Edhe fjala e mirë është sadaka”. Gjersa i thua se po të jap për këtë e atë qëllim, ose e refuzon, - do të ishte mirë të mos lëshosh nga rasti të drejtosh këshillën, e cila ndoshta do të bëhej shkak për ndryshimin e karakterit të tij, dhe do t'i shërbente më shumë se ndihma me para.

Një shok i Pejgamberit a.s., Hakijm bin Huzam, thotë: ”Kërkova nga Pejgamberi a.s. e ai më dha. Kërkova herën tjetër, e ai më dha e pastaj më tha: ”O Hakijm! Vërtet pasuria është e dashur dhe e ëmbël për njerëzit, prandaj ai që e merr -që i jepet- duke qenë i kënaqur shpirtërisht (ai që e jep) do të ketë bereqet në të, ndërsa ai që e merr me insistim (pa dëshirën e atij që e jep), nuk do të ketë bereqet në të. Ai do t'i ngjajë atij që ha e nuk ngopet. Dora e lartë (ajo që jep) është më e mirë se ajo që shtrihet (kërkon)”. Hakimi thotë se i paska thënë: ”O i dërguar i Allahut! Pasha Allahun, unë, pas teje, kurrë më nuk do të kërkoj asgjë nga askush derisa ta lë këtë botë. Më pas, Ebu Bekri e thërriste Hakijmin që t'i jepte, por ai refuzonte të merrte. Po ashtu veproi edhe Umeri, por as prej tij nuk merrte. Umeri thoshte: ”O myslimanë! Dua të jeni dëshmitarë se unë po i ofroj Hakijmit të drejtën e tij nga preja e luftës, por ai vazhdimisht po refuzon ta marrë”. Pas vdekjes së Pejgamberit a.s., Hakijmi nuk mori nga askush asgjë derisa e la këtë botë.” (Buhariu dhe Muslimi)



### Ndihmë për dalje nga varfëria

Allahu na ka mësuar se në Muhamedin a.s. kemi shembullin më të mirë, e kjo përfshin të gjitha segmentet e jetës. Ai paraqet modelin shembullor si në teori, po ashtu edhe në praktikë. E gjithë ajo që thotë, vepron, ose e pëlqen ai, për ne është ligj që duhet ta marrim si model. Imitimi i tij i jep jetës kreativitetin e duhur, sepse na mëson mënyrën e saktë të veprimit në situata nga më të ndryshmet.

Pse të mos sillemi me lypësin ashtu siç bëri vetë Pejgamberi a.s., që tregohet në hadithin bazë të temës, që e trajtuam në pjesën e parë. Gjersa ai kishte ardhur pranë dhe kishte shtrirë dorën, i Dërguari i Allahut me shumë guxim dhe me mençuri kërkoi (për lypësin) ndonjë burim të mundshëm përfitimi, të cilin ai ndoshta do të mund ta kishte në shtëpinë e vet! A thua cilit nga ne do t'i shkonte mendja se një qilim dhe ibriku i ujit do të mund të ishin objekt përfitimi dhe rrugë për daljen nga varfëria! Vërtet ishte një zgjidhje shumë praktike, që do të mund t'i shërbente shumëkujt nga ne. Bërthama e propozimit ka të bëjë me përpjekjen për ndryshimin e mentalitetit dhe mendimit negativ që kishte sunduar lypësin, i cili nuk shihte rrugëdalje nga gjendja e tillë. Ai mori udhëzimin që të orientohej në një kah tjetër, të punonte dhe të angazhohej duke sjellë të mira për veten dhe familjen. Trajtimi i Pejgamberit a.s. kishte për qëllim zgjidhjen e problemit të tij social në planin afatgjatë, kur ai nuk do të shtrinte më dorën dhe nuk do të ishte barrë e shoqërisë. Ai, me dorën e vet, i vuri bishtin sopatës dhe mori masa për të ndryshuar gjendjen e tij. Veprimi i Pejgamberit a.s. synonte aktivizimin e tij dhe angazhimin në punë, që ai për një kohë prej pesëmbëdh-

jetë ditësh, të mos shihej atypari, dhe më pas do të vinte për t'i treguar se si kishin shkuar punët.

Vërtet që projekti kishte pasur sukses, ngase ai me punën e bërë kishte plotësuar nevojat familjare dhe kishte mbledhur ca të holla të tjera. Kishte nisur e mbara.

Shikuar nga pikëpamja jonë, e trajtimit të lypësit, kujt do t'i shkonte mendja që një njeriu të tillë, që nuk posedon më shumë se një qilim dhe ibrik, t'i thuhej të hulumtonte pas rrëskut dhe të fitonte vetë, nga puna e tij!? Gjersa ka mundësinë e fitimit të ligjshëm, në asnjë mënyrë nuk bën të shtrihet dora e lypjes. Gjithsesi, lypësit duhet t'i ndihmojmë dhe t'i japim që të dalë nga kriza e jo t'i ndihmojmë të vazhdojë në varfëri. Besoj se ky është perceptimi më i drejtë, bazohet fuqishëm në argumente dhe ka mbështetje në trajtimin e Pejgamberit a.s.. Shumë më e ndershme është ta mësosh dikë që të peshkojë vetë, sesa t'i japësh nga një peshk çdo ditë.

Në këtë paraqitje duhet të kemi për mbështetje brumin e tërësishëm të argumenteve fetare, të tubojmë fakte nga përditshmëria e shoqërisë islame, e cila për ne është shëmbëlltyrë në të gjitha kahet e jetës. Sigurisht se këtu ka shumë arsye për vlerësimin e situatave të ndryshme dhe për veprime sipas nevojës.

### Lypja në mënyrën tjetër

Në parim Islami urren lypjen dhe e dënon atë. Këtu nuk është fjala për shtririjen e dorës dhe kërkimin e lëmoshës, por gjithsesi kemi të bëjmë edhe me lypjen si një instrument përfitimi, që e gjejmë në karakterin e atyre që e kanë bërë traditë të kërkojnë nga të tjerët çdo gjë që atyre u pëlqen. Për individët e tillë është shumë lehtë të kërkojnë nga të tjerët dhe për këtë nuk vihen në siklet aspak. Është me interes të dimë se Islami urren edhe pyetjet që bëhen pa nevojë ngase edhe kjo llogaritet si një formë e lutjes-lypjes që në situata të caktuara ul personalitetin e njeriut. Ashabët e respektonin këtë ndalesë të Pejgamberit a.s. dhe, në anën tjetër, dëshironin të vinte ndonjë njeri i mençur nga beduinët, ta pyeste e ata të dëgjonin.

Shembulli i Ymetit më të mirë nuk mund të identifikohet vetëm me ndonjë fragment nga jeta, por shfaqet në tërësinë saj. Myslimani duhet të japë një performancë të mirë edhe në paraqitjen e çështjeve më elementare, ngase edhe ato janë pjesë e jetës së njeriut dhe shprehin karakterin e tij. Muhamedi a.s. i mësonte shokët e tij që të mos lypnin nga të tjerët. Kjo këshillë kap edhe lypjen e gjësendeve të ndryshme, për të cilat njeriu ka nevojë apo edhe kërkimin e shërbimit pa ndonjë arsye të justifikueshme. Besimtari duhet të jetë aktiv, t'i shërbejë vetes dhe të tjerëve, e jo të bëhet barrë duke kërkuar shërbime të vazhdueshme për çështjet që ai mund t'i kryejë vetë.

Sa ka të atillë që vazhdimisht rrinë ulur duke ndjekur veprimet e të tjerëve e në anën tjetër, vetë as e mban mend se kur ka pirë një gotë ujë nga dora e vet. Sa ka të atillë që në biseda të rëndomta i dëgjon të thonë "nuk punoj asgjë qe sa e sa kohë". Ndoshta duke ndenjur dhe ndjekur zhvillimet në shtëpi, shumë çështje një person i tillë i merr me paragjykim dhe gjen arsye të hidhërohet pse dikush nuk po i rri gati për t'i plotësuar dëshirat para se ky t'i shprehë ato. Kjo gjendje është e natyrshme, ngase njeriu duhet ta zbrazë energjinë e vet, nëse jo duke u angazhuar, së paku këtë e bën duke sajuar paragjykime.

Pjesë e një mentaliteti të tillë janë edhe shumë njerëz që, të mësuar në një jetë paraziti, me kërkesa për shërbime të vazhdueshme, nuk mund t'i rehatojnë tërë familja. Mirësia ndaj prindit apo dikujt tjetër, nuk nënkupton që ai të shkëputet nga jeta duke pushuar tërë aktivitetin. Kalimi në jetën pasive dëmton aktivitetin e tij fizik, po ashtu dëmton edhe karakterin dhe dinjitetin e tij.

### Mentalitet varshmërie

Mendoj se dukuria e lypjes në një stil tjetër, e paraqitur si akt humanizmi, na ka dëmtuar shumë dhe ka krijuar një mentalitet varshmërie nga të tjerët. Puna në kurbet për ne paraqet arterien kryesore prej nga merr infuzion shoqëria jonë dhe ka krijuar një mirëqenie të domosdoshme materiale për shumë njerëz. Ky është një realitet i dukshëm në mesin tonë. Shohim njerëz që, me mundin e tyre, kanë ndryshuar shumë jetën, dhe vetes e familjes i kanë krijuar kushte më të mira. Në anën tjetër, puna në kurbet ka prodhuar anën tjetër negative, janë shfaqur pasoja serioze që janë shumë objektive në mesin tonë. Një anëtar i familjes punon në kurbet, ndërsa tërë familja jetojnë nga mundi dhe djersa e tij. Ai punon në një vend të huaj, i lodhur, i mërzitur, me ndjenjën se i shkoi ymri në kurbet, duke punuar pa e drejtuar kurrë kurrizin, shpeshherë pa e parë rritën e fëmijëve të vet, e në anën tjetër, në vendlindje, qëndron familja e cila hë për hë bën një thirrje për të kërkuar edhe ca të holla "se kemi mbet pa to". Familja thonë 'kemi dalë në selamet, ngase kemi një në kurbet' e fqinjët u lakmojnë me ndjenjën që shprehet haptas "ah me mujt' edhe na me e qit' nja qatje"!

Është fakt i pamohueshëm se, krahas shumë të mirave, kurbeti ka sjellë edhe pasoja të shumta. Merreni me mend, një anëtar punon në kurbet, e në anën tjetër, dhjetë e më shumë rrinë kot së koti duke mos punuar asgjë! Ata hanë mundin e kurbetqarit, edhe pse kanë mundësi që vetë të bëjnë shumë punë të tjera të dobishme, me të cilat do t'i ndihmonin vetes dhe atij. Te shumë njerëz sikur është krijuar bindja se, nëse ke dikë në kurbet, të tjerët rrinë e bëjnë sefa. Ky perceptim ka krijuar gjenerata parazitësh që me kohë nuk kanë mundur të lidhen me trendin e jetës. Në shumë raste është krijuar një komoditet fals, të cilin koha e ka treguar si të dështuar. Arat nuk mbillen me grurë e bereqete të tjera, ato mbeten djerrë, ngase puna dhe lodhja kompensohen nga mundi i kurbetqarit. A nuk është edhe kjo lypje me fjalë e vepër?!

Tani nuk kam për qëllim të qaj hallin e kurbetqarit, ngase ai nuk përthekohet dot, por vetëm dua të tërheq vëmendjen nga pasojat negative që për ne ka prodhuar mbështetja në ndihmën e tyre. A nuk paraqet kjo një dukuri të lypjes, ani pse ne nuk e kemi trajtuar si të tillë. Lypja si fenomen kap një fushë më të gjerë



të paraqitjes, ndërsa ne shumë herë flasim vetëm për atë segmentin ekstrem, kur dikush e shtrin dorën para teje.

### Mos kërkoni shërbime, punët bëni vetë

Pa dyshim kjo dukuri duhet trajtuar në të gjitha aspektet. A nuk është lypje edhe kur dikush, me të parë një gjësend të mirë, e kërkon dhe të vë në situatë të palakmueshme. Dhunti e Allahut nuk janë vetëm mjetet materiale, letrat me vlerë a metelikët, ato janë të panumërta. Gjithsesi, këtu bëjnë pjesë pasuria tokësore dhe të mirat që burojnë prej saj. Aty Allahu ka bërë rrëskun për ne, e megjithatë ne i injorojmë mirësitë e Tij duke mos i shfrytëzuar. Arat pa bereqet, kullotat pa bagëti, fshatrat pa banorë, e shumë pamje të tjera - janë dëshmi për këto që po themi.

Muhamedi a.s. shokëve të vet ua tërhiqte vërejtjen rreth kërkimit të ndihmës apo kryerjes së ndonjë shërbimi, të cilin ndonjëri mund ta bënte vetë. Ata ishin shumë të kujdesshëm në zbatimin e porosive të tij, e dinin se në to qëndron urtësia.

Njëri nga shokët e tij, që quhej Thevban, thotë: ”Pejgamberi a.s. tha: "Kush ma premton mua një gjë, unë atij i premtoj Xhenetin!” I thashë: Unë. E ai ma ktheu: ”Mos kërko (mos lyp) asgjë nga njerëzit.” Më pas Thevbani i qëndroi besnik zotimit në atë masë, sa, edhe kur ishte hipur mbi deve dhe i binte shigjeta në tokë, nuk kërkonte nga dikush që t'ia jepte. Ai zbriste vetë, e merrte dhe hipte sërish në deve”. (Transmetojnë Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibën Maxhe).

Po ashtu, një shok tjetër, quhej Avf bin Malik el Eshxheij, thotë se një grup



prej nëntë, tetë a shtatë vetash, ishim duke ndenjur me Pejgamberin a.s. e ai na tha:” A nuk ma jepni besën (betimin), e ne kishim frikë nga betimi ynë. Ne i thamë se ta kemi dhënë betimin, o i Dërguar i Allahut. Ai prapë tha: ”A nuk ma jepni betimin (këtë e përsëriti tri herë), e ata më në fund i shtrinë duart duke thënë se tashmë ta kemi dhënë betimin, pra, për çfarë do të të betohemi? Pejgamberi a.s. tha:” Ta adhuroni Allahun dhe të mos i bëni shok për asgjë, të falni namazet, t'I nënshtroheni Allahut, - pastaj, duke pëshpëritur si në mënyrë të fshehtë, tha: “ Dhe të mos kërkoni asgjë nga njerëzit.” Transmetuesi thotë se i kam parë disa prej tyre ta zbatonin këtë besë në atë masë, sa edhe kur i binte shigjeta në tokë (gjersa ishte hipur mbi shtazën bartëse), zbriste dhe e merrte vetë pa kërkuar ndihmën e të tjerëve”. (Transmeton Muslimi)

### Pejgamberët jetonin nga mundi i vet

Njeriu duhet të jetojë nga mundi dhe djersa e vet. Në këtë aspekt shembulli më i mirë janë të dërguarit e Allahut. Ata, me gjithë pozitën e tyre në shoqëri dhe mundësinë që të jetonin në kurriz të të tjerëve, angazhoheshin sikur të ishin njerëz të rëndomtë. Allahu në Kuran na ka treguar se Nuhu a.s. kishte ndërtuar anijen, që të shpëtonte ata që besuan. Gjersa ai punonte, pabesimtarët talleshin dhe e nënçmonin me shumë përbuzje. Megjithatë, ai vazhdonte punën. Ademi a.s. punonte tokën dhe bënte punën e lavërtarit; Zekerijai ishte zdrukthëtar, ndërsa është e njohur se Musai a.s. bënte punën e bariut, bile për disa vjet rresht, ndërsa Idrisi a.s. punonte si rrobaqepës. Davudi a.s., megjithëse ishte mbret, kishte profesion përpunimin e hekurit. Ai prodhonte mburoja dhe mjete të tjera lufte. Këtë e ka sqaruar Allahu në ajetet kuranore. Duke lavdëruar dhe çmuar punën e tij, Pejgamberi a.s. thotë: ”Askush nuk ka ngrënë ushqim më të mirë (më të ndershëm) se ai që fiton nga puna e dorës së tij. Pejgamberi i Allahut, Davudi a.s., ushqehej nga puna e dorës së tij.” (Ebu Davudi, Nesaiu dhe Tirmidhiu)

Edhe vetë Muhamedi a.s. -në të cilin kemi shembullin më të mirë- në rininë e tij të hershme ruante delet për një çmim të caktuar, dhe shoqërohej me barinj të tjerë. Më vonë, për shkak të nevojave më të mëdha dhe afiniteteve të tij, Ebu Talibi -xhaxhai i tij- i kishte propozuar të kalonte në tregti, ndoshta do të fitonin më shumë. Kur bashkëshortja e tij, Ajsheja, është pyetur për atë që bënte Pejgamberi a.s. në rrethin familjar, - ishte përgjigjur se bënte punët e shtëpisë, madje edhe e milte dhinë.

Leximi në lutjet e tij na e bën të qartë sa shumë është lutur duke kërkuar prej Allahut që ta ruante nga varfëria, përtacëria, pamundësia, paaftësia, dembelia dhe shumë veti të tjera të kësaj natyre. Ai thoshte se Allahu e do besimtarin profesionist. (Taberaniu dhe Bejhekiu.) Pastaj në një hadith: ”Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu se i dobëti, megjithëse në të dy ka mirësi. Bëhu i kujdesshëm për atë që të sjell dobi, mbështetu tek Allahu dhe mos u dëshpëro...”

Hadithi paraqet inkurajim të qartë për punë dhe angazhim, mbjell në shpirt vetëbesimin e duhur, për t'u hyrë punëve duke kërkuar atë që Allahu ka caktuar. Njeriu duhet të kujdeset për punë të mira dhe të jetë aktiv, kurse bereqetin e jep Allahu. Bujku bën punën e vet duke hedhur farën në arë, ndërsa Allahu është Ai Që e bën të mbijë, të rritet dhe të jap frytin.

### Allahu nuk çon bereqet tek ajo që merr nga lypja

Atyre që shtrijnë dorën e lypjes ose zgjatin gjuhën për të kërkuar, duhet t'u themi se kjo është veçori e njerëzve që kanë humbur dinjitetin dhe u ka dalë uji nga fytyra. Ata shpeshherë marrin nga njerëzit atë që nuk ua japin me dëshirën e tyre. Të tjerët fitojnë duke punuar e derdhur djersën, ndërsa ti, atë që është arritur me shumë mund, e merr me një gjest apo deklarim verbal. Metelikët që i mbledh, nuk t'i japin të gjithë duke u lutur për ty dhe duke të uruar. Ka shumë prej tyre që këtë e bëjnë pa dëshirë dhe në urrejtje ndaj teje, sa për të të hequr qafe.

Tregon Muaviu se Pejgamberi a.s. ka thënë: ”Mos insistoni në lypje, ngase, pasha Allahun, nuk ndodh që dikujt t'i jap si rezultat i lypjes së tij, përderisa unë e urrej këtë, e Allahu t'i japë bereqet në atë që i kam dhënë”.

# Israja dhe Mi'raxhi, mrekulli të jashtëzakonshme

**Mr. Rexhep Suma**




Israja dhe Mi'raxhi kanë ndodhur. Në Kuran një kaptinë e tërë quhet El Israë, në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit)." (Kuran, 17:1). Dijetarët këmbëngulin në qëndrimin se ai që përgënjeshtron Isranë dhe nuk e beson atë, është pabesimtar (kafir) me ixhma të myslimanëve, ngase e mohon Kuranin.Israja është udhëtimi tokësor i Muhamedit a.s. me ndihmën e Allahut prej Mekës në Jerusalem, dhe kjo brenda një pjese të kohës së natës. Në këtë mrekulli manifestohet nderimi i Madhërisë ndaj vulës së të dërguarve dhe fuqia e pakufishme e Tij në shfaqjen e çudirave të jashtëzakonshme. Kurse Miraxhi është udhëtim i tij në qiell, ku u ngrit deri në atë shkallë, saqë asnjë njeri më parë nuk kishte arritur në ato horizonte dhe as që kanë njohuri për atë sferë përveç Allahut xh.sh..

Ekzistojnë shumë mendime për kohën në të cilën ka ndodhur Israja dhe Mi'raxhi:

Taberaniu mendon se Israja ka ndodhur në vitin në të cilin Allahu e ka nderuar Pejgamberin a.s. me gradën Pejgamber. Kurse Neveviu dhe Kurtubi mendojnë se ngjarja ka ndodhur në vitin pesë të pejgamberisë. Dijetari El-Mensur Fevri mendon se ngjarja ka ndodhur natën e njëzeteshtatë të muajit Rexheb të vitit dhjetë të pejgamberisë.

Disa të tjerë mendojnë se ka ndodhur gjashtëmbëdhjetë muaj para Hixhretit ose në muajin Ramazan të vitit dymbëdhjetë të pejgamberisë. Po ashtu një grup tjetër ndajnë mendimin - një vit e dy muaj para Hixhretit ose në muajin Muharrem të vitit trembëdhjetë të pejgamberisë. Kurse grupi i fundit mendon se kishte ndodhur një vit para Hixhretit ose në muajin Rebiul-evvel, të vitit trembëdhjetë të pejgamberisë. Allahu alem!

### Oferta e Allahut xh.sh. vjen në kohën e ngushëllimit

Në vitin 10 të pejgamberisë, i dëshpëruar nga vdekja e xhaxhait-Ebu Talibit, i cili ishte mbështetës i tij jashtë shtëpie, dhe nga vdekja e bashkëshortes së tij-Hatixheja, e cila ishte mbështetëse dhe qetësuese e tij në shtëpi, - dhe i lodhur nga refuzimet e mundimet që i bënin mushrikët e Mekës, - Muhamedi a.s. qetësohet e ngushëllohet me ftesën që i bëri All-llahu xh.sh. për t'u takuar me të në hapësirat e larta qiellore.

Kjo është njëra prej muxhizeve (ngjarjeve të jashtëzakonshme) të Muhamedit a.s., krahas muxhizes më të madhe të tij, që ishte shpallja e Kuranit, i cili ka qenë e do të mbetet i paarritshëm e i papërsëritshëm. Sipas shumicës së historianëve, kjo ngjarje ka ndodhur në natën e 27 të muajit Rexhep, një vit para se Muhamedi a.s. të shpërngulej nga Meka në Medinë. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Mekës deri në Mesxhidul Aksa, Jerusalem) dhe Miraxh (ngjitje në sferat e larta qiellore), përmendet si në Kuran, ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a.s.. Në këtë ajet përmendet vetëm njëri udhëtim, Israja, kurse për Miraxhin flitet në suren en-Nexhm, ajetet 1-18: "Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër përveç shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi Ai fuqiforti (Xhibrili). Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kutë) apo edhe më afër.Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Që pranë saj është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i...) Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet". (Kuran, 53:1-18)

Ibnul-Kajjimi vazhdon: "Fjalët e Allahut të Lartësuar, në suren En-Nexhm: "Pastaj iu lëshua dhe iu afrua." (En-Nexhm: 8) tregojnë tjetër mënyrë të afruari nga ai në rrëfimin "mbi lartësimin - ngritjen e natës", sepse afrimi në suren "En-Nexhm" është afrim i Xhibrilit dhe të lëshuarit e tij, siç thonë Aishja

radijAllahu anha dhe Ibni Mes’udi, ndërsa vetë teksti këtë e vërteton. Kurse “afrimi dhe lëshimi” në këtë hadith tregon qartas se ky është afrim dhe lëshim i Allahut . Në suren “En-Nexhm” qëndron edhe kjo: “Atë e ka parë edhe herën tjetër te Sidretu-l-Munteha.” (En-Nexhm: 13-14). Kjo ka të bëjë me Xhibrilin, të cilin Resulullahu e ka parë me pamjen e vet dy herë: të parën herë në tokë dhe të dytën herë në Sidretu-l-Munteha, e Allahu e di më së miri.”[1]

## Një udhëtim dhe shumë çudira

Natën e Miraxhit Pejgamberi a.s. pa shumë çudi: Sidrën e kishte mbuluar dritë prej Zotit dhe e kishin rrethuar melaiket; e pa Bejtul Ma’murin, pa Xhenetin dhe Xhehenemin, e pa edhe Xhibrilin në atë formën e vet, e pa edhe shumë gjëra të tjera të çuditshme, e syri i Pejgamberit nuk lakoi as djathtas as majtas, por ishte i përpiktë në vëmendje e në shikim.[2]

Në këtë udhëtim iu bënë obligim pesë kohët e namazit që kanë vlerë sa 50 namaze. Namazi mbetet shtylla e fesë, dhe lidhja ditore në mes robit dhe Allahut.Në këtë udhtim ai është ngritur me shpirt e trup dhe kjo është e vërtetetë, ngase Fuqia e Allahut mbulon gjithçka. Si të mos ketë ndodhur kur njerëzimi, në saje të zbulimeve teknologjike, ka arritur të fluturojë dhe të notojë në hapësirën e pafund të kozmosit.[3]

Obligimi i namazit në qiell është sinjalizim se rëndësia e namazit është me peshë të madhe në krahasim me të gjitha obligimet e tjera që janë urdhëruar në tokë, dhe vërtet ai që e fal atë, e ngre Islamin dhe ai që e shkatërron, e ka shkatërruar fenë.Miraxhi i myslimanit është namazi me anë të të cilit ngrihet tek i Madhi Zot nga rutina ditore dhe konfliktet e interesat e ulëta të kësaj bote. Shenja e sinqeritetit të namazit është që ai (namazi) ta mbrojë myslimanin nga gjërat e ulëa, si dhe të turpërohet në vazhdimin e mëkatit. Nëse namazi nuk e ngre personin në këtë shkallë, atëherë ky është namaz fals. Namazi është pastërti për njeriun e gjallë.[4]

Në namaz njeriu I lutet Fisnikut e jo koprracit, kërkon ndihmë prej Tij. Myslimani asnjëherë nuk e lë namazin pa e falur .”.. Që lanë namazin, e u dhanë pas namazit (trupor), e më vonë do të hidhen në çdo të keqe (ose në Gaja)”. (Kuran, 19:59).Për keqardhje është sot, kur shumë njerëz me emra të profetëve, ashabëve etj. as që e dinë se nga është hyrja në xhami, dhe as që i falin dy reqate respekti për Allahun xh.sh..

Ibnuj-Kajimi thotë se Muhamedi a.s. e ka përjetuar Isra’në si udhëtim të vërtetë trupor, që ka filluar nga Mesxhidul Haram në Mekë e ka mbaruar në Bejtul Mukades në Kudsi Sherif. Ka udhëtuar me Burak (një mjet me të cilin Muhamedi a.s. është ngjitur në qiell) me përcjelljen e Xhibrilit. Ka mbërritur në Kuddus, ku është falur në xhami me Pejgamberët e tjerë, e ky është bërë imam i tyre, ndërsa Burakun e ka lidhur në hallkën e derës së xhamisë. Atë natë ndodhi ngritja e Muhamedit a.s. nga Bejtul Mukadesi në qiellin e parë, e nën udhëheqjen e Xhibrilit, i cili e shpie në katet e hapësirës së panjohur të Allahut. Aty e takon Ademin, babanë e gjinisë njerëzore. E përshëndet me selam e ai ia kthen me mirëseardhje dhe i përgjigjet me selam dhe e pranon pejgamberin e tij. Allahu këtu ia tregon shpirtrat e shehidëve në anën e djathtë, dhe shpirtrat e fatkëqijve në të majtën. Nga aty Muhamedi a.s. ngrihet në qiellin e dytë, ku merr lejen për të hyrë. Aty e takon dhe përshëndetet me selam me Jahjain, të birin e Zekerijait, dhe Isain a.s., të birin e Merjemes.Ata i përgjigjen me selam, i dëshirojnë mirëserdhje dhe e pranojnë si pejgamber. Më pas ngrihet në katin e tretë dhe takon Jusufin, edhe me të përshëndetet dhe ai e pranon si pejgamber të fundit, kurse në qiellin e katërt takohet me Idrisin, i cili po ashtu i dëshiron mirëseardhje si pejgamber.

Në qiellin e pestë takohet me Harunin, të birin e Imranit, kurse në qiellin e gjashtë takohet me Musain, të birin e Imranit. Duke lëshuar qiellin e gjashtë, Musai fillon të qajë. E pyesin: Ç’të shtyri të qash?” Ai përgjigjet: “Po qaj për atë se populli i këtij djaloshi, i cili ka ardhur pas meje si Pejgamber, do të jetë më i madh në Xhenet sesa populli im”. Pas kësaj bisede Muhamedi a.s. ngrihet në qiellin e shtatë, ku takohet me Ibrahimin. Më pas Muhamedi a.s. ngrihet gjer në Sidretul Munteha, e prej aty në horizontin më të lartë të Allahut xh.sh.. Afrohet shumë afër Allahut xh.sh., pastaj iu afrua e u lëshua afër, aq afër sa dy harqe apo edhe më afër. Dhe Ai i shpalli robit të Vet atë që ia shpalli, si dhe iu bë obligim namazi.[5]

Pasi Xhibrili a.s. Muhamedin a.s. e ktheu sërish në Mekë në po të njëjtën natë, të nesërmen në mëngjes Muhamedi a.s. i lajmëroi shokët e vet po edhe kurejshitët, që nuk besonin pejgamberinë e tij dhe këtë ngjarje.



## Myslimanët të patundur në pranimin e kësaj ngjarjeje

Tregimi i kësaj ngjarjeje, për myslimanët plotësisht të bindur ishte edhe një shkas plus për t'i besuar akoma më tepër Muhamedit a.s.; për myslimanët e luhatshëm ishte një shkas për t'u larguar nga Islami, kurse për mosbesimtarët shkas për t'u thelluar akoma më shumë në mosbesim. Kur këta mosbesimtarë e dëgjuan këtë rrëfim, menduan se më në fund gjetën një arsye për t'u tallur e për të mos i besuar atij, dhe filluan ta pyesnin për Mesxhidi Aksanë se sa dritare e dyer kishte e të tjera gjëra, që ata i njihnin. Vetë përgënjeshtrimi i kurejshëve që i bënë Pejgamberit a.s. lidhur me këtë, tregon se Isranë dhe Miraxhin ai i ka përjetuar edhe me shpirt edhe me trup, dhe se kjo nuk është ndonjë ëndërr që mund ta kishte parë Pejgamberi a.s., sepse, po të ishte ëndërr, ose vetëm ndonjë udhëtim shpirtëror, nuk do të shkaktonte kaq reagime të mëdha tek pabesimtarët e Mekës, sepse ëndrra të tilla ose të ngjashme mund të shihte çdokush. Për vërtetësinë e kësaj ngjarjeje transmetohen edhe mjaft prova të tjera që Pejgamberi a.s. u ka ofruar pabesimtarëve, siç është përshkrimi i qytetit të Jerusalemit dhe xhamisë el-Aksa, ashtu siç ia përfytyroi All-llahu xh.sh. kur njerëzit që nuk i besonin, kërkuan prej tij t'ua përshkruante këto; pastaj rrëfimi për hollësitë e pozitës së karvanit që ishte nisur prej Shami drejt Mekës, - të gjitha këto e të tjera të përmbledhura në koleksionet e haditheve autentike.

Në qiell kishte parë ngrënësit e pasurive të bonjakëve, duke përjetuar vuajtje të rënda. Buzët i kishin si turinjtë e deveve. Përtypnin kafshata të zjarrit të Xhehenemit, dhe gurë të skuqur që gulfonin nga shpinat e tyre. Kishte parë shfrytëzuesit e kamatës, me stomaqe tejet të mëdha, për ç'shkak nuk mund të lëviznin nga vendi. Para tyre kalonin ithtarët e Faraonit dhe, derisa ata i digjte zjarri i Xhehenemit, këta shkelnin mbi ta.

Kishte parë laviret duke mbajtur në duar mish të majmë e të freskët së bashku me mish të lig e të qelbur. Hanin nga i ligu dhe e linin atë të parin - mishin e mirë.

Kishte parë gra të cilat fëmijët e huaj ua kishin atribuar burrave të vet. Ato përgjithmonë do të mbesin të varura për gjinj.Gjatë shkuarjes dhe gjatë kthyerjes kishte parë karvane mekase. I kishte sinjalizuar udhëheqësit e karvanit për devenë e humbur dhe kishte pi ujë nga enët e mbuluara të tyre, ndërsa ata flinin. Pastaj e kishte mbuluar enën përsëri. Të gjitha këto provonin vërtetësinë e rrëfimit të tij, të cilin e ka treguar të nesërmen pas kthimit nga udhëtimi.[6] E dimë se Ebu Bekrin e kanë quajtur "Siddik" - vërtetdashës, për arsye se ishte njeriu i parë që besoi në vërtetësinë e kësaj ngjarjeje (Isra dhe Mi'raxh) në momentin kur të gjithë e mohonin[7].

Duke u mbështetur në njohuritë e Pejgamberit a.s., shenjat-argumentet e mëdha të Allahut xh.sh., njeriut i është mundësuar për ta njohur atë që nuk është e mundur ta shohë me sytë e vet njerëzorë. E të dëgjosh nuk është njësoj sikurse ta shohësh me sy.Vetëm Pejgamberët kanë mundur të durojnë në rrugën e Allahut xh.sh. atë që nuk mundën të tjerët.[8]



## Ky udhëtim ishte i zgjedhur nga ana e Allahut

Ky udhëtim nga Meka për në Mesxhidil Aksa, është një udhëtim i zgjedhur nga Allahu xh.sh. dhe në vete lidh besimet e Njësisë që nga Ibrahimi dhe Ismaili a.s. e der në periudhën e shpalljes së Muhamedit a.s. si pejgamber i fundit.

Muhamedi a.s. si pejgamber i fundit lidh vendet e shenjta të të gjitha feve të Njësisë. Me këtë udhëtim jo të zakonshëm, sikur është bërë një njoftim se Pejgamberi a.s. trashëgon vendet e shenjta të Pejgamberëve para tij, dhe mesazhi i tij ka përfshirë edhe këto vende.Ky udhëtim sinjalizon edhe më shumë se hapësirat kohore dhe vendore. Israja dhe Mi'raxhi ngërthen horizonte dhe shtylla më të gjera se kufizimi në kohë dhe hapësirë. Pra, kuptimet e këtij udhëtimi pejgamberik janë më të thella dhe më gjithëpërfshirëse sesa duket në shikim të parë.[9]

Bëhet me dije se pikërisht këtu qëndron paralajmërimi se Muhamedi a.s. do të gjejë vendstrehimin e sigurt jashtë vendlindjes, pra Mekës, ku edhe do të përmirësohet situata e tij, dhe se do të formojë një qendër nga e cila do të përhapë dinin e Allahut në mbarë planetin e Tokës.


*Referencat:*

1. Zadu-l-Me'ad: II/47, 48; Sahihu-l-Buhari: I/50, 455, 456, 470, 471, 481,548-550, II/684; Sahih-l-Muslim: I/92-96
2. Kurani, përkthim me komentim në gjuhë shqipe,Sherif Ahmeti, f.610, 1413, Medine).
3. Hutab Shejh Kardavi,përgatitja Halid Es-Sadi, f.182, vl.1, mektebe vehbe, 1997, Kajro).
4. Muhamed El-Gazali, Fikhus- sireti, bot II, 1989, Daru Edaveti, Aleksandri, f.160.
5. Safijurrahman El-Mubarekfuri, Errehijkul Mahtum, fq 164, Ubejkan, Rijad, 1999)
6. Ibn Kajim El-Xhevzije,Zadul Mead:I/48, botimi nr 26,Erisaletu,1992,Kuvajt.
7. Nektari i Vulosur i Xhenetit, Safijurrahman El-Mubarekfuri, Nun, Shkup, 1997, f. 199
8. Ibid, f.166
9. Sejid Kutb,Fi dhilalil Kuran, f.2212, daru shuruk, vl.4, botimi 17, 1992, Kajro.

# Argumente mbi Njësinë e Krijuesit

**Mr. Adnan Simnica**



***"Qoftë falënderuar Allahu Që krijoi qiejt e Tokën dhe bëri errësirën e dritën. E megjithatë, ata që nuk E besojnë, sajojnë zota të tjerë, si të barabartë me Zotin e tyre. Është Ai Që ju krijoi nga balta, dhe pastaj caktoi një afat në këtë botë*** *(vdekjen)* ***dhe një tjetër në botën e përjetshme*** *(Ditën e Kiametit).* ***Por përsëri ju dyshoni. Ai është Allahu*** *(i vetmi Zot i vërtetë)* ***në qiej dhe në Tokë; Ai di çfarë fshihni dhe çfarë tregoni, si dhe atë që arrini të fitoni"*** *(El En'am 1-3)*

Kaptina El-En'am, duke qenë e zbritur në periudhën mekase, si tematikë themelore ka besimin në Krijuesin, respektivisht themelet e besimit, si: Njësinë e Zotit, Kuranin - Shpallje hyjnore dhe ringjalljen - llogarinë. Këto tematika themelore janë të ndërlidhura si tërësi dhe si të vetme që nga fillimi e përgjatë tërë kaptinës. Fillohet me ballafaqimin ndaj pabesimtarëve, të cilët adhuronin zota të tjerë përveç Allahut, meqë argumentet në gjithësi dhe në veten e tyre mbi Njësinë e Krijuesit u qëndronin pranë dhe nga të gjitha anët duke i sfiduar. Fillohet me ballafaqim direkt me ta për të vërtetën e hyjnisë së Krijuesit, të paraqitura në: ekzistencën si tërësi dhe ekzistencën e tyre, duke spikatur, mbi ekzistencën madhështore, dëshmi të sjella në tri ajetet e sipërpërmendura.

Në ajetin e parë paraqet ekzistimin e gjithësisë si tërësi, në të dytin ekzistimin e njeriut si tërësi, kurse në të tretin paraqitet mbikëqyrja absolute dhe gjithëpërfshirja e Krijuesit ndaj të dyjave: gjithësisë dhe njeriut.[1]

### Koment

**Ai përdori shprehjen "bëri" e jo shprehjen "krijoi", sepse krijimi bëhet nga asgjëja, ndërsa "bëri" thuhet për një gjë të krijuar dhe që përcaktohet synimi i saj**

***"Qoftë falënderuar Allahu Që krijoi qiejt e Tokën dhe bëri errësirën e dritën. E megjithatë, ata që nuk E besojnë, sajojnë zota të tjerë, si të barabartë me Zotin e tyre".***

Fillon ajeti i parë i kësaj kaptine me falënderimin ndaj Krijuesit, ngase falënderimi ndaj Tij është çështje ekzistenciale doemos në natyrshmërinë e njeriut. Krijuesi, çdo njeriu i ka dhënë shkakun e falënderimit ndaj Tij dhe kjo me dhuntitë e shumta që i ka dhuruar, prandaj çdo falënderim I përket vetëm Atij. Me këtë rast ai, para se t'i shfrytëzojë këto të mira, falënderon atë që ia ka sjellë ato, kështu edhe ti, o njeri, kur erdhe në këtë botë, gjete të gjitha që të duhen në shërbimin tënd dhe ti nuk bëre asnjë angazhim për to, gjete Diellin që lind, ajrin që thith, ujin që pi, tokën që e punon, dhe të gjitha dhuntitë e tjera, prandaj a nuk meriton të falënderohet Krijuesi? Gjithsesi, po. Njerëzimi, kur përfitoi shumë nga zbulimi i llambës elektrike, mori iniciativë për ta shpërblyer Edisonin, i cili pati zbuluar mjetin që bën dritë vetëm për një vend të caktuar, e çfarë falënderimi meriton Krijuesi i Diellit, i cili shndriti tërë Tokën? Pra, i tërë falënderimi I takon doemos vetëm Krijuesit - Allahut xh.sh., ngase Ai është i vetmi dhurues i dhuntive për ne.[2]

Kaptinat që kanë filluar me falënderimin ndaj Allahut, janë pesë, dhe përqendrohen në disa synime, si: Kur Allahu xh.sh. thotë: "Falënderimi I takon vetëm Allahut, Zotit të botëve", shprehja "Zot" d.m.th. se Ai ka marr përsipër edukimin e krijesave me një mision dhe synim të qartë, ndërsa ky edukim përfshinë pa dyshim edhe komponentin fizik, lëndor dhe atë shpirtëror, për këtë arsye në këtë kuadër Allahu xh.sh. përfshin tërë gjithësinë, prandaj thotë: "Falënderimi I takon vetëm Allahut, Zotit të botëve". Nganjëherë Allahu Fuqiplotë thekson vetëm programin e Tij hyjnor, si: "Falënderimi I takon vetëm Allahut që ia shpalli robit të Vet librin...", e nganjëherë Ai thekson gjërat, sendet që duken, si: "Qoftë falënderuar Allahu Që krijoi qiejt e Tokën dhe bëri errësirën e dritën". Këtu Krijuesi ka sjellë sendet që duken, si qiejt, Toka, errësira dhe drita, e nganjëherë Ai sjell shembuj, - të padukshmen me të dukshmen, si: "Falënderimi I qoftë Allahut, Krijuesit të qiejve e Tokës, Sunduesit të engjëjve me nga dy palë, tri palë e me nga katër palë krahë..." Pra, i tërë falënderimi I përket vetëm Allahut me plot të drejtë dhe hak.

Allahu xh.sh. meriton falënderim, ngase krijoi qiejt e Tokën dhe gjithçka ka në to, e më pastaj bëri errësirat dhe dritën. Me këtë rast Ai përdori shprehjen "bëri" e jo shprehjen "krijoi", sepse krijimi bëhet nga asgjëja, ndërsa "bëri" thuhet për një gjë të krijuar dhe që përcaktohet synimi i saj. D.m.th. errësira ka ekzistuar pas krijimit të qiejve dhe Tokës, ngjyrat e të cilave ndryshojnë nga njëra-tjetra, si: errësira e shpellës, e detit, e tokës etj., për këtë arsye Allahu xh.sh. thotë: "errësira njëra mbi tjetrën, saqë nuk mund ta shohë ai as dorën e vet"[1]. Gjithashtu është përmendur shprehja "errësirat" para "dritës", sepse lloji i

errësirës ka ekzistuar para dritës, meqë materia e gjithësisë ishte një tym i errësuar, fakt i përmendur edhe në hadith, ku thuhet: “Allahu i ka krijuar krijesat në errësirë, më pastaj ua ka paraqitur dritën (udhëzimin), kush e ka marrë dritën, është udhëzuar, e kush ka gabuar (nuk e ka marrë dritën), ka humbur”.[3]

**Dijetarët thonë se errësirat dhe drita nuk duhet analizuar vetëm nga aspekti fiziko-lëndor, por edhe nga ai kuptimor**

Ligjvënësi në ajetin që kemi në fjalë, ka veçuar falënderimin ndaj Tij për shkak të krijimit të qiejve dhe Tokës, ngase ato mbajnë të gjitha krijesat. Kur jemi tek errësirat dhe drita, dijetarët thonë se kjo nuk duhet analizuar vetëm nga aspekti fiziko-lëndor, por edhe nga ai kuptimor, sepse Allahu xh.sh. shprehjen “errësira” e ka përdorur në shumës, meqenëse shkaqet e tyre janë të shumta, kurse shprehjen “dritë” në njëjës, ngase ajo ka vetëm një shkak, prandaj Allahu xh.sh. thotë: “Dhe kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t’ju ndajnë nga rruga e Tij”. (El-En’am 153), rrugët e tjera janë shumë, ndërsa rruga e Allahut është vetëm një, d.m.th rrugët e shejtanit janë shumë, dhe rrugët e njerëzve janë shumë, në varësi nga dëshirat dhe pasionet e tyre, e rruga e Allahut është vetëm një - Islami.

Allahu i Madhëruar ka lavdëruar Veten e Tij dhe i ka mësuar njerëzit që ta falënderojnë, ngase krijimi i qiejve e Tokës dhe bërja e natës e ditës, e bëjnë të domosdoshëm falënderimin ndaj Tij. Krijimin nga Allahu të qiejve, Tokës dhe të gjithçkaje në to dhe në mes tyre, e kanë para sysh edhe pabesimtarët, por nuk e pranojnë. Këtë e përshkruan edhe Kurani: “Nëse ti i pyet ata: Kush i krijoi qiejt e Tokën? Me siguri do të thonë: “Allahu!” Thuaj: Allahut I qoftë falënderimi! ” Por shumica e tyre nuk e dinë”.[4]

**Allahu xh.sh. ka krijuar qiejt e Tokën para çdo gjëje në gjithësi, dhe askush nuk ishte i pranishëm gjatë krijimit të tyre**

Ndërsa pabesimtarët, për shkak të mosbesimit të tyre dhe mohimit që kanë, Krijuesin E barazojnë me të tjerët, ose ata adhurojnë idhujt e tyre që i quajnë zota, përveç Allahut xh.sh., ose I bëjnë Atij shok - ortak në adhurim. Allahu xh.sh. ka krijuar qiejt e Tokën që nuk ishin fare, dhe askujt nuk i përket të pyesë: Si i krijove qiejt e Tokën? Ngase Ai thotë: “Unë nuk i bëra ata dëshmitarë të krijimit të qiejve dhe të Tokës, e as të krijimit të atyre vetë; dhe sigurisht që Unë nuk mund t’i marr si ndihmës ata që të tjerët i çojnë në humbje”. (El-Kehf 51)

Pra, Allahu xh.sh. ka krijuar qiejt e Tokën para çdo gjëje në gjithësi, dhe askush nuk ishte i pranishëm gjatë krijimit të tyre, prandaj askujt nuk i përket të pyesë: Si janë krijuar ato? Gjithsesi duhet të mbështetemi dhe të besojmë atë çfarë na ka informuar Krijuesi i tyre, Allahu xh.sh.. Mbështetur në këtë, të gjitha opsionet e dhëna lidhur me krijimin e tyre nga dijetarët e ndryshëm shkencëtarë, duhet të merren vetëm si të tilla, meqë nuk mund të vërtetohen, sepse nuk kishte parë askush krijimin e qiejve dhe të Tokës. Dhe sikur pjesa e ajetit që theksuam më lart: “dhe sigurisht që Unë nuk mund t’i marr si ndihmës ata që të tjerët i çojnë në humbje”, paralajmëron ardhjen e të tillëve, të cilët të tjerët i çojnë në humbje dhe japin llojlloj mendimesh pa pasur prova, ngase nuk kishin parë krijimin e qiejve dhe të Tokës. Dijetarët nuk kanë qenë të pranishëm as në krijimin e njeriut e as nuk kanë parë mënyrën e krijimit të tij, dhe derisa nuk besojnë Allahun, atëherë disa thonë: Njeriu e ka origjinën nga majmuni. Për këtë arsye Allahu xh.sh. na e mëson mënyrën e sjelljes dhe veprimit me të tillët: “Mos iu qas asaj për se nuk ke njohuri, sepse të dëgjuarit, të parët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi” (El-Isra 36), prandaj në gjithësi duhet mbështetur në fjalën e Fuqiplotit në ajetin vijues, ku sqarohet qartë krijimi i njeriut.[5]

“Është Ai që ju krijoi nga balta dhe pastaj caktoi një afat në këtë botë (vdekjen) dhe një tjetër në botën e përjetshme (Ditën e Kiametit). Por ju përsëri dyshoni” (El-En’am 2)

***“Është Ai që ju krijoi nga balta dhe pastaj caktoi një afat në këtë botë** (vdekjen) **dhe një tjetër në botën e përjetshme** (Ditën e Kiametit). **Por ju përsëri dyshoni”***

Krijuesi Absolut, pasi na sqaroi krijimin e qiejve dhe të Tokës, në fillim na informon për krijimin tonë, duke sqaruar se na ka krijuar nga dheu, ndonëse gjithçka ka krijuar nga uji, ngase ujin e ka përzier me dhé, i cili është bërë argjilë, e më pastaj është bërë baltë e zezë e prishur (me erë të keqe), e më pastaj baltë e tharë (si enë balte e pjekur). Ja, kështu jemi krijuar ne dhe askush nuk ka prezantuar në këtë krijim, por ne besojmë fuqishëm në sqarimin hyjnor. Dijetarët shkencëtarë, kur analizuan baltën, gjetën në të përmbajtje të shumë elementeve kimike, e shumë prej tyre ekzistojnë në përbërjen e njeriut, të cilat u përdorën për krijimin dhe zbukurimin e tij, dhe kjo për të vërtetuar fjalën hyjnore, ku thuhet: “Ne do t’ua bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre derisa t’u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë”. (Fussilet 53)

Asnjë nga njerëzit nuk kishte parë krijimin tonë, ndonëse ne shohim dhe përjetojmë vdekjen e njerëzve vazhdimisht, e vdekja është e kundërta e jetës, ashtu siç shohim shkatërrimin e ndonjë ndërtese nga njerëzit, dhe me këtë rast punëtorët të parat i heqin dritaret, të cilat ishin vendosur të fundit me rastin e ndërtimin të saj, dhe ja, kështu janë edhe vdekja e përfundimi i jetës. Së pari largohet shpirti, më pastaj trupi thahet e bëhet baltë e tharë, e më pastaj baltë e prishur me erë të keqe, d.m.th. qelbet, dhe në kontakt me ujin bëhet dhé. Në bazë të kësaj, ne besojmë bindshëm atë për se na ka informuar Allahu xh.sh. lidhur me krijimin tonë dhe të qiejve e Tokës.[6]

**Momentin e vdekjes, të cilin nuk e di askush, fakt i sqaruar në shumë vende në Kuran**

Afati i parë i përmendur ka të bëjë me momentin e vdekjes, të cilin nuk e di askush, fakt i sqaruar në shumë vende në Kuran, si: “...e kur t’u vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment, e as të shpejtohet”. (El-A’raf 34). Ndërsa afati i dytë i përmendur në ajet, ka për qëllim Ditën e Kiametit, të cilën gjithashtu nuk e di askush, një fakt i sqaruar në shumë vende në Kuran, si: “Të pyesin ty (Muhamed) për çastin (katastrofën e përgjithshme) se kur do të ndodhë: Thuaj: “Atë e di vetëm Zoti im, kohën e tij nuk mund ta zbulojë kush përveç Tij”. (El-A’raf, 187) Pas gjithë këtyre dëshmive, o njerëz, akoma po dyshoni në ringjalljen tuaj, e Allahu ju krijoi nga uji, e ju bëri jetë në mitrën e nënës, a nuk është kjo mahnitëse!?[7]

Njeriu mund të dijë ardhjen e shkaqeve dhe parashenjave që sinjalizojnë afrimin e vdekjes, dhe kjo nga njohuritë (zbulimet) që ka dashur t'u japë Allahu njerëzve nëpërmjet shkencës dhe dijetarëve, mirëpo kjo nuk i përket së fshehtës - gajbit, ngase në disa raste një i sëmurë shërohet, dhe mjekët thonë: ndodhi mrekulli! Ndërsa, për sa i përket afatit të dytë që përmendet në ajet, ne për te nuk kemi njohuri, e Allahu xh.sh. këtë e ka theksuar në mesin e pesë çështjeve të fshehta: "S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti, Ai e di kur e lëshon shiun, Ai e di se ç'ka në mitra (të nënave), nuk e di kush përveç Tij se ç'do t'i ndodhë (ç'do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, përveç Tij, se në ç'vend do të vdesë. Allahu është më i dijshmi, më i njohuri". (Lukman, 34.)

Fuqiploti këtu ka theksuar vendin, por jo edhe kohën, ndërsa në pjesën "caktoi një afat në këtë botë (vdekjen)", d.m.th. caktoi për çdonjërin afatin e vdekjes, e më pastaj të gjitha afatet e tjera për çdo gjë. Këto afate ndodhin sistematikisht, derisa të vijë afati i ndodhjes së Kiametit, e, megjithëkëtë: "Por ju përsëri dyshoni", meqë argumentet që ka sjellë Allahu xh.sh. në këto ajete, janë të mjaftueshme dhe garantuese që në bazë tyre të mos dyshojë askush, edhe pse pas gjithë kësaj ka njerëz që dyshojnë në të vërtetën dhe e mohojnë atë.

Prandaj, ajeti i parë argumenton mbi njësinë e Krijuesit, ndërsa i dyti argumenton mbi ringjalljen[8]

## Nuk ka asnjë send në gjithësi që ekziston nga qenia e tij i pavarur përveç Allahut

***"Ai është Allahu** (i vetmi Zot i vërtetë) **në qiej dhe në Tokë; Ai di çfarë fshihni dhe çfarë tregoni, si dhe atë që arrini të fitoni".***

Krijuesi për Vetveten ka zgjedhur emrin Allah, i cili është gjithëpërfshirës i të gjithë emrave të tjerë të Tij, të cilët tregojnë aspektin absolut të Tij, dhe askush nuk mund të quhet me këtë emër përveç Tij. Këtu ka ardhur emri Allah, gjithëpërfshirës i të gjitha cilësive dhe emrave të Tij, për shkak të përshtatshmërisë përmbajtjesore me dy ajetet paraprake, të cilat argumentojnë Njësinë e Zotit dhe adhurimin që I duhet bërë vetëm Allahut.[9] Allahu xh.sh. i ka sfiduar pabesimtarët, duke u thënë: "A di për Të ndonjë emnak (adash)?!" (Merjem, 65)

Prandaj, pabesimtarët e dinë këtë gjë dhe askush prej tyre nuk e emërton askënd me emrin Allah. Nuk ka asnjë send në gjithësi që ekziston nga qenia e tij i pavarur përveç Allahut, prandaj të gjitha sendet e tjera nuk ekzistojnë vetvetiu, por janë të varura dhe të krijuara nga Krijuesi - Allahu xh.sh.. Sa për ilustrim, të marrim gotën e ujit, e cila nuk është e domosdoshme për të pirë ujë me të, meqë njeriu mund të pijë edhe me gojën e tij, mirëpo zbulimi dhe prodhimi i kësaj gote ka kërkuar dituri dhe urtësi, dije të cilën Allahu ia ka dhënë njeriut dhe ka kërkuar prej tij që ta shfrytëzojë. Zbulimi dhe prodhimi i gotës dhe i gjërave të ngjashme me të, konsiderohen luks tek njeriu dhe jo nga të domosdoshmet për të ekzistuar në jetë, prandaj çfarë të themi për të domosdoshmet, si Dielli, Hëna, ajri dhe uji? Për zbulimet dhe prodhimet që bën, njeriu kërkon nga të tjerët shpërblim, që të përfitojë materialisht, e po atëherë çfarë themi për Atë që krijoi çdo gjë dhe i Cili nuk i krijoi ato për të përfituar prej tyre Ai, por për të përfituar krijesat e Tij? Njerëzit e dinë kush e prodhoi llambën elektrike, por çfarë të themi për Atë që krijoi Diellin, yjet, Tokën dhe njeriun? Allahu, me mirësitë e Tij, na tregoi se Ai i ka krijuar të gjitha, dhe askush asnjëherë nuk u paraqit për të kundërshtuar këtë dhe për të pretenduar se ai e ka krijuar gjithësinë. Përderisa është kështu, njerëzit duhet ta pranojnë se Ai që krijoi dhe shpiku gjithësinë, është Allahu. Derisa Allahu xh.sh. na ka informuar se Ai ka krijuar çdo gjë në gjithësi, atëherë ne duhet ta respektojmë dhe adhurojmë Atë, ngase çdo gjë në gjithësi I nënshtrohet vetëm Atij: "Atë E madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe nuk ka asnjë send që nuk E madhëron, duke I shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre (sepse nuk është në gjuhën tuaj). Ai është i butë dhe fal shumë". (El-Isra'ë, 44)



## Allahu për krijesat e Tij ka lënë shumë çështje që ata t'i zbulojnë kohë pa kohe dhe të përfitojnë prej tyre

Krijimi i qiejve e Tokës dhe i gjithçkaje në to, argumenton mbi precizitetin e këtij krijimi nga Krijuesi Fuqiplotë, i Cili është i pashoq, dhe gjithçka në gjithësi E madhëron Atë, por ne nuk kuptojmë një madhërim të tillë. Allahu xh.sh. na informoi se Ai është i vetmi i adhuruar me plot të drejtë në gjithësi: "Ai është Allahu (i vetmi Zot i Vërtetë) në qiej dhe në Tokë; Ai di çfarë fshihni dhe çfarë tregoni". Dhe, derisa është i madhëruar atëherë, gjithsesi njerëzit duhet të adhurojnë vetëm Atë, por ka të atillë që nuk E adhurojnë, dhe për këtë arsye edhe Allahu ka përcaktuar shpërblimin dhe ndëshkimin në botën tjetër.

Duhet ditur se një send që nuk është zbuluar dhe nuk kuptohet ende, nuk do-methënë se nuk ekziston, ngase Allahu për krijesat e Tij ka lënë shumë çështje që ata t'i zbulojnë kohë pa kohe dhe të përfitojnë prej tyre, si: gravitacioni i tokës ka ekzistuar edhe para se ta zbulonte njeriu dhe ka kryer punën e vet para se ta kuptojë njeriu rolin e tij, që e ka përmendur edhe Kurani: "Allahu i mban qiejt e Tokën, që të mos zhduken, e nëse ato zhduken, s'ka askush, përveç Tij, që mund t'i mbajë". (Fatir, 41)

Krijuesi Fuqiplotë ka krijuar sistemin e gravitacionit, që qiejt dhe Toka të kryejnë rolin e tyre dhe t'i ruajë nga zhdukja, duke bërë që gravitacioni të ruajë gjithësinë nga shkatërrimi me precizitet. Pra, gravitacioni ka ekzistuar edhe para se njeriu ta zbulonte. Allahu xh.sh. thotë: "Shikimet njerëzore nuk mund ta arr-




ijnë Atë, ndërkohë që Ai i arrin shikimet e të gjithëve. Ai është shumë i kujdesshëm, hollësisht i njohur”. (El-En’am, 103) Këtë ne besimtarët e besojmë fuqishëm, ngase Qenien e Allahut nuk mund ta shohin sytë tanë, kurse Ai di gjithçka që është e fshehtë për ne, prandaj ka shumë sende në gjithësi, që sytë tanë nuk i shohin, edhe pse ekzistojnë dhe Allahu i ka krijuar dhe i ka bërë në shërbim të njeriut. Njeriu nuk e sheh gravitacionin, nuk e sheh as shpirtin, i cili i jep jetë njeriut dhe, nëse largohet nga ai, njeriu mbetet një kufomë e ngurtë. Askush nuk e ka parë shpirtin, as prekur apo shijuar, e, përderisa njeriu nuk mund të shohë këto që janë të krijuara, atëherë si mund ta shohë Allahun, Krijues të çdo gjëje? Nëse duket me shqisat tona, Ai nuk do të ishte Zot. Ose ëndrra që sheh njeriu, a është e pranishme në trupin e njeriut? Apo ç’është? Ose butësinë - durimin ndaj një çështje apo dikujt tjetër, a mund ta shohësh ti? Kështu është edhe çështja e trimërisë, të cilën njeriu nuk e sheh, sepse nuk di formën ose shijen e saj. Pra, Ai që i sistemon dhe rregullon këto çështje të gjithësisë, është Krijuesi i Cili nuk shihet nga sytë tanë[10].

Emri Allah është një shprehje që përdorim dhe e kuptojmë se Ai është Krijuesi i gjithësisë, dhe ti, o njeri, derisa e zbulove televizorin p.sh. për të s’ke pasur emër, dhe pas zbulimit është quajtur, kurse Emri i Allahut ka ekzistuar gjithnjë, i njohur e i mësuar nga pejgamberët. Ekzistenca e Allahut është e pavarur dhe askush nuk mund të paragjykojë me shqisa Qenien e Tij, Ai është absolut në gjithësi dhe është i pashembullt. Njeriu erdhi në këtë botë dhe pyeti se kush e krijoi? Dhe ja, Allahu informoi Ademin a.s. dhe pasardhësit e tij: Ai i ka krijuar dhe është Zoti i tyre. Më pas ka dërguar pejgamberë, që t’i informojë njerëzit për programin, Emrin dhe cilësitë e Tij, i Cili është Krijues i gjithësisë dhe çdo sendi tjetër.

Shprehja kuranore: “Ai është Allahu (i vetmi Zot i Vërtetë) në qiej dhe në Tokë”, ka për qëllim të pohojë të vërtetën e pamohueshme se Allahu është i vetmi Krijues dhe është i adhuruar e i madhëruar në qiej dhe në Tokë.

Kjo është e ngjashme me ajetin tjetër, ku Allahu xh.sh. thotë: “Ai është që në qiell është Allah dhe në tokë Allah”. (Ez-Zuhruf, 84)

Disa që nuk kanë njohuri të thukëta islame, këtë ajet mund ta kuptojnë gabimisht duke menduar se është një Zot në qiell e një në Tokë. Jo, nuk është ky kuptimi i këtij ajeti, por në të vihet në dukje kjo: Allahu është i vetmi Zot, i Cili adhurohet në qiej e në Tokë.

## Allahu di të fshehtën dhe të dukshmen

Këto shprehje Kurani i ka përdorur për të futur në funksion mendjen njerëzore dhe mendjemprehtësinë e njeriut, në mënyrë që në të gjitha kohët të ripërtërihen kuptimet dhe mrekullitë e Kuranit famëlartë.

Allahu di të fshehtën dhe të dukshmen, dhe mbi këtë bazë vijnë shpërblimi dhe ndëshkimi, prandaj mos mendo, o njeri se, mund të shpëtosh nga llogaridhënia para Krijuesit, ngase Ai, derisa di të fshehtën, di edhe të dukshmen. Po të thoshte vetëm: “Ai di çfarë fshihni”, e nuk do ta theksonte “të dukshmen” në ajet, atëherë dikush do të mendonte se Allahu di vetëm të fshehtën, sepse Ai Vetë nuk duket nga sytë tanë, meqë është i fshehtë - gajb. Jo, nuk është kështu, ngase, edhe nëse Ai është për ne i fshehtë - gajb, Ai di të fshehtën dhe të dukshmen, dhe dija e Tij nuk pret që një send, për ta njohur, të dalë haptazi, por e di para se të dalë sheshazi në të gjitha kohët absolutisht. Allahu xh.sh. na mëson se dija e Tij përfshin çdo gjë: “Andaj, nëse bën shprehjen - lutjen haptazi, Ai e di të fshehtën, madje edhe më shumë se kjo”. (Ta Ha, 7)

Pra, Allahu di të fshehtën, dhe çdo gjë para se të publikohet ka qenë e fshehtë, dhe para se të ishte e fshehtë ka qenë edhe më e fshehtë tek Ai.

Ndërsa ajeti ka përfunduar me pjesën: “...si dhe atë që arrini të fitoni”, për të bërë një përshtatshmëri me pjesën paraprake, ku tregohet se Allahu di të fshehtën dhe të dukshmen, duke treguar mbikëqyrjen e madhe ndaj asaj që vepron njeriu, e që është argument mbi llogarinë ndaj tij.[11]

Para gjithë kësaj krijimtarie madhështore që dëshmon mbi Njësinë e Krijuesit, dhe para gjithë kësaj madhështie të krijesës njeri, para gjithë Hyjnisë së Krijuesit, i Cili është Krijues dhe Mbikëqyrës i qiejve dhe i Tokës, i Cili di të fshehtën dhe të dukshmen, - me gjithë këto që janë argumente të pamohueshme, njerëzit përsëri mohojnë dhe dyshojnë, një gjë e çuditshme kjo, ngase kjo nuk zë vend në këtë sistem të gjithësisë, dhe as përputhet me natyrshmërinë njerëzore e as me mendjen e shëndoshë.[12]

*Referencat:*

1. Sejid Kutb, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i dytë, f.e 1023, viti I bot. 1996 Bejrut.
2. Tefsiri i Muhamed Muteveli Esh-Sharaviut, vëll. i gjashtë, f.e 3492, pa vit botimi, Kajro.
3. Tefsir El-Meragi, Pjesa e shtatë, botimi i parë 1946, f. 7071, ndërsa hadithi transmetohet nga Abdullah ibni Omeri në koleksionin e Ahmedit dhe Termidhiut.
4. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vëll. i parë, f. 585, viti i bot. 1992, Kajro. Ndërsa ajeti nga kaptina Lukman 25.
5. Tefsiri i Sharaviut,f. 3495.
6. Tefsiri i Sharaviut, f.3497.
7. Tefsir El-Vadih 586.
8. Imam El-Alusi, Ruhul Meani fi Et-tefsir El - Kuran El- Adhim ve Es-Seb’ul Methani, pjesa ë shtatë, f. 89, botim nga “Ihja Et-Turath El-Arabi”, Bejrut.
9. Imam El-Alusi, f. 89.
10. Tefsiri i Sharaviut f.3500 -3501.
11. Imam El-Alusi 91.
12. Sejid Kutb f. 1023.

# Domethënia akaidologjike e përshëndetjes islame "es-selamu alejkum"

**Orhan Bislimaj**

Të qenët 'mysliman' në kuptimin parimor, konsiston pranimin e fesë islame dhe nënshtrimin e pahamendshëm ndaj rregullave dhe deytrimeve që ajo i obligon, respektivisht i rekomandon për pjesëtarët e saj. Secili nga pejgamberët e dërguar për njerëzimin, prej pejgamberit të parë, njëkohësisht dhe njeriut të parë - Ademit a.s. e gjer te pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., kanë predikuar një shpallje unikate, me të cilën janë ngarkuar nga Allahu i Madhëruar. Të gjithë ata, i kanë bërë me dije njerëzimit mbarë se Shpallja nga Allahu Fuqiplotë, përmban sistemin e përsosur jetësor, sipas të cilit ata duhet t'i përshtatin sjelljet e tyre, në aspektin e besimit dhe të veprave, në jetën e tyre private dhe publike. Shoqëria që ka pranuar thirrjen e pejgamberëve, bashkë me të, ka pranuar edhe të gjitha normat edukativo-arsimore dhe moralo-etike. Prej normave të moralit dhe edukatës, një rëndësi të veçantë ka implikuar edhe respektimi i kodit të mirësjelljes dhe përshëndetjes, si një tipar që kontribuon në masë të madhe në përmirësimin e marrëdhënieve ndërnjerëzore dhe ndërshoqërore.

### Përkufizimi i formës së 'selamit' si përshëndetje

'Selami' është shprehje (përshëndetje) unikate për të gjithë pjesëtarët e Islamit. Ai shprehet në gjuhën arabe. Forma e plotë e përshëndetjes islame 'selam' është kështu: i pari që e fillon përshëndetjen, thotë: 'es-selamu alejkum', dhe mund t'ia shtojë pjesën: 've rahmetullahi', domethënë-"es-selamu alejkum ve rahmetullahi". Ndërsa i dyti që e kthen përshëndetjen, thotë: 've alejkum selam ve rahmetull-Llah', dhe, sipas mundësisë, i shtohet edhe pjesa 've berekatuhu'. Sepse, më së paku duhet këthyer përshëndetja e njëjtë, kurse më së shumi (e mira e së mirës) është që përshëndetja t'i kthehet duke ia kapërcyer, e kjo bëhet duke i shtuar në fund fjalën 've berekatuhu'.[1] Ky konstatim ka mbështetje në ajetin kuranor, ku Allahu i Madhëruar i porosit besimtarët:

"Kur përshëndeteni me ndonjë përshëndetje, ju ktheni përshëndetje edhe më të mirë, ose kthenie ashtu. Allahu llogarit për çdo send." (Kurani, En-Nisa, 86)

### Domethënia e përshëndetjes "es-selamu alejkum"

Përshëndetja islame 'selam' me të vërtetë ka domethënie të gjerë. Ajo karakterizohet për një kuptim unikat në gjuhën arabe, ndërsa përkthimi i saj fjalë për fjalë në gjuhën shqipe, pothuajse, është i pamundur. Kur i hapim fjalorët e gjuhës, vëmë re dhe vërtetojmë se nocioni 'selam' ka një, dy, tre, katër, pesë e më tepër kuptime shumë domethënëse. Teufik Muftiç, në lidhje me domethënien e nocionit 'selam', përmend disa kuptime. Sipas tij, 'selam' domethënë: të jesh shëndoshë e mirë; të jesh i padëmtuar; i sigurtë; i dëlirë, i panjollë, shembullor; të jesh besnik, të dëshmohesh; të jesh i përkushtuar (ndaj Zotit); shpëtim; mirëqenie; paqe, etj.[2] Përveç kësaj, 'selam' është edhe Fjalë e Allahut të Madhëruar, sikurse thotë i Lartmadhëruari:

"…Selam, thënie e Zotit Mëshirues" (Kurani, Jasin:58). Edhe më shumë, 'selam' është edhe njëri nga Emrat e bukur të Allahut të Madhëruar.

Ndërsa, nga pikëpamja morfologjike, përkufizimi i 'es-selamu alejkum' përbëhet nga dy pjesë: es-selamu dhe alejkum, që domethënë 'selami qoftë mbi ju'. Kësaj fraze i mbështetet edhe fjala tjetër kompletuese: ve rahmetullahi (mëshira e Allahut). Pra, es-selamu alejkum ve rahmetullahi - selami dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ju. Kurse, kur kthehet përshëndetja, atëherë vetëm bëhet ndërrimi i dy pjesëve përbërëse të përshëndetjes, që tingëllon 've alejkum selam' - edhe mbi ju qoftë selami. Po ashtu edhe kësaj i mbështeten edhe dy fjalë të tjera kompletuese: "ve rahmetullahi ve berekatuhu"- mëshira e Allahut dhe bereqeti i Tij. Pra, 've alejkum selam ve rahmetullahi ve berekatuhu'- edhe mbi ju qoftë selami, mëshira dhe bereqeti i Allahut.

Sipas këtij konfiguracioni, në sipërfaqe kemi tri fjalë që e bëjnë madhështor 'selamin' si përshëndetje, e ato janë: 'selami', 'rahmeti' (mëshira e Allahut) dhe 'bereketi' (begatitë e Allahut). Që të tri fjalët kanë kuptime të mëdha dhe të rëndësishme për jetën e njeriut - besimtarit. Përpos kuptimeve të ndara që ruan në vete secila prej tyre, kanë edhe një lidhje shkakore që e karakterizon njëra-tjetrën.

Në këtë rrafsh, 'selami' si fjalë e parë, identifikon 'besimin islam', sipas një ajeti kuranor, ku theksohet se Allahu i Madhëruar, 'selamin' e bën sinonim të imanit[3]. Ndërsa përvetësimi i 'selamit' (imanit) nga një njeri, pa dyshim është dhurata më e madhe e mundshme. Ky përvetësim, është shkak për mëshirën e vërtetë të Allahut xh.sh. në këtë botë dhe në botën tjetër. E kur te një njeri ekzisto-



jnë këto të dyja imani, patjetër se atij njeriu i është dhënë mirësi i madhe (bereket).

### Bazat e 'selamit' si përshëndetje

Ekzistojnë shumë citate nga bazat e fesë, që 'selamin' si përshëndetje islame e bëjnë pjesë të moralit dhe etikës së lartë të myslimanit. Është gabim të mendohet se 'selami' si përshëndetje, është një risi ose se është përshëndetje e një kombi të caktuar dhe se nuk ka baza në fe. Përkundrazi, përshëndetja islame 'selam' ka baza të qarta dhe decidive në Kuranin famëlartë dhe në Synetin e Muhamedit s.a.v.s..

Allahu i Madhëruar, në Kuran i porosit besimtarët që, kur të hyjnë në ndonjë shtëpi të huaj, të marrin leje nga familjarët dhe, në kontaktin e parë me ndonjërin prej tyre, t'i përshëndesin me 'selam': "O ju që besuat, mos hyni në shtëpi të huaja pa kërkuar leje dhe pa përshëndetur njerëzit e saj (me selam). Kjo është më mirë për ju, në mënyrë që të merrni mësim" (Kurani, En-Nur: 27)

Pejgamberi s.a.v.s. në një thënie të tij, ndërsa na mëson rregullat e mirësjelljes, thotë se dhënia dhe pranimi i 'selamit' konsiderohen prej 5 detyrimeve që myslimani ka ndaj myslimanit. Transmeton Seid bin El-Musejjeb se Ebu Hurejra r.a. ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberi s.a.v.s. duke thënë:

"Myslimani ndaj myslimanit i ka pesë obligime: kthimin e selamit, vizitën e të sëmurit, faljen e namazit të xhenazes, përgjigjjen ndaj ftesës së tij dhe lutjen për mëshirë nga Allahu kur teshtin."[4]

Pastaj, në një hadith tjetër, Pejgamberi s.a.v.s përshëndetjen e 'selamit' e llogarit pikërisht prej atyre elementeve që ndikojnë drejtpërdrejt në nxitjen e dashurisë reciproke te myslimanët. Në hadithin që transmeton Ebu Hurejra r.a., Resulullahi s.a.v.s. ka thënë:

"Nuk do të hyni në xhennet derisa të besoni, dhe nuk do të besoni derisa të duheni në mes veti. A doni t'ju tregoj për një gjë, që, nëse e veproni, do të duheni: jepni selam në mesin tuaj."[5] Dhe hadithe të tjera.

### Ymeti islam dhe përshëndetja 'es-selamu alejkum'

Secili popull ka veçoritë dhe identitetin e vet. Ymeti i Muhamedit a.s., pa marrë parasysh largësitë territoriale dhe të kufijve, apo dallimet e tjera, është një dhe unikat në pikëpamjet e fesë, sepse ka një besim, një moral fetar, prandaj edhe e ka përshëndetjen e vet të veçantë, që njihet me emërtimin 'selam'. Me këtë dëshiroj të theksoj se përshëndetja islame 'es-selamu alejkum' nuk është pronë e asnjë populli apo kombi. Ndonëse është në gjuhën arabe, ajo nuk është e arabëve në mënyrë të veçantë. Në të vërtetë, aq sa kanë të drejtë arabët që të pretendojnë se ajo është përshëndetja e tyre, po aq ka të drejtë çdo komb tjetër, pjesëtar i fesë islame, që të thotë se ajo është e tyre. Sepse 'selami' është 'gjuha' e fesë islame dhe me të mund të komunikojnë dhe duhet të komunikojnë të gjithë ata që Islamin e njohin për besimin e tyre dhe fenë e tyre.

Le ta themi edhe këtë, se kombi arab ka përshëndetjet e veta ekskluzive, sikurse çdo komb tjetër, p.sh. mirëmëngjes (sabahul hajr), mirëdita (neharukum se'idun), mirëmbrëma (mesaul hajr), mirupafshim (ilel-likai) etj. Të njëjtat përshëndetje i kemi edhe ne si komb shqiptar. Pa dyshim edhe këto konsiderohen përshëndetje, porse me përshëndetjen e 'selamit' nuk krahasohen dot. Këtë do ta shohim më tutje, kur të vijmë te njësia 'domethënia besimore e përshëndetjes'.

Pretendimi paradoksal se përshëndetja islame e 'selamit' është e ndonjë kombi të caktuar, është e barabartë sikur të themi se Kurani është i ndonjë kombi të caktuar apo, saktësisht, i arabëve, përse ka zbritur në gjuhën arabe, apo edhe ,të themi më paradoksalisht, se feja islame është e kombit arab, për shkak se Kurani është në gjuhën arabe dhe se Pejgamberi është nga gjiri i tyre. Kjo nuk qëndron absolutisht. Madje, pohimi i këtillë tregon cektësinë e njohurive në raport me njohjen e fesë islame. Këmbëngulësia në këtë paraqet një gabim sa të panevojshëm, aq të pajustifikueshëm.

Definitivisht, përshëndetja islame, 'selam' është e të gjithë myslimanëve pa dallim ngjyre, kombi, fisi apo gjinie, për arsyen e vetme, sepse është përshëndetje fetare dhe buron nga Kur'ani dhe Sunneti i Resulullahit s.a.v.s.

### Historiku i përshëndetjes islame 'selam'

'Selami' ka një histori të gjatë tek njerëzimi në përgjithësi. Realisht ajo është e vjetër sa edhe vetë njeriu. Në hadithe të Pejgamberit a.s. vërtetohet se prej normave morale të mirësjelljes, që Allahu i Madhëruar i pati mësuar njeriut të parë, Ademit a.s., menjëherë pas krijimit të tij, kishte qenë edhe mësimi i përshëndetjes 'es-selamu alejkum'.

Në hadithin që transmeton Imam Buhariu nga Ebu Hurejra r.a., Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Pasi që Allahu e krijoi Ademin a.s., i tha: Shko dhe jepu selam atij grupi të melaqeve që qëndrojnë ulur, dhe dëgjoji mirë se si po ta kthejnë përshëndetjen, sepse ajo do të jetë përshëndetja jote dhe e pasardhësve të tu. Ai (Ademi a.s.) u tha: es-selamu alejkum!" Ata ia kthyen: ve alejke-s-selam ve rahmetullahi. Pra ia shtuan fjalën 've rahmetull-Llahi'."[6]

Ky hadith na qartëson dy të vërteta: 1. të vërtetën se 'selami' historikisht prin ndaj çdo forme tjetër të përshëndetjeve, dhe 2. 'selami' si përshëndetje nuk fillon vetëm me zbritjen e Kuranit dhe dërgimin e Muhamedit a.s. për pejgamber, por është shumë i hershëm. Ky është edhe një argument shtesë se 'selami' nuk është aspak përshëndetje ekskluzive e arabëve, por e të gjithë njerëzve (myslimanëve), sepse Ademi a.s. është babai i të gjithë njerëzve.

Edhe më shumë se kaq, po ashtu nga historia do të vërtetojmë se 'selami' si përshëndetje islame, e ka trasuar rrugën e vet origjinale përgjatë gjithë historisë së njerëzimit, në çdo epokë. Në Kuranin famëlartë lexojmë se, kur Ibrahimit a.s. i kishin ardhur dy melekë myzhdexhinj (sihariques) për lindjen në të ardhmen të djalit të tij të ardhshëm, Ismailit a.s., pikërisht 'selami' kishte qenë përshëndetja ndërmjet tyre. Le ta lexojmë ajetin kuranor, që na e rrëfen saktësisht këtë ngjarje: ?

"Edhe Ibrahimit i patën ardhur të dërguarit (engjëjt) tanë me myzhde dhe i thanë: 'selam'. Ai u përgjigj: 'gjithnjë paçi selam' dhe nuk vonoi t'ju sjellë një viç të pjekur". (Kurani, Hud: 69).

### 'Selami' si përshëndetje është obligim për myslimanët

'Selami', pa dyshim, konsiderohet prej çështjeve obliguese/detyruese për myslimanët. Në konceptin islam, përshëndetja islame 'selam' është e pazëvendësueshme nga asnjë përshëndetje, sepse është përshëndetje që Allahu e ka urdhëruar, kurse i Dërguari s.a.v.s. i Tij na ka mësuar se si ta përdorim në jetën tonë të përditshme. Përdorimi i tij nuk është çështje vullneti, po është çështje urdhri dhe detyrimi. Zëvendësimi pa arsye nga ndonjë përshëndetje tjetër, konsiderohet akt i palejueshëm. Sepse, në ajetin e mëposhtëm, Allahu i Madhëruar 'selamin' e ka vërtetuar se është përshëndetje prej Allahut dhe është e bekuar nga Ai. I Lartmadhëruari, në Kuran, thotë: "… Kur të hyni në ndonjë shtëpi, përshëndetni (ata që janë në to) me një përshëndetje të caktuar nga Allahu (me selamun alejkum) që është e bekuar dhe e këndshme. Kështu Allahu ua sqaron argumentet, që t'i kuptoni." (Kurani, En-Nur: 61). Edhe Pejgamberi a.s., e ka obliguar përshëndetjen me 'selam'. Transmetohet nga Bera bin Azib r.a., i cili ka thënë: "Na ka

urdhëruar Pejgamberi s.a.v.s. për shtatë gjëra dhe na ka ndaluar nga shtatë të tjera. Na ka urdhëruar për: vizitën tek të sëmurët, faljen e namazit të xhenazes, lutjen për shëndet për atë që teshtin, kthimin e selamit, ndihmën ndaj të të dëmtuarit, përgjigjen ndaj ftuesit dhe përmbushjen e betimit."[7]

Ndërsa në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. urdhëron që 'selami' si përshëndetje, të prijë para çdo bisede tjetër kur të takoheni me ndonjë njeri (mysliman). Ai thotë:

"Kush ju flet ju para se t'ju japë selam, mos iu përgjigjni derisa të fillojë me selam".[8] Të kësaj natyre, hadithet vërtet janë shumë. Po kështu nëpër hadithe të shumta mësohen rregullat e dhënies 'selam' ndaj të tjerëve. Për shembull, kalorësi i jep 'selam' këmbësorit, ndërsa këmbësori i jep 'selam' atij që është ulur. Pastaj i riu fillon i pari me 'selam' ndaj të moshuarit, grupi i vogël përshëndet grupin e madh, e kështu me radhë.

## 'Selami' është përshëndetja për Pejgamberin a.s.

Allahu në Kuran i ka urdhëruar besimtarët që, kur ta përshëndesin Pejgamberin s.a.v.s., atë ta bëjnë duke i dërguar 'salavate' dhe 'selame' (dua): "…O ju që keni besuar, madhërojeni, pra, atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam." (Kurani, El-Ahzab:56).

Përveç kësaj, 'selami' është përshëndetje edhe për Allahun. Në një hadith që transmetojnë Buhariu, Nesaiu dhe të tjerë nga Abdullah bin Mes'udi r.a., mund të kuptohet qartë se 'selami' si përshëndetje është edhe për Allahun, mirëpo Pejgamberi a.s. i ka ndaluar ashabët që të thonë: 'es-selamu alall-LLahi' - selami qoftë për Allahun, për shkak se njëri nga Emrat e Tij të bukur, me të cilin e ka emërtuar Allahu xh.sh. Qenien e Vet, është edhe 'Es-Selam'. Kjo do të thotë se Allahu është vetë "Selami" dhe nuk ka nevojë për 'selam'. Për këtë kanë nevojë krijesat e Tij. Në lidhje me këtë, Ibni Mes'udi r.a. transmeton: "Para se të obligohej tesheh-hudi (et-tehijjati), ne këndonim në namaz: selami qoftë për Allahun, selami qoftë për Xhibrilin dhe Mikailin. Pejgamberi s.a.v.s. tha: Mos thoni kështu, sepse Allahu i Madhëruar është Es-Selami, veçse thoni: Përshëndetjet, lutjet dhe gjithë të mirat I përkasin Allahut, ndërsa selami, rahmeti dhe bekimi i Allahut qoftë mbi ty, o i Dërguari i Allahut. Selami qoftë mbi ne dhe mbi të gjithë robërit e mirë të Allahut. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij."[9]

## Me 'selam' të gjallët i përshëndetin të vdekurit

Nga praktika profetike, transmetohet se Pejgamberi a.s., përveçqë selamin ua jepte të gjallëve, atë ua drejtonte edhe të vdekurve, sa herë që kalonte pranë varrezave, ose kur i përkujtonte ata. Transmetohet nga Sulejman bin Burejdete, e ky nga babai i tij r.a., se Resulullahi s.a.v.s. i mësonte ashabët që, kur të kalonin pranë varrezave, të këndonin këtë lutje:

"Es-selamu alejkum (shpëtimi qoftë mbi ju), o ju banorë të këtyre varrezave, besimtarë dhe myslimanë, në dashtë Allahu, edhe ne do të vijmë tek ju. Kërkojmë falje tek Allahu për ne dhe për ju."[10]

## 'Selami' është përshëndetja e banorëve të Xhennetit

Përshëndetja islame 'selam', përveçqë është përshëndetje e myslimanëve në këtë botë, është përshëndetje edhe e banorëve të Xhennetit. Në dhjetëra vende në Kuran, Allahu ka vërtetuar se banorët e Xhenetit do të përshëndeten me 'selam'. Engjëjt do t'u thonë: "selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin, sa përfundim i lavdishëm është ky vend". (Kur'ani, Er-Rra'd:24). Pastaj ajeti: "Të cilëve, duke qenë të pastër, engjëjt ua marrin shpirtin, duke u thënë: 'selamun alejkum'- gjetët shpëtimin, hyni në Xhennet për hir të asaj që vepruat". (Kurani, En-Nahl:32).[11]

Po ashtu, këtë e vërtetojnë edhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s.. Në një hadith Resulullahi s.a.v.s. thotë: "Adhurojeni të Gjithëmëshirshmin, jepni ushqim dhe jepni selam, do të hyni në xhennet me selam."[12]

## Domethënia besimore e 'selamit' dhe epërsia e tij ndaj çdo përshëndetjeje tjetër

Deri këtu, përgjithësisht pamë specifikat e përshëndetjes islame 'es-selamu alejkum'. Kemi vërejtur se 'selami', si fjalë, është thënie e Allahut të Madhëruar; se ai ka domethënie të gjerë dhe me përmbajtje të thellë; se 'selami' është përshëndetja e parë e njeriut të parë Ademit a.s.; se 'selami' është përshëndetja e melekëve, që i kishin bërë Ibrahimit a.s.; se 'selami' është përshëndetja për Pejgamberin a.s.; se 'selami' është përshëndetja për të vdekurit, se 'selami' është përshëndetja e banorëve të Xhennetit; se 'selami'…, me një fjalë dhe mbi të gjitha, është, ashtu sikurse thotë Allahu i Madhëruar në njërin prej ajeteve që kemi cituar më lart: 'është një përshëndetje e caktuar nga Allahu, e që është e bekuar dhe e këndshme.'

Nuk janë vetëm këto veçoritë e 'selamit' si përshëndetje. Jo, ato janë edhe më shumë, saqë ne, disa mund t'i identifikojmë e disa nuk mund t'i dimë. Një është me rëndësi, që përshëndetja islame 'es-selamu alejkum' është unikate, e veçantë, me vlerë të pazëvendësueshme dhe e pakrahasuar me asnjë përshëndetje tjetër nga formulimet njerëzore. Le të pyesim, cilat janë ato vlera besimore (akaidore) që 'selamin' si përshëndetje, e bëjnë të veçantë dhe atraktive? Prej vlerave besimore, më kryesoret janë tri sosh:

1. 'Selami' është reflektim i besimit stabil në Allahun e Madhëruar. Fakti se 'selami' është veçanti e myslimanëve dhe me të nuk lejohet t'i përshëndetim jomyslimanët, tregon se e vërteta e tij, mbi të gjitha, është një e vërtetë besimi.



Pranimi i konceptit të 'selamit' si përshëndetje, është njëkohësisht edhe pranim i besimit islam dhe, e kundërta, refuzimi i tij është refuzim i një vlere që ka rëndësi fetare dhe besimore.

Për asnjë përshëndetje tjetër përveç për 'selamin', Allahu nuk ka thënë se është përshëndetje prej Tij. Po ashtu, për asnjë përshëndetje tjetër Allahu i Madhëruar nuk ka deklaruar se ka ndonjë vlerë, përveç për 'selamin', të cilin e ka cilësuar si përshëndetje 'të bekuar' (mubareketen) dhe 'të këndshme' (taj-jibeten) (En-Nur:61). A ka dëshmi më të madhe për myslimanin, për të vërtetuar epërsinë e një vlere kundrejt të tjerave, sesa dëshmia e Allahut të Madhëruar? Pa dyshim se nuk ka. Allahu i ka ditur dhe i di dhe do t'i dijë të gjitha përshëndetjet e karakterit njerëzor, por 'selamin' e ka bërë të jetë përshëndetja e Tij, jo vetëm për këtë botë, por edhe për banorët e Xhennetit, që është edhe një dëshmi shtesë për mirësinë e 'selamit'. Sepse gjithçka që i atribuohet Xhennetit, vlera e saj është jashtë çdo krahasimi. Cila prej përshëndetjeve njerëzore i ka këto begati? Sigurisht, asnjëra.

2. 'Selami' është fjalë e Kuranit dhe e Synetit. Më lart kemi përmendur ajetet që theksojnë tekstualisht se 'es-selamu alejkum' është pjesë e citateve kuranore. Funksionalizimi i 'selamit', në raportet ndërshoqërore, gjithsesi e ka këtë frymë, pra, atë të respektimit të një urdhri dhe fjale të Kuranit dhe Synetit të Pejgamberit s.v.a.s., për dallim prej të gjitha përshëndetjeve të tjera të llojit njerëzor, që nuk kanë një synim të tillë. Ndërsa është fare e qartë se citimi i një fjale të Kuranit, në kuptim të funksionalizimit të urdhrit të Kuranit dhe respektimit të tij, konsiderohet vepër e lavdëruar tek Allahu i Madhëruar, dhe e shpërblyer. Po kështu është edhe me aplikimin e një dispozite nga Hadithi i Pejgamberit s.a.v.s.. Në një hadith, që e transmeton Imam Termidhiju nga Ibni Mes'udi r.a., Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:"Kush lexon një shkronjë nga Libri i Allahut, atij për këtë i takon një e mirë, ndërsa kjo e mira është me dhjetëfishin e saj. Nuk them: elif lam mim, se janë një shkronjë, porse elif është një shkronjë, lam një shkronjë, mim një shkronjë".[13]

Për sa i përket 'selamit', është evident fakti se ai është një sintagmë kuranore që ka pjesën e vet të pamohueshme në këtë hadith të Pejgamberit a.s.. Sipas kësaj, përshëndetja 'es-selamu alejkum' si fjalë e gjuhës arabe, ka tetë shkronja (s,l,m - a,l,j,k,m), që herë dhjetë sevape japin shumën prej tetëdhjetë sevapesh, e kur kësaj t'i shtojmë edhe sevapet që pasojnë nga respektimi i një norme kuranore, përfundojmë se shpërblimi për dhënie-marrjen e 'selamit' është shumë i madh.Në kuadër të kësaj, 'selami' si një sintagmë kuranore, ka edhe një vlerë tjetër. Imam Ebu Hanife r.a., rreth ajeteve të Kuranit, thotë: "Të gjitha citatet (ajetet) e Kuranit në kuptimin e tyre si fjalë (e Allahut) janë të barabarta si nga vlera (në kontekst të shprehjes), ashtu edhe nga madhëria (në kontekst të domethënies). Përveç disa ajeteve, të cilat përpos që kanë vlerën e vet si Fjalë e Allahut, ato e kanë edhe vlerën për shkak të karakteristikës së përmbajtjes."[14]

E 'selami', pa dyshim, i ka këto vlera, sepse, përveç ë tjerash, është edhe një prej Emrave të Allahut e Emrat e Allahut pa dallim, pa dyshim që kanë domethënie të madhe.

3. 'Selami' është lutje për atë të cilit i drejtohet. Argumenti që e vërteton se 'selami' ka karakter të lutjes, është rregulli besimor se me këtë përshëndetje nuk lejohet të përshëndeten jomyslimanët. Kjo, sepse 'selami' si domethënie, bart një uratë të madhe dhe lutje që konsiston shpëtimin, sigurinë, paqen nga të këqijat etj., cilësi këto që Allahu i ka bërë meritë për ata që E besojnë Atë. Mbi këto parime, Allahu i ka ndaluar myslimanët që të luten për jomyslimanët dhe, as të mos i përshëndesin me 'selam'. Kurorë e kësaj është praktika e Pejgamberit s.a.v.s., i cili, për shkak të mosbesimit të xhaxhait të tij Ebu Talibit, nuk kishte bërë lutje për të.

Le ta zëmë se edhe përshëndetjet e karakterit njerëzor kanë karakter të lutjes për atë të cilit i drejtohen. P.sh., nëse i themi "mirëmëngjes", me këtë bashkëbiseduesit po i urojmë një mëngjes të mirë. Të ngjashme janë edhe uratat e tjera, si: mirëdita, mirëmbrëma, tungjatjeta, mirupafshim, etj.. Të gjitha këto janë një lloj urate në vete. Mirëpo, cili është perimetri që karakterin e 'selamit', si lutje ndaj besimtarit, e bën të veçantë, nga karakteri i përshëndetjeve të tjera të llojit njerëzor? Kësaj pyetjeje i përgjigjemi kështu: 'selami' si lutje është i pakrahasueshëm me asnjë përshëndetje tjetër, sepse, kur myslimanin e përshëndesim me 'selam', atë e kemi uruar, apo për të jemi lutur me një domethënie shumëdimensionale që përfshin: paqen, sigurinë, shpëtimin dhe të tjerat me radhë, dhe të gjitha këto domethënie që i inkorporon 'selami', i adresojmë tek Ai, i Cili ka mundësi t'i plotësojë të gjitha këto të mira, e Ai është Allahu i Madhëruar. Pra, nëpërmjet 'selamit' bëjmë një lutje, dhe këtë lutje në të njëjtën kohë e drejtojmë tek Allahu, që t'i dhurojë shëndet atij që po e përshëndesim. Ky është qëllimi i 'selamit' dhe çdo vepër që e bën besimtari, atë e drejton tek Allahu, si Dhurues i vetëm i të gjitha të mirave, që gëzon njeriu, në dallim prej përshëndetjeve të tjera të karakterit njerëzor, të cilat përpos që kanë një domethënie shumë të lokalizuar, kanë karakter formal. Sepse, ta urosh dikë me përshëndetjen 'mirëdita' ose 'mirëmbrëma', kjo do të thotë që me këtë uratë, t'i shprehësh një admirim personal, por pa e adresuar tek Ai i Cili ka mundësi që këtë 'mirëdita' apo 'mirëmbrëma' ta shndërrojë në realitet.

Prandaj, për të gjitha këto arsye dhe të tjera, përshëndetja 'es-selamu alejkum', është unikate dhe e pakrahasueshme me asnjë përshëndetje të karakterit njerëzor.


*Referencat:*

1. Krahaso: Ebu Beker El-Xhezairi, "Minhaxhul Muslim", boton 'darul kutubis-selefijeti', Kajro, 1406 h. fq. 101.; Mustafa Sapahiq "Kultura islamske ishrane" boton 'Zëri Islam', Prizren 1420/2000, fq. 80.
2. Teufik Muftic "Arapsko - srpskohrvatski rjecnik", Sarajevë, 1984, botimi i dytë, vëll.I, fq. 1558-1560; Ibrahim Mustafa, Hamid Abdul Kadir, Ahmed Hasan eZ-Zijat, Muhamed Alij Nexhar, 'El-Mu'xhemu'l-Vesit'- ½, boton Darud-da'veti, Stamboll, Turqi, 1989/1410, fq.446.
3. Shi ajetin: Kur'ani, En-Nisa:94.
4. Sahihul Buhari, kitabu'l-xhenaizi (babu: el-emru bit-tibai'l-xhenaizi), hadithi nr. 1164.
5. Sahihu'l-Muslim, Kitabul imani, (babu: bejanu ennehu la jed'hulul xhennete ilel muminune) hadithi nr. 81 (citim sipas CD-së).
6. Sahihul Buhari, Kitabul-isti'dhan (babu: bedeu's-selam), hadithi nr.5759. (citim sipas CD-së).
7. Sahihul Buhari, Kitabul medhalimi vel gasbi (babu: nasrul madhlumi), hadithi nr. 2265.
8. Muttefikun alejhi, sipas: Ebu Beker El-Xhezairi, "Minhaxhul Muslim", op.cit. fq.101.
9. Suneni i Nesaiut, Kitabus-sehvi (babu:ixhabuttesheh-hudi), hadithi nr. 1260; Sahihul Buhari, Kitabul-isti'dhan (babu: es-selamu ismun min esmail-Lahi teala), hadithi nr. 5762. (citim sipas CD-së).
10. Suneni i Ibni Maxhes, Kitabu:Ma xhae fil xhenaizi, (babu: ma xhae fima jukalu idha dehalel mekabir), hadithi nr.1536 (citim sipas CD-së)
11. Po ashtu në lidhje me këtë shih ajetet:Ibrahim: 23, El-Hixher: 46, El-Ahzab:44, Ez-Zumer: 73, Kaf:34, etj.
12. Suneni i Termidhiut, kitabul-et'imeti an Resulilahi (babu: ma xhae fi fadli it'amit-ta'ami), hadithi nr. 1778. Transmetuesi thotë se hadithi është 'hasenun sahihun' – i vërtetë në shkallën 'i mirë'.
13. Sunenu Termidhij, "Kitabu fedailil Kur'ani", babu: ma xhae fimen kare'e harfen. Hadithi nr. 2835.
14. Ebu Hanife 'El-Fikhul-Ekber', cituar sipas: El Mul-la Alij bin Sulltan Muhammed, El-Kari, "Sherhul fikhil ekber li Ebi Hanifete En-Nu'man", tahkik Mervan Muhamed Esh-Sha'ar, 'daru'n-nefais, botimi i parë - 1417/1997, Bejrut-Libon, fq.20.


*** Në numrin e kaluar është përvjedhur një gabim teknik. Në artikullin autori i shkrimit "Veprat Penale lëndime trupi (më pak se mbytje)" është Jusuf Zimeri e jo siç është shkruar Nexhat Ibrahimi. Kërkojmë falje.**

# Operacionet plastike-zbukuruese

## (Pikëpamje juridike-islame rreth tyre)

**Driton Arifi**

Si kurrnjëherë më parë, sferat e shkencave të ndryshme mjekësore sot ofrojnë mundësi shumëdimensionale para njeriut, i cili s'ka dilemë se është i prirë nga natyra që të mos pajtohet me rrethanat ekzistuese, mbase as të mjaftohet me dhuntitë që i gëzon nga Krijuesi Fuqiplotë. Ai mëton gjithnjë të posedojë atë që nuk i është dhuruar. Gjegjësisht, lëviz në një hapësirë në mes iluzionit dhe dëshirës së pangopur, si dhe në mes realitetit që ai jeton. Allahu - i Lartmadhërishëm- duke dashur të na e rikujtojë dhuntinë e krijimit të përkryer, ndaj nesh si njerëz, na drejtohet e na thotë: "Vërtet Ne e krijuam njeriun në konstruktin më të përsosur". (Suretu Et-Tinë - 4).

Gjatë përpjekjes për të komentuar këtë ajet kuranor, Prof.Sejjid Kutubi, shprehet shumë bukur duke thënë: 'Nga ky ajet shfaqet qartë kujdesi që Allahu kishte fillimisht për ta përkryer konstruktin e njeriut…Dhe, specifikimin e njeriut në këtë pozicion, por dhe në të tjera, Ai e ka përkryer konstruktin dhe fizionominë e tij, është sinjal i përkujdesjes së Allahut të Madhërishëm - që pati ndaj atij si krijesë……dhe, pavarësisht nga dobësia që ka njeriu në karakterin e tij që shpesh e shtyn të devijoi nga natyrshmëria e të bëjë çrregullime, e gjithë kjo është një shenjë se ai ka një vlerë të madhe tek Allahu, madje edhe në tërë sistemin e kësaj ekzistence".[1]

Nga gjërat që njeriu kishte ëndjen gjithnjë të ndryshonte, është edhe fizionomia dhe konstrukti i tij fizik. Por një dëshirë e tij vjen duke u rritur gjithnjë e më shumë në kohën, kur shkencat e mjekësisë moderne nuk kursejnë asgjë për t'i ofruar njeriut mundësi marramendëse, të cilat s'do mend se, në suaza të mundësive të tij, do të dëshironte t'i shfrytëzonte maksimalisht.

Në këtë kontekst, dëshirën e njeriut për ndryshimin e pamjes së tij, ka tendencë të fuqishme që ta plotësojë kirurgjia plastike-zbukuruese.

Së pari do theksuar se operacioni ose kirurgjia plastike - estetike është degë dhe specializim i kirurgjisë së përgjithshme.

### Shumëdimensionaliteti i kirurgjisë plastike

Megjithatë, kjo degë përfshin operacione të natyrave të ndryshme, madje në bazë të kësaj gjithëpërfshirjeje do të vërejmë që dijetarët islamë kanë nxjerrë vendimet e tyre sheriatike.

Termi "operacione plastike", i cili si i tillë përdoret më së shpeshti nga kirurgët gjegjës të kësaj shkence, përfshin në përgjithësi këto lloje:

1. Operimet që bëhen për shkak të djegies së ndonjë pjese të trupit nga zjarret e ndryshme, ose deformimet që i shkaktohen njeriut si pasojë e fatkeqësive natyrore, eventualisht nga të papriturat në trafik. Këto ndërhyrje kirurgjikale kryesisht bëhen në fytyrën e njeriut. Ndërhyrja kirurgjikale bëhet duke ngjitur në pjesën e deformuar një pjesë nga trupi i shëndoshë, që më pastaj të rikthehet përafërsisht në gjendjen e tij normale.

Edhe pse është çështje e diskutueshme nëse hyjnë operacionet e tilla në kuadër të atyre plastike, megjithatë ne do t'i trajtojmë si të tilla, sepse shumica e atyre që kanë shkruar në lidhje me këtë temë, i kanë konsideruar si të tilla. Për sa i përket normës së Sheriatit, themi se operacionet e kësaj natyre janë të lejuara, ngase bëjnë pjesë në suaza të shërimit të ligjshëm, për se jemi të sigurt se Allahu i Madhërishëm nuk synon të na privojë neve si njerëz prej tij.

Madje shërimi i tillë ka ndikime pozitive edhe në anën psikike të të sëmurit, që të mos e ndiejë veten të izoluar dhe asocial për shkak të të metave që mund t'i shkaktohen atij si rezultat i deformimeve të lartpërmendura.

2. Operimi i deformimeve ose të metave me të cilat lind njeriu, si:lindja e foshnjës me buzë të çarë, me hundë të devijuar, ose me nofulla të papërputhshme me njëra tjetrën (gjë që vështirëson procesin e përtypjes), gishtërinj të ngjitur, gishtërinj të tepërt (si rastet e atyre që kanë nga gjashtë gishtërinj në një dorë, e të ngjashme), pastaj të meta në kafkë ose kudo tjetër në trupin e njeriut. Edhe kjo kategori e operacioneve konsiderohet sikurse e para- e ligjshme në pikëpamje sheriatike-, sepse rastet e tilla nuk janë të natyrshme dhe, as kompatibël me gjendjen e shëndoshë të njeriut, prandaj rikthimi i funksionit të ndonjë organi, ose shërimi i këtyre të metave, me të cilat ka mundësi të lindë njeriu, është çështje e aprovuar nga juristët islamë.

3. Operimi me qëllim të zbritjes së peshës së tepërt, duke marrë nga trupi i njeriut me mbipeshë copëza nga dhjami ose mishi i tij, në mënyrë që t'i normalizohet pasha e tij e madhe. Në këtë rast, nëse nuk ka mbetur rrugë tjetër më e përballueshme për organizmin e njeriut,



sikur është dieta ose ndonjë veprim i ngjashëm, dhe trashësia e tillë pengon jetën normale të njeriut, atëherë një gjë e tillë është e lejuar për evitimin e kësaj mbipeshe, qoftë edhe me ndërhyrje kirurgjikale.[2]

4. Operacionet plastike - estetike ose zbukuruese, të cilat janë më të përhapurat në Evropë e në Amerikë, si: operimet që kanë të bëjnë me përzgjedhjen e formës së hundës, pastaj tërheqja e lëkurës së fytyrës ose e ndonjë pjese tjetër të trupit (për t'i evituar rrudhat që shfaqen pasi të ketë filluar mplakja e njeriut), zgjerimi bebëzës së syrit ose ngushtimi i saj, krijimi i boshllëkut dhe zbrazëtirave në mes dhëmbëve ose sharrimi i tyre. Në këtë kuadër hyjnë edhe tatuazhi, damkosja (shenjimi i fytyrës me figura të ndryshme duke përdorur hekurin e nxehtë), ndukja e vetullave ose dhënia e formave të ndryshme, si dhe heqja e shtresës së sipërme të lëkurës së fytyrës për t'i dhënë ngjyrë ose estetikë tjetër (Smerilimi).

## Dëshira për ndryshim të fizionomisë, pasion i shfrenuar djallëzor

Me qenë se këto lloj operacionesh plastike-estetike sot kanë marrë përmasa të mëdha anekënd botës, por edhe përfshijnë lloje e forma të ndryshme, kjo na dikton që të ndalemi e t'i qasemi më hollësisht kësaj kategorie.

Thjesht, vetëm nga perceptimi i parë ndaj të gjitha këtyre llojeve të ndërhyrjeve kirurgjikale që u theksuan në kategorinë e katërt, krijohet përshtypja që asnjë prej tyre nuk ka të bëjë me një domosdoshmëri ose nevojë, të cilën njeriu do të përpiqej ta plotësonte gjithsesi. Që të gjitha, më shumë i ngjajnë një manie të shthurur ose një dëshire të devijuar tek një shtresë e caktuar e shoqërisë, për të cilët nuk paska ndonjë vend më të rëndësishëm për të shpenzuar shuma të mëdha të hollash, veçse ta bëjnë këtë në modifikimin e fizionomisë së tyre, të cilën Allahu e përsosi në çdo aspekt. Ëndrra dhe iluzioni anormal për t'iu ngjasuar figurave të "famshme", kryesisht të artit, muzikës e sportit, po i shtyjnë një numër gjithnjë e më të madh të të pasurve, e statistikat tregojnë se shumica prej tyre janë femra, që kërkojnë kirurgji plastike. Aty, të tillët gjejnë vendin më adekuat për t'i dhënë lamtumirën e fundit fizionomisë së tyre të natyrshme, e cila u është shndërruar në një pamje irrituese që sjell vetëm kompleks dhe jostabilitet shpirtëror për ta.

I Lartmadhërishmi Allah, këtë dukuri e definon shumë bukur në Librin e Tij Fisnik, duke theksuar se prirjet e tilla janë të motivuara nga armiku i njeriut, djalli i mallkuar, i cili me tërë forcën mundohet ta devijojë njeriun nga rruga e vërtetë. Allahu thotë: "(Djalli është përbetuar se) Do t'i shmangë (nga e vërteta), do t'i bëjë të shpresojnë në gjëra të kota; do t'i urdhërojë dhe ata do të shqyejnë veshët e bagëtive; do t'i urdhërojë dhe ata do të ndryshojnë krijimtarinë (do të shëmtojnë krijesat) e All-llahut. E kush e bën mik djallin, e jo All-llahun, ai ka dështuar sheshazi." (Sure Nisa -119).

Ky është një deklarim tejet i hapur nga ana e djallit të mallkuar, fjalët e të cilit i citon Zoti në Kuran, se prej synimeve të tij është që t'i nxisë njerëzit që ta ndryshojnë fizionominë dhe formën në të cilën Allahu i Madhërishëm i ka përsosur njerëzit.

## Qëndrimi juridik islam për secilën nga këto lloje operacionesh plastike-zbukuruese

**1. Tatuazhi -** Është vizatim i pashlyeshëm që bëhet në lëkurën e njeriut me anë të mjeteve të ndryshme.[3] Një fenomen i tillë ka zanafillën qysh në kohët e lashta. Thuhet andej para 4000 vjetësh zbatohej tek egjiptasit e vjetër, më vonë edhe tek romakët, e më pastaj nga shumica e popujve të tjerë. Tatuazhet te popujt e vjetër më shumë kishin karakter kulti dhe besëtytnish, që i bënin njerëzit për t'u ruajtur nga të ligat e demonit ose të krijesave të frikshme, por sot karakteri dhe qëllimi pse njerëzit i bëjnë ato, ndryshon rrënjësisht. Një fenomen të tillë e gjejmë të kishte ekzistuar edhe tek arabët. Qysh në kohën e të Dërguarit s.a.v.s. ekzistonin persona që bënin figura të ndryshme në trupin e tyre, por ai ishte mjaft i vendosur gjatë përpjekjes për ta eliminuar këtë dukuri.

Transmeton Muslimi në Sahihun e tij se Abdullah ibn Mes'udi r.a. kishte thënë: "Allahu i mallkoftë ato që bëjnë tatuazh dhe ato që kërkojnë t'u bëhet, ato që i ndukin qimet (e vetullave) dhe ato që kërkojnë t'u nduken; ato që bëjnë veprime për t'i larguar dhëmbët që të duken më të bukura, dhe ato që ndryshojnë natyrshmërinë e krijimtarisë së Allahut" dhe thotë: "kishte dëgjuar një grua nga fisi Beni Esed që quhej Um Ja'kub, këtë hadith, ndërsa ajo dinte edhe të lexonte Kuran, dhe kishte ardhur tek unë e m'u drejtua: "Ç'është puna e një hadithi që e kam dëgjuar se e ke thënë ti" (pastaj ia citoi hadithin). E Abdullah ibn Mes'udi iu përgjigj: "Ç'kam unë që s'e mallkoj atë që e ka mallkuar i Dërguari i Allahut……."[4]

Vëmë re se në këtë hadith ndalesa është shoqëruar me mallkim, gjë që tregon se një gjë e tillë është prej mëkateve të mëdha, por arsyeja pse ndalesa është drejtuar për femrat është, ngase një dukuri e tillë ishte më e përhapur tek ato. Megjithatë një vendim i tillë sheriatik vlen njësoj edhe për meshkujt, prandaj le të jetë kjo çështje e kristalizuar mirë, e të mos merret pretekst nga dikush që t'i tolerojë vetvetes të marrë një veprim të tillë.

Prandaj, duke u bazuar në këtë hadith të saktë e të qartë, por edhe në shumë të tjera të ngjashme, dijetarët kanë konstatuar me konsensus se tatuazhi është i ndaluar rreptësisht-haram, ngase nuk ka asnjë arsye që e detyron njeriun të bëjë një gjë të tillë.

**Madje, edhe mjekët vënë në dukje dëmet dhe efektet anësore që shkaktohen nga një ndërhyrje e tillë**

Gjatë përzgjedhjes së këtij hadithi, vura theksin mbi tatuazhin, ngase kjo sot pothuajse është dukuria që po merr përmasa gjithnjë e më të mëdha, po edhe sepse nuk ka asnjë lloj mospajtimi në mes dijetarëve islamë në lidhje me këtë vendim sheriatik.

Madje, edhe në aspektin shëndetësor e mjekësor, mjekët vënë në dukje dëmet dhe efektet anësore që shkaktohen nga një ndërhyrje e tillë, pa pasur kurrfarë nevoje, në lëkurën e njeriut.

**2. Ndukja e qimeve të vetullave.** Në të njëjtin hadith që u theksua më lart, përmendet shprehja (Namisat edhe Mutenem-misat), që gjuhësisht shprehja (Nems) nënkupton "ndukjen e qimeve dhe tëhollimin e tyre".[5]

Ndërsa dijetarët e katër medhhebeve kanë mendime të ndara në lidhje me faktin se ç'ka për qëllim kjo "ndukja e qimeve".

Juristët hanefitë mendojnë se bëhet fjalë për ndukjen e qimeve që bën gruaja për t'iu zbukuruar të huajve (jo bashkëshortit të saj), pa pasur nevojë dhe pa qenë e domosdoshme, ngase nga kjo ndukje ajo ndien dhimbje dhe persekutohet, po, nëse e bën këtë veprim për t'iu zbukuruar bashkëshortit të vet, s'ka të keqe që t'i heqë ato qime që ka në fy-

tyrë, madje edhe nëse këtë e bën nga vetullat e saj.[6]

Malikitët mendojnë se çdo ndukje e qimeve në fytyrë është e ndaluar, ngase me të bëhet ndryshimi i krijimtarisë së Allahut.

Shafiitët mendojnë se është e ndaluar ndukja e qimeve të vetullave për t'i tëholluar që të marrin forma të ndryshme me qëllim të zbukurimit, nëse këto bëhen pa lejen e burrit; dhe, bazuar në këtë, konstatohet se, nëse gruaja e bën këtë me lejen e burrit, atëherë lejohet.

Por hanbelitët në mendimin më të saktë të tyre konsiderojnë se ndukja e qimeve të vetullave ose të fytyrës ndalohet nëse bëhet nga femrat me qëllim që të shfaqen në një formë që nuk e kanë, ose nëse e bëjnë këtë gjë me synimin që t'u përngjasin grave të pandershme.

Duke u bazuar në mendimet divergjente, shumë dijetarë bashkëkohorë kanë ardhur në përfundimin që lejohet ndukja ose heqja e qimeve në mustaqe e në mjekër, ose eventualisht ndërmjet vetullave, nëse ato janë të mëdha tej mase,ose të bashkuara fare, ngase gjëra të tilla konsiderohen të meta për femrat, por jo të bëhet tëhollimi i tyre deri në atë masë, sa të deformohen fare, ose t'u ngjajnë atyre femrave që nuk njihen se kanë frikën e Allahut.[7]

### Mbjellja e flokëve, nëse kanë rënë nga ndonjë sëmundje ose vetvetiu, shumë prej dijetarëve e lejojnë

Ndërsa, për sa i përket mbjelljes së flokëve, nëse kanë rënë nga ndonjë sëmundje ose vetvetiu, shumë prej dijetarëve një gjë të tillë e konsiderojnë të lejuar.

**3. Tërheqja e lëkurës së fytyrës, heqja e shtresës së sipërme të lëkurës së fytyrës** (për ta ndryshuar fizionominë e jashtme), **rikonstruktimi i hundës, veshëve, dhëmbëve, zgjerimi bebëzës së syrit ose zvogëlimi i saj; -** që të gjitha këto ndërhyrje plastike - zbukuruese janë të ndaluara-haram. Këtë vendim e ka marrë Akademia e Fikhut Islam në seancën e saj të 18, mbajtur më 9-14 korrik, 2008 në Malajzi.[8]



Në këtë seancë është theksuar: "Për të qenë i lejuar operacioni plastik, duhet t'i plotësojë patjetër këto kushte:

a) Që operacioni të realizojë një interes që Sheriati islam e ka në konsideratë, si rikthimi në funksion i ndonjë organi, rregullim i një të mete, ose rikthimi i një organi në krijimtarinë e tij të natyrshme;

b) Që nga operacioni të mos shkaktohet ndonjë dëm që është më i madh sesa dobia që shpresohet nga ai, e këtë gjë e konstatojnë ekspertët mjekësorë, por edhe të besueshëm;

c) Që ndërhyrja kirurgjikale të bëhet me lejen e të sëmurit;

ç) Që të mos ekzistojë asnjë rrugë tjetër për shërim, që të ketë efekte më të vogla negative se vetë operimi;

d) Dhe, që ky operim i kësaj natyre të mos bjerë ndesh me ndonjë tekst sheriatik, siç theksuan në hadithin që interpretuam më herët.[9] Nga gjithë kjo që u shtjellua këtu, jemi munduar të vëmë në pah konceptin islam se Allahu synon që ne të ruajmë natyrshmërinë e konstruktit tonë, si deshi të na krijonte Ai, e të mos e shkëmbejmë këtë dhunti të përkryer të Tij me çfarëdo lloj "oferte" mashtruese që na mundësohet nga ata që nuk ua vënë veshin fare kufijve të së lejuarës e së ndaluarës në Legjislacionin Hyjnor.


*Referencat*

1. Fi dhilalil Kur'an, Prof. Sejjid Kutub (fq. 393\6). Daru Shuruk Bot. i 35. Kajro -2005.
2. Dirasat fikhijje fi kadaja tib-bij-je muasireh, grup autorësh (523-555\2), Bot. i parë 2001. Daru Nefais. Jordani.
3. Fjalor fjalësh dhe shprehjesh të huaja, Mikel Ndreca, (fq; 684), Prishtinë. 1986.
4. Shih:Tekmilet fethul-mulhim fi sherh Sahih Muslim, Muhamed Tekijj El-Uthmani (Had. nr: 2125, fq 116\4) Bot. i parë. 2006. Darul Kalem. Damask.
5. El-kamus el-Muhit, Fejruz Abadi, (fq; 585), Bot: i dytë. 2003. Dar Ihjau Turath El-islamij. Bejrut.
6. Hashijet ibn Abidin, Ibn Abidin (fq; 373\6). Bot.I dytë. 2003. Dar El-kutub El-ilmijje. Bejrut.
7. Dirasat fikhijje fi kadaja tib-bij-je muasireh, Grup autorësh (523-555\2), Bot. i parë-2001. Daru Nefais. Jordani. Pastaj, Hallalli dhe harami, Dr. Jusuf Kardavi (fq;102). Prishtinë. 2002.
8. Karar Mexhma' Fikhul Islamij, Senca e 18, mbajtur më 14 korrik,2008. Malajzi.
9. Ibid.

# Aborti nën prizmin fetar

Hatixhe Ahmedi

**“Dhe mos mbytni njeriun që All-llahu ka ndaluar (mbytjen e tij), përveç me drejtësi (që e kërkon sheriati). E kush mbytet pa të drejtë (pa faj), kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë (të kërkojë drejtësinë), e ai të mos kalojë kufirin në mbytje derisa ai është i ndihmuar (prej Zotit)” (Isra, 33).**

### Çka nënkupton aborti?

Aborti nënkupton eliminimin e embrionit nga mitra e nënës, më thjesht të copëtuarit dhe mbytja e tij me anë të mjeteve apo pirjes së gjërave të ndryshme, ose rënia e tij nga lëndimi. Me fjalën embrion nënkuptojmë fillimin e zhvillimit të foshnjës nga sperma e mashkullit dhe vezoret e femrës, që vendoset nga dita e parë në mitrën e nënës. Dikur aborti zhvillohej në mënyra të ndryshme, duke përdorur mjete dhe ilaçe kurse sot realizohet me mjete mjekësore, me anë të operacioneve që shkaktojnë copëtimin dhe shkatërrimin e embrionit.

### Koha kur filloi të diskutohej aborti

Në Kuranin famëlartë dhe në Hadithet e shenjta nuk mund të themi se kemi ndonjë ajet dhe hadith që flet kryekëput për këtë temë, ose më thjesht, aborti nuk është cekur drejtpërsëdrejti, ose çfarë dënimi ka ajo që vret me dëshirën e vet embrionin e sapokrijuar në mitrën e saj. Nëpër librat e Fikhut kjo temë shqyrtohet duke filluar nga fundi i shekullit të parë hixhri, së pari zë vend në kapitujt e së drejtës së ndëshkimit, ku bëhet fjalë për mbytjen me qëllim apo pa qëllim të embrionit. Pastaj kjo temë u shtjellua nga katër imamët muxhtehidë, që dhanë mendimin e tyre me anën e ixhtihadit pas shekullit të katërt hixhri, duke diskutuar se deri kur dhe për cilat arsye lejohet heqja e embrionit nga mitra e nënës, ose më saktësisht deri në ç’kohë është i lejuar (xhaiz) aborti. Kjo temë u shtjellua nga të katër imamët e medhhebve, për se secili nga prej tyre dha mendimin e vet, që do ta shpjegojmë më detalisht në vijim.

Në Kuranin famëlartë ndalesën e abortit mund ta nxjerrim në shprehjen univarsale p.sh. “ve’dul- benat”, ku bëhet fjalë për “varrosjen e vajzave të gjalla”, duke i mbytur ato. Dijetarët kanë përfunduar se këto fjalë, edhe pse nuk flasin krykëput për mbytjen e embrionit po në mënyrë universale, kuptohet se ka të bëjë me këtë temë. Gjithashtu kjo temë në veçanti saktësohet në ajetet që flasin për “mbytjen e padrejtë të njerëzve e që (është e ndaluar)”, e në këto ajete përfshihet edhe mbytja e embrionit.

1. Në suren El-En’am, ajeti 98, Allahu thotë: “Ai është që ju krijoi (filloi) prej një njeriu; aty (mbi tokë) jetoni (qëndroni) dhe nën të do të pushoni. Ne i sqaruam argumentet një populli që di të kuptojë.” Në këtë ajet Allahu thotë se njerëzit i ka krijuar nga një njeri. Se njeriu një kohë qëndron në mitrën e nënës, na tregon edhe ajeti 151 po në këtë sure, ku thuhet: ”të mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë…mos e mbytni njeriun, sepse mbytjen e tij e ndaloi All-llahu, përpos kur është me vend”. Pra, ndalohet rreptësisht mbytja e njerëzve (nefs) dhe e fëmijëve (evlad).

Embrioni gjithashtu hyn në radhën e njerëzve “nefs”, krijesë që ka shpirt e në këtë rast bëhet fjalë për fëmijën (veled-evlad) që kryekëput hyn në këtë kontekst.

2. Në suren Mumtehine, Allahu thotë: “O Pejgamber, kur të vijnë besimtaret që të japin besën se: nuk do t’i shoqërojnë asnjë send All-llahut; se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t’i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të gënjejnë me ndonjë shpifje për (fëmijën



e huaj që kanë marrë) se është i tyre; dhe se nuk do të të kundërshtojnë në atë që i urdhëron, atëherë, prano zotimin e tyre dhe lute All-llahun t'i falë ato, se All-llahu është mëkatfalës dhe mëshirues." Pejgamberi a.s. kërkoi të betoheshin gratë dhe t'ia jepnin fjalën për mosveprimin e disa gjërave të ndaluara (gjynaheve) dhe krimeve (xhinajetun), në mesin e këtyre gjynaheve dhe krimeve (xhinajeh) është edhe "mbytja e fëmijëve". Në këto ajete bën pjesë edhe embrioni i fëmijës në mitrën e nënës.

As në hadithet e Pejgamberit a.s. gjithashtu nuk është përmendur tema rreth pengimit të shtatëzënisë, eliminimi dhe mbytja e embrionit me dëshirë. Kur përmendet tema e "azlit" (të derdhurit e spermës jashtë mitrës së gruas), nuk bëhet fjalë për mbytjen e embrionit, po për pengesën e bashkimit të spermës me vezore, që në kohën e Pejgamberit a.s. quhej "mbytje e fshehtë". Disa dijetarë të fikhut (fakihë) këtë çështje e ndërlidhin me "fryerjen e shpirtit"; atëherë kur embrioni bëhet i gjallë dhe merr formën e vet, në atë situatë e ndalojnë abortin me dëshirë, pos nëse rrezikohet shëndeti i nënës.

Rastet e aborteve apo dështimeve të embrionit kanë ngjarë në kohën e Pejgamberit a.s. dhe në kohën e halifëve të drejtë (hulefai rrashidinëve), por kjo kuptohet, nuk ka të përbashkët me abortin e ditëve të sotme, veçse me abortin që shkaktohet nga lëndimi.

Veprimi i abortimit përmendet në një rast në një hadith, të cilin e transmeton Ebu Hurejre, ku thuhet: "Derisa rriheshin në mes tyre dy gra nga fisi Hudhejl, njëra prej tyre e gjuajti tjetrën me gurë dhe mbyti atë dhe foshnjën në barkun e saj. Me këtë rast lënda për procedurë gjyqësore u ngrit tek Pejgamberi a.s., i cili gjykoi dhe mori aktvendimin: "Dija e fëmijës së saj është pesë deve, dhe dijen e gruas së vrarë duhet ta paguajë familja e vrasëses 100 deve."[1]

Ndërsa në kohën e Hulefai Rrashidinëve (Prijësve të Drejtë) kemi një rast kur Imam Bejhekiu na rrëfen se një ditë Omer Ibn Hattabi r.a. kishte ftuar një grua të vinte tek ai. Kur dëgjoi për këtë, ajo u frikësua pa masë duke thënë: "E mjera unë, ç'ka Omeri me mua"!? Derisa ishte duke shkuar rrugës, nga frika se pse e kishte ftuar Omeri r.a. në rezidencën e tij, ajo abortoi foshnjën, e cila, pas një vaji të shkurtër, vdiq menjëherë."

## Aborti sipas shkencës së Fikhut

Në shkencën e Fikhut dispozitat ndahen në detyrime (farz), detyra të dorës së dytë pas farzit (vaxhib), të rekomanduara (mendub), të lejuara(mubah), të papëlqyeshme (mekruh) dhe të ndaluara (haram). Dijetarët e Fikhut i kanë analizuar veprat duke u bazuar në këto dispozita kryesore dhe largimin apo shkatërrimin e embrionit e kanë shpjeguar duke e ndarë në dy alternativa:

A lejohet (xhaiz) apo nuk lejohet?

Ndëshkimi që duhet të aplikohet kur shkaktohet aborti me qëllim apo nga lëndimi.

Për sa i përket shkencës së Fikhut, në lidhje me abortin ajo është e bazuar në faktin se duhet të përcaktohet nëse embrioni është i gjallë dhe është formuar si njeri. Kur vërtetohet se embrioni është formuar në formën e njeriut, i është dhënë shpirti, në këtë rast asnjë dijetar i Fikhut nuk e lejon nxjerrjen e tij; meqë dihet fort mirë se Islami e ndalon mbytjen e njeriut, gjithashtu ndalon edhe pengimin e lindjes së fëmijës, i cili tashmë e ka marrë formën e njeriut, pra i është dhuruar shpirti. Duke u bazuar nga këto që thamë, shihet se kjo është një ndalesë e rreptë. Nëse disa dijetarë të Fikhut, edhe pas kësaj periudhe (d.m.th. pas 120 ditësh) kanë lejuar abortimin, atëherë mund të supozojmë që këta dijetarë të Fikhut ose nuk kanë pasur dije të mjaftueshme rreth kësaj fushe, ose kanë marrë dije të gabueshme mjekësore rreth "botës së embrionit".

## Dituritë e mangëta dhe të gabueshme

Imam Gazaliu, i cili njihet si ekspert i lëndës së Fikhut, në librin e tij të njohur "Ihjau ulumiddin", kur e përmend çështjen e "azlit", thekson edhe eliminimin e embrionit, duke e shpjeguar në këtë mënyrë:

Imam Gazaliu thotë se "azli" nuk i përngjan varrosjes së vajzave për së gjalli (ve'd), sepse me "azlin" nuk shkatërron një gjë të formuar, por e parapengon, ndërsa largimi ose shkatërrimi i asaj që është krijuar dhe formuar, ndalohet.

Ky embrion kalon nëpër etapa të ndryshme, derisa të formohet plotësisht.

E para etapë apo formimi i parë është kur sperma e mashkullit hyn në mitrën e gruas dhe përzihen e formohet një lëng që i jep leje për jetë frytit. Prishja e kësaj forme të bashkimit është krim (xhinajeh).

Pastaj kur ky lëng trashet dhe vjen në formën e copës së mishit, eliminimi i tij është krim (xhinajeh) edhe më i madh. Kur i fryn meleku i shpirtit dhe merr formën e njeriut, krijohet dhe formësohet plotësisht, në këtë rast krimi (xhinajeh) bëhet edhe më i madh. Ndërsa krimi arrin kulmin duke u bërë edhe shumë më i madh kur embrioni nxirret i gjallë nga mitra e nënës dhe mbytet…. Fillimi i krijimit të njeriut nuk është vetëm kur ndahet sperma e mashkullit, veçse arrihet kur ajo depërton në mitrën e nënës dhe përzihet me ujin e gruas", - thamë kështu, sepse fëmija nuk krijohet vetëm nga uji i mashkullit, porse nga përzierja e lëngërave të çiftit. Kjo formohet nga bashkimi i ujit të çiftit ose nga uji i mashkullit dhe nga gjaku i menstruacioneve të femrës.[2]

Imam Gazaliu ka vdekur në vitin 505 (1111), d.m.th. në fillimin shekullit VI hixhri. Sipas asaj që na mësoi më sipër, Imam Gazaliu na shtyn që tani duhet të shohim si erdhi në një përkufizim të tillë dhe në çfarë mënyre i kanë vlerësuar dijetarët e tjerë të Fikhut dispozitat e tyre rreth embrionit:

Nëpër shumë burime fetare hasim tek dijetarë të ndryshëm, si shembulli i Imam Gazaliut, që spermën e mashkullit dhe vezoret e femrës i quajnë ujë (ma'), e dihet shumë mirë se fëmija krijohet nga këta dy komponentë.

Kur kryhet përzierja e dy ujërave (ma'), e quajnë si diçka të gjallë në vend që ta quajnë ekzistencë, ose gjëja e cila përgatitet që më pastaj t'i jepet shpirti, pra edhe vetë bashkimit të vezës, ose formimin e saj e quajnë gjallesë.

Pas bashkëdyzimit të vezës, që gjithashtu përshkruhet në Kuran e thuhet se pastaj vijnë fazat e tjera, të cilat quhen "alekah" "gjak i ngjizur" dhe "mudgah" "copë mishi". Shkencat mjekësore as sot nuk na mësojnë për gjakun e ngjizur dhe formimin e një cope mishi të pashpirt.

Gjithashtu edhe fakti se embrioni krijohet nga uji që del nga mashkulli dhe nga uji i femrës, ose nga gjaku i menstruacioneve të femrës, janë njohuri që nuk përputhen me mjekësinë bashkëkohore.

Rreth fryrjes së shpirtit, kemi një hadith që do ta citojmë më poshtë, ndërsa se me cilat punë do të merret dhe nga çfarë do të ndikohet njeriu pas krijimit - nuk kemi njohuri rreth kësaj dispozite.

Në bazë të gjithë këtyre njohurive të mangëta, merr fuqi mendimi i Imam Gazaliut se qysh nga vendosja e spermës në

mitër dhe bashkimi i saj me vezoret, nënkuptohet "fillimi i krijimit të një njeriu" dhe shkatërrimi i saj përbën një krim. Kjo na bën të kuptojmë se vërtetohet një e vërtetë, e cila është më se e qartë.

### Hadithi që ka të bëjë me fryrjen e shpirtit

Në një hadith që transmetohet në dy koleksionet e mëdha të hadithit, atë të Buhariut dhe të Muslimit, kur Pejgamberi a.s. po shpjegonte krijimin e njeriut dhe caktimin e tij (kaderin), ai pati thënë kështu: "

"Secilit nga ju krijueshmëria e tij në barkun e nënës së tij i zgjat 40 ditë derisa të formohet, pastaj aty në të njëjtën kohë (periudhë) ky embrion formohet në "alaka", në gjak të ngjizur, pastaj në të njëjtën periudhë formohet në "mudga", copë mishi. Pastaj dërgohet meleku e i fryn shpirtin e tij dhe i jep urdhër (i cakton) katër gjëra: Furnizimin (rrësk), ditën kur do të vdesë (exhel), punët që do t'i veprojë (amel) dhe gjendjen e tij në jetën e Përjetshme; e shkruan se a do të jetë banor i Xhennetit apo i Xhehennemit."[3]

Kur hasim në transmetime të tilla, duhet të shtjellojmë patjetër mirë përmbajtjen e hadithit (metn), atëherë duhet të shohim transmetuesin e parë zinxhiror nga Pejgamberi a.s., duhet të themi se "kanë gabuar ose janë ngatërruar", sepse në të kundërtën gjërat që bien në kundërshtim dhe shpjegimet që nuk përputhen me të vërtetën e ndeshen me Pejgamberin a.s., një mysliman është e pamundur t'i pranojë. Rreth zhvillimit të embrionit në barkun e nënës, flitet gjithashtu në Kuran në suren Mu'minun, ajeti 14: "Më pas, atë pikë uji e bëmë copë gjaku, e atë gjak të ngurtë e bëmë copë mishi, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, dhe eshtrave ua veshëm mishin, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër (me shpirt). I lartë është Allahu, më i miri Krijues"! Pra këtu flitet për një zhvillim të njëjtë sikur që bëhet fjalë në hadithe. Kjo ndodh, ngaqë është një argument dhe rikujtim (ibret) për njerëzit, që të kuptojnë se Allahu i Madhëruar ekziston, krijon, bashkon, ka vullnet dhe forcë, prandaj këto ajete janë gjurmë që përshkruajnë madhështinë e tij Hyjnore.

Transmetuesit e haditheve (ravinjtë) disa fjalë nuk i kanë transmetuar origjinal, ashtu sikur kanë dalë nga goja e Pejgamberit, d.m.th. kanë gabuar në renditjen e fjalëve dhe jo në përmbajtje. Rreth mosdyshimit të tillë ndaj haditheve dhe shkakut të nxjerrjes së kësaj dispozite, na mundësohet të kuptojmë nga pikat që do t'i citojmë më poshtë- e që nënkuptojnë rëndësi të veçantë duke i hapur rrugën së vërtetës:

Numrat që na paraqiten rreth fryrjes së shpirtit janë të ndryshëm, duke filluar nga 40, 42, 45 dhe 120 ditë. Dihet se meleku i fryn shpirtin në një kohë të kufizuar tek të gjithë, prandaj, sipas kësaj, të merren si të sakta që të gjitha, është e pamundur.

Të përcaktuarit e gjinisë nga ana e Krijuesit pas 40 ditësh është i papërputhshëm me të vërtetat që sjell shkenca, sepse gjinia e fëmijës sipas arritjeve të tanishme përcaktohet dhe vërtetohet qysh nga ditët e para të shtatzënisë (shembull kur kryhet fekondimi artificial me anë të injeksioneve).

Specialistët e mjekësisë së kësaj dege na e bëjnë të ditur se zemra e fëmijës fillon të rrahë në fundin e javës së tretë të shtatzënisë, në ditën 24-25 fillojnë të krijohen sytë dhe veshët, gjithashtu filizat e krahëve dhe të këmbëve, ndërsa në ditën e 30 krijohet lensa e syve, në ditën e 36-42 krijohen boshllëqet apo ndasitë në mes gishtave të këmbëve e të duarve si dhe ana e jashtme e veshit do të jetë formuar.

Shtjellimi i këtyre haditheve në këtë rast lidhet me faktin se "kur e kemi fjalën për abortin, duhet të kursehemi shumë", edhe pse nuk kanë të përbashkët asgjë me abortin, sepse flasin për krijimin (halk) dhe caktimin (kader). Për këtë shkak dijetarët e hadithit (hadithologët) këtë hadith e kanë radhitur duke e transmetuar në kapitujt "Krijmi-(Halk)" dhe "Caktimi-(Kader)".

Tani na mbetet të shohim se a e lejojnë fukahenjtë (dijetarët e Fikhut) abortin, duke u bazuar në dispozitat e tyre të Fikhut, sipas njohurive të tyre (akl) dhe njohurive bazë të transmetuara nga Pejgamberi a.s. (naklul- hadith). Pra, se në cilat argumente janë mbështetur dijetarët e medhhebeve, për këtë do të japim një përmbledhje që vijon:

### Medhhebi Hanefi

Ky medhheb ka vendosur rregullën-dispozitën se nuk lejohet shkatërrimi i embrionit pas 120 ditësh, ndërsa për sa i përket faktit nëse lejohet para 120 ditësh, dalin dy mendime të ndryshme. Grupi i parë e lejon; ky grup e lejon duke u mbështetur në hadithin që e përmendëm më lart, se para 120 ditësh nuk është krijuar ende diçka që i përket fëmijës, nuk ka diçka që ka të përbashkët me njeriun, por vetëm gjak, copë mishi, nuk janë bërë ende të qarta organet, d.m.th. këta dijetarë janë deklaruar prerazi që ende nuk ka formim të një krijese që ka shpirt.[4]

Grupi i dytë nuk e lejon abortin. Ky mendim i dijetarëve të Fikhut të medhhebit hanefi bazohet në faktin se, pa pasur ndonjë arsye dhe shkak të fortë, nuk lejohet shkatërrimi i fetusit (embrionit) edhe para 120 ditëve; sepse, kur kryejmë ritualin (ibadetin) e Haxhit dhe kur haxhiu i vesh ihramet, i ndalohet mbytja e çdo gjallese (gjuetia), bile edhe thyerja e vezës së zogut, "veza është bazë- themel i zogut, zogu krijohet nga veza", prandaj, duke u bazuar në këtë dispozitë, nuk



e kanë parë të lejueshme. Edhe në këtë rast mbytja apo abortimi i fetusit nënkupton të bëhet gjynah, porse vepruesi i këtij gjynahu nuk e mbart gjynahin dhe fajin sikur të atij që mbyt një njeri që lind dhe jeton një kohë.[5] Në librin El Fetava el- Hanijje, janë dhënë dy shembuj që pasqyrojnë arsyen e fortë të abortit ose "arsyen që paraqet rëndësi dhe lejon abortin", e ato janë:

Nëse një grua që e ka fëmijën në gji, mbetet shtatzënë dhe për këtë i ndërpritet qumështi, e burri i saj nuk ka të holla për të paguar me qira një grua që do t'i jepte gji fëmijës, kurse fëmija që thith, ka gjasa të vdesë nga uria; në këtë rast lejohet abortimi i embrionit i cili nuk ka mbushur ende 120 ditë dhe është ende në formë gjaku, në mënyrë që ta shpëtojë një fëmijë që ka ardhur në jetë.

Shihet nëse fëmija mbetet në gjysmë të rrugës dhe nëse ka mundësi të lindë apo nuk ka mundësi të lindë: në qoftë se fëmija ka vdekur në barkun e nënës, nxjerrja e tij duke e copëtuar (abortimi) lejohet. Në qoftë se fëmija është gjallë, ta nxjerrësh atë duke e copëtuar (aborti) për ta shpëtuar nënën, nuk lejohet; sepse këtu dy shpirtra janë të njëjtë dhe ai që mbytet, nuk e meriton dhe nuk ka faj ndaj saj.

Sikur që shihet më lart, grupi i dijetarëve të medhhebit Hanefi, të cilët e lejojnë abortin para 120 ditësh, mbështeten në njohuri të gabueshme rreth asaj se krijesa që gjendet në mitrën e nënës, është njeri apo një grumbull gjaku ose copë mishi. "Derisa embrioni nuk lëviz në mitrën e nënës, dhe kjo lëvizje nuk shkaktohet nga gazrat po nga fëmija që është brenda, nuk mund të vendoset se ka fëmijë". Nëse themi kështu, kjo është një mungesë e madhe e njohurisë. Dihet shumë mirë se në ditët e sotme, pas pesëmbëdhjetë ditësh, pas kontrolleve dhe testeve, merret vesh nëse ka fëmijë në mitrën e nënës apo jo; gjithashtu dihet se qysh në katërdhjetë ditët e para krijohen shumë organe dhe dallohen qartë. Në saje të këtyre njohurive, të japësh fetva në ditët e sotme se sipas medhhebit Hanefi, lejohet abortimi i fëmijës para 120 ditësh, është e pamundur, një fetva e tillë numërohet si pjesëmarrje apo përkrahje në krim.

## Medhhebi Maliki

Dijetarët e medhhebit Maliki nuk e lejojnë mbytjen dhe abortimin; ky vlerësim nga ana e tyre shihet qartë në librin Derdir.[6]

## Medhhebi Shafii

Disa nga fukahenjtë që i japin dispozitat e tyre sipas këtij medhhebi, lejojnë abortimin duke u bazuar në pika të njëjta sikur -u bazuan dijetarët e medh-hebit Hanefi- por derisa këta e lejuan, disa dijetarë tjerë, si Imam Gazaliu, e ndaluan rreptësisht duke e bërë haram, dhe mendimi e pikëpamja e fundit janë pranuar nga ky medhheb.[7]



## Medhhebi Hanbeli

Sipas mendimit të dijetarëve të fikhut Hanbeli, nuk lejohet abortimi i fëmijës pas katërdhjetë ditësh. Ndërsa dijetarët e Fikhut të këtij medhhebi që e lejojnë abortimin para katërdhjetë ditësh- janë të bazuar në pikat e mëparshme- që, siç e shpjeguam, janë njohuri të mangëta.

Imami i medhhebit Zahirijje Ibën Hazmi, nënën që aborton fëmijën para 120 ditësh e dënon me ndëshkim financiar (xheza' malijje), ndërsa asaj që aborton pas 120 ditësh, sipas këtij imami, duhet t'i zbatohet mbytja (kisas) ose të realizojë dijen, e cila në terminologjinë e jurisprudencës islame quhet girre (Girre quhet pagesa në vlerë pesë deve, ose si kundërvlerë pesëdhjetë dinarë ari, ose pesëqind dërhemë argjend). Ky qëndrim i tij na bën të kuptojmë se ai është kundër abortit të fëmijës qysh nga dita e parë.[8]

Prandaj në fenë tonë ndalohet rreptësisht aborti pa arsyet që u cekën më lart, ndërsa veprimi i tillë konsiderohet haram (vepër e ndaluar). Aq më shumë kur bëhet fjalë për mbytjen e fëmijës që është në mitrën e njeriut, nga frika e varfërisë, sepse nënkupton të veprosh ndaj shpirtit që nuk posedon të drejtë, në këtë rast ke kryer një krim (xhinajeh) duke mos i dhënë të drejtën e fëmijës, prandaj kjo vepër hyn në gjynahet e mëdha. Në hadithin që transmetohet në Kutubussitte: "Njeriu në barkun e nënës 40 ditë qëndron si spermë (nutfe), pastaj shndërrohet në embrion (aleka) edhe në këtë formë qëndron 40 ditë, më pastaj shëndërrohet në copë mishi (mudga) dhe në këtë formë mbetet 40 ditë. Pas kësaj i jepet shpirti". Prandaj dijetarët abortin e lejojnë vetëm për dy arsye të forta, siç i përmendëm më lart, duke filluar prej muajit të parë e deri në muajin e katërt.[9]


*Referencat*

1. E drejta familjare në Islam, Grup autorësh, botim i Mexhlisi Shura BIM, 1996.
2. Imam Gazali, "Ihjau Ulimiddin".
3. Buhari, "Babu Bed'ul- halk" 6, dhe Muslim, "Babul Kader".
4. Ibën Abidin III, 176 dhe Ibën Humam, II, 495.
5. El- Fetava el- Hanijje, III, 410.
6. Derdir, II, 266- 267.
7. Shebramel, VI, 179.
8. Muhalla', XI, 31 dhe Zejdan el- Mufessal, III, 119- 127.
9. Reddul Muhtar.

# Vlera e punës në fenë islame

**Prof. Dr. Ahmed Umer Hashim**

Islami është fe e punës; këtë e vërtetojnë shumë ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s.. I Lartësuari thotë: "Ai është që tokën jua bëri juve të përshtatshme, prandaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm te Ai është e ardhmja". (Suretu El-Mulk, 15).

Syneti i Muhamedit a.s. sqaron se, ajo që fiton myslimani me dorën e tij, llogaritet puna më e ndershme që mund të bëjë. Imam Buhariu transmeton nga Mikdadi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka ngrënë askush ushqim më të mirë, sesa ai që ushqehet nga puna e duarve të tij, si dhe pejgamberi i Allahut, Davudi a.s. kishte ngrënë nga puna e duarve të tij".




### Puna ëshë krenari islame

Prandaj, Islami i mbikëqyr pasuesit e tij me dinjitetin njerëzor, i udhëzon ata për krenari islame dhe ngritje me përparim e zhvillim të vazhdueshëm. Puna që bën myslimani, pa marrë parasysh se çfarë është, e madhe apo e vogël, - është më e mirë tek Allahu xh.sh. sesa të kërkohet lëmoshë nga njerëzit. Imam Buhariu transmeton nga Abdullah ibn Zubejri, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Po qe se ndonjëri prej jush e merr litarin e tij dhe shkon në mal, e pastaj kthehet i ngarkuar me dru mbi shpinën e tij, mandej e shet atë, Allahu xh. sh. fytyrën e atij myslimani do t'ia mbrojë me vet punën e tij. (E kjo punë e ndershme) është më e mirë sesa të kërkojë lëmoshë prej njerëzve, nëse ata i japin apo e refuzojnë".

Përderisa u bë e qartë se puna ka këtë vlerë kaq të madhe, Allahu xh.sh. sqaroi kushtin e vërtetësisë së punës dhe qëllimit të tij. Kushti i vërtetësisë së punës është kryerja e obligimeve fetare, në mënyrë që puna që bën myslimani, të mos jetë në kundërshtim me to. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e All-llahut, por edhe përmendeni shpeshherë All-llahun, kështu që të gjeni shpëtim". (Suretu El-xhumua, ajeti 10).

Orvatja e myslimanit duhet të jetë për Allahun xh.sh., ngase Atij I takon i tërë nderi e respekti. Të mos jetë puna pengesë e përmendjes së Allahut xh.sh., po përkundrazi (Urdhrat e Tij) duhet të shoqërohen me përkushtimin më të madh, duke I përmendur Atë dhe duke pasur drojën e Tij. Kur puna bie në kundërshtim me ndonjë obligim fetar, atëherë besimtari duhet t'i përkushtohet atij obligimi, dhe kurrsesi ta lërë atë e të jepet pas tregtisë, sepse ajo që është tek Allahu, është më e mirë. Me një rast Pejgamberi a.s. ishte duke ligjëruar në hytbe ditën e xhuma, kur papritmas erdhi një karvan tregtarësh nga Shami, të cilin e drejtonte Dihjetu ibn Halife El Kelbi. Në atë kohë, varfëria kishte prekur shumicën e popullit të Medinës.

Në këtë karvan kishte edhe artikuj ushqimorë, për të cilët populli kishte nevojë të madhe, prandaj, me arritjen e karvanit, filloi të binte tupani si shenjë lajmërimi. Pikërisht në kohën kur Pejgamberi a.s. ligjëronte në hutbe, disa njerëz, duke e lënë Pejgamberin a.s. në këmbë, dolën me shpejtësi, e Pejgamberi a.s. atyre që mbetën në xhami, u tha: "Po t'ju bashkoheshit edhe ju atyre e të mos mbetej askush prej jush në xhami, atëherë lugina (i tërë qyteti) ishte përfshirë nga zjarri. Allahu xh. sh. e urdhëroi të dërguarin e Tij, që ata myslimanë, të cilët e braktisën atë, t'i edukoj dhe t'i qortoj, pasi u kthyen në xhami: "Po, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë aheng mësyjnë atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: "Ajo që është tek All-llahu, është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e All-llahu është furnizuesi më i mirë!". (Suretul xhumua, ajeti 11).

Kur feja islame nxiti për punën dhe kur punëtorëve u dha një vend të merituar, - punën e vendosur në kuadër të mburojës nga çdo nivel i ulët që mund të çrregulloj rendin shoqëror. Pra, puna mbrohet me ligjin shtetëtor, në mënyrë që të garantohet suksesi i punëtorëve. Feja islame rrethin e punës e ka zgjeruar, duke përfshirë edhe dobitë e çdo njeriu që punon aq sa mundet, për përmirësimin e jetës së tij dhe të shoqërisë islame. Në një hadith që e shënon Imam Muslimi në Sahihun e tij, transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka mysliman që mbjell një fidan dhe ha dikush prej tij, qoftë edhe nëse vjedh dikush, për mbjellësin është sadaka".

Njeriu që punon, përfiton për vete, po edhe për të tjerët. Ebu Musa transmeton hadithin, që e kanë shënuar Buhariu dhe Muslimi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo mysliman duhet të japë sadaka. Dikush nga të pranishmit i tha: E çka mendon, nëse nuk ka? Punon me duart e tij, ngase prej asaj pune ka dobi për vete, pastaj edhe jep sadaka, - u përgjigj Pejgamberi a.s.. Po nëse nuk gjen punë? - pyeti. Le t'i ndihmojë atij që ka nevojë, - ia ktheu. Po nëse nuk mundet? Le të urdhërojë për të mirë, - iu përgjigj. Po nëse nuk e bën atë? - Le ta ndalojë veten

nga e keqja, sepse edhe ajo është sadaka, -përfundoi".

Pejgamberi ynë na ka rekomanduar vazhdimin e punës në jetën e përditshme, duke e nënvizuar vlerën e madhe të saj, qoftë ajo e madhe ose e vogël, qoftë ajo tregti apo diçka tjetër. Ebu Seid El-Huderi transmeton se Pejgamberi a.s. ushqente devenë vet, i riparonte këpucët vetë, i arnonte teshat, pastronte shtëpinë, kujdesej për delet, hante bukë së bashku me shërbëtorin, i ndihmonte atij në bluarjen e drithit, ashtu siç nuk turpërohej t'i bartte gjësendet e tij, nga tregu deri në shtëpi".

## Shembull i mirë është mbjellja e vlerave ideale

Të gjitha këto modele, e edhe shumë të tjera, krijojnë shembullin më të mirë, të cilin çdo mysliman duhet ta ketë në konsideratë, që të përfitojë një plan të drejtë për jetën e tij të përditshme. Ai shembull është, mbjellja e vlerave ideale, të cilat, nëse piqen në shoqëri, do të japin frytin e vetë përmes individëve dhe grupeve njerëzish, për të ngritur vlerën e punës. Feja islame i ngre punëtorët në nivelin e atyre që luftojnë në rrugën e Allahut, kushtimisht, nëse puna e tyre e bërë është në bazë të sinqeritetit. Mirëpo, nëse puna e tyre i përngjan asaj që bëhet sa për sy e faqe dhe për mendjemadhësi, atëherë vlera e asaj pune shkon në rrugë të shejtanit.

Një njeri kalon afër Pejgamberit a.s.. Shokët e tij vërejtën lëkurën e tij që i kishte rënë nga mundimet e tij në punë, dhe i thanë: O i dërguar i Allahut, sikur të ishte kjo në rrugën e Allahut? Resulullahu s.a.v.s tha: "Nëse ka dalë për të punuar për fëmijët e tij të vegjël , ai është në rrugën e Allahut. Kurse, nëse ka dalë për të punuar sa për sy e faqe e krenari, ai është në rrugën e shejtanit".

Për sa i përket fushës së punës dhe prodhimit në përgjithësi, feja islame me përkushtimin më të madh të mundur, është kujdesur në të gjitha fushat e punës dhe mënyrat e shfrytëzimit dhe të zhvillimit të prodhimtarisë. Për punën në bujqësi, Allahu i Lartësuar thotë: "Ai edhe tokën e bëri të shtrirë për krijesat. Në të ka pemë të llojllojta, ka edhe hurma me shporta të mbështjella. Edhe drithë me kashtën e tij edhe bimët aromatike (ose ushqyese). (Suretu Er-Rrahman, ajetet 10-12). Si dhe ajeti tjetër: "Dhe prej saj nxori ujin e saj dhe kullosat e saj". (Suret En-Naziat ajeti 31). Mandej në suren Jasin thuhet: "Dhe për ata është argument (për fuqinë e Zotit) toka e vdekur, të cilën Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drithë nga i cili ata hanë. Dhe në të Ne u kemi bërë kopshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime (uji). Kështu që ata të hanë nga ato fruta dhe nga ato që prodhojnë vetë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nuk falënderojnë?". (Suret Jasin, 33-35).

**Myslimanët e kanë kuptuar vlerën e angazhimeve në sipërfaqen e tokës, ashtu siç e kanë kuptuar edhe çmuarjen e punës, prandaj punën e kanë bërë të barabartë me xhihadin në rrugën e Allahut**

Enesi r.a. transmeton një hadith, që e kanë shënuar Buhariu dhe Muslimi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo myslimani që sharton një pemë ose e mbjell atë, e pastaj shpezët, njerëzit apo kafshët hanë fruta prej asaj peme, - do t'i shkruhet lëmoshë".

Shokët e Pejgamberit a.s. kishin kuptuar vlerën e punës dhe dobitë e saj, prandaj edhe vlerësonin se çdo përpjekje për punë mund të krahasohet me xhihadin.

Ibn Xhevzi, në librin e tij "Jeta e Omer ibn Hatabit", thekson se Omeri r.a. ka thënë: "Të vdes ndërmjet dy luginave apo në majë të bjeshkës, duke kërkuar me punë dhuntitë e Allahut, që ta mbrojë fytyrën time, është më e dashur tek unë sesa të vdes si luftëtar". Kjo deklaratë e Omerit r.a. nuk ka për qellim të zvogëlojë vlerën e luftës në rrugën e Allahut, por ka për qëllim shtytjen për punë, ngase, pa punë dhe pa dhënie nga pasuria, nuk mund të bëhet as lufta, dhe as do të shfaqej civilizimi.

Për punën në industri, Allahu i Lartësuar, këtë e përmend në disa ajete: "... Ne e kemi zbritur edhe hekurin në të cilin ka forcë të fortë dhe dobi për njerëz, ...". (Suretul-Hadid, 25).

"(I thamë) Puno këmishë të plota (nga hekuri) dhe ato thuri me saktësi. Dhe bëni vepra të mira (o familje e Davudit), se Unë vëzhgoj atë që punoni ju". (Suretu Sebe'e, ajetet 11-12). Mandej vazhdon ajeti tjetër: "... Nga leshi i egër i tyre, petka e shtroja, dhe t'i shfrytëzoni për një kohë. All-llahu, nga ajo që krijoi Ai, ju bëri edhe hije, e në kodra vendstrehime, edhe petka që ju mbrojnë prej të nxehtit dhe petka që ju mbrojnë në luftë. Ashtu All-llahu plotëson të mirat e Tij ndaj jush, në mënyrë që të dorëzoheni (të besoni)". (Suretu En-Nahl, 80-81).

Islami është dorëlirë në plotësimin e nevojave dhe kushteve të punëtorëve, ua shumëfishon sevapet atyre që marrin pjesë në punët e dobishme, e sidomos kur prodhojnë të mira për mirëqenien e vendit dhe ndërtimin e tij, ose prodhojnë mjete mbrojtëse, si armë lufte, ngase me to mbrojnë fenë, vetveten dhe atdheun e tyre.

Ebu Davudi transmeton nga Ebi Hamadi, se Muhamedi a.s. ka thënë: "Allahu xh.sh., për një shigjetë do t'i fusë në xhenet tre veta: Prodhuesin e shigjetës, i cili me mjeshtërinë e tij e llogarit të mirën, atë që gjuan me shigjetë, dhe bartësin e saj".

Rreth punës së tregtisë, feja islame i ruan të drejtat e njeriut, ua pastron pasurinë e tyre nga çdo fitim i paligjshëm, ashtu siç ka ndaluar ngrënien pa të drejtë, përveç nëse është tregti e bërë në bazë të marrëveshjeve. Allahu i Lartësuar thotë: "O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush, dhe mos mbytni veten tuaj (duke mbytur njëri-tjetrin). Vërtet, All-llahu është i mëshirueshëm për ju". (Suretu En-Nisa, 29).

Feja islame i ka nxitur njerëzit në përgjithësi, dhe ata me mendje të mprehtë në veçanti, që të merren me gjërat e



dobishme që gjenden në hapësirë, derisa të bëhet normalizimi i jetës.

## Tregtari i sinqertë, krahasohet me pejgamberë e shehidë

Allahu i Lartësuar thotë: "(Zoti im) I Cili për ju e bëri tokën si djep, për të mirën tuaj hapi rrugë nëpër të, lëshoi shiun prej së larti, e kjo mundësoi që të mbijnë bimë të llojeve të ndryshme. Hani dhe kullotni kafshët tuaja (nga ato bimë). Vërtet, për të gjitha këto (që u përmendën) ka argumente për ata që kanë mendje të shëndoshë". (Suretu Ta Ha, 53-54).

Feja islame e ka ruajtur pasurinë e njerëzve dhe tregtinë e tyre nga e keqja e mashtrimit dhe nga pasojat e gënjeshtrës, ashtu siç e ka mbrojtur nga uzurpatorët e pangopur dhe nga lakmitë e njerëzve. Prandaj edhe e ka quajtur tregtinë punë të ngritur mbi sinqeritet dhe besnikëri. Sepse, tregtari i sinqertë dhe besnik është numëruar në nivelin më të lartë të njeriut, saqë është krahasuar me pejgamberë e shehidë. Këtë na e vërteton hadithi, të cilin e transmeton Hakimi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tregtari i sinqertë dhe besnik, është i shoqëruar me pejgamberë, me të sinqertët dhe me shehidët".

Kurse në fushën e angazhimit rreth kultivimit të kafshëve shtëpiake, vëmë re se feja islame nuk ka anashkaluar asnjë lloj dobie nga përfitimet e tokës, të detit apo qiellit. Sepse, në to kemi ushqime, bimë, kafshë dhe shpezë, të cilat janë dhunti nga të përfitohet, por duhet pasur kujdes se si bëhet menaxhimi i tyre. Allahu xh.sh. thotë: "Nga kafshët (shtëpiake krijoi) edhe sosh për ngarkim (për t'u hipur) dhe sosh, prodhimi i të cilave përdoret për shtrojë (leshi i tyre) ose për therje. Hani nga ajo që All-llahu ju dhuroi, e mos ndiqni gjurmët (rrugët) e shejtanit, sepse ai është armiku juaj i hapur". (Suretu El-Enam, 142). Allahu xh.sh. në një ajet tjetër thotë: "Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i mbani (i vishni), e i sheh anijet si çajnë (lundrojnë) në të (me ushtimë e çajnë ujin në det). Jua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni (Zotin)". (Suretu En-Nahle, 14). Një ajet tjetër vjen në të njëjtën sure: "Zoti yt i dha instinkt bletës: "Ndërto shtëpi nëpër kodra (male), nëpër drunj (pemë) dhe nëpër çatitë që ndërtojnë ata (njerëzit). Pastaj ha nga të gjitha (llojet) frutat dhe futu nëpër rrugët e nënshtruara (e të mësuara) prej Zotit tënd. Nga barqet e tyre (të bletëve) del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim (bar-ilaç) për njerëz. Edhe në këtë ka arsye për atë popull që mendon thellë". (Suretu En-Nahl, 68-69).

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Delja është bereqet, deveja është krenari e familjes së saj, kuajt ndërlidhen me shumë të mira e begati deri në Ditën e Gjykimit".

Feja islame shpejton procedurën e punës dhe të prodhimit një hap e më parë, duke bërë lidhje në mes interesit individual dhe atij shoqëror. Pastron rrugët e punës nga veprat e pandershme, si përtacia, mashtrimi, monopoli, eksploatimi etj..

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush bën monopol të ushqimit për 40 ditë, është përjashtuar nga mëshira e Zotit, dhe çdo njeri që zgjohet i uritur në një vend, populli i atij vendi është i përjashtuar nga mëshira e Allahut të Lartësuar". (Transmeton Ahmedi).

Kështu, ne shohim se si feja islame ka drejtuar tërë forcën e mundshme dhe të gjitha mundësitë për t'i plotësuar nevojat e shoqërisë. Prandaj, çdo mysliman duhet të sakrifikojë sa të mundet për lumturinë e popullit të tij dhe t'i largojë punët e liga prej njerëzve, e ta shpejtojë veten me ndihmën që u ofron të tjerëve, duke bashkëpunuar me ta.

## Osmani r.a ngarkesën e karvanit e ka dhën sadaka për Allahun xh.sh., për myslimanë të ngratë dhe të varfër

Ibn Abasi r.a. thotë: Në kohën e sundimit të Ebu Bekrit r.a., popullin e goditi një thatësi dhe një varfëri e skajshme. Njerëzit shkuan te halifi, kërkuan prej tij këshilla si të dilnin nga kjo situatë. Ai u tha: Shkoni, dhe bëni durim. Në fund të asaj dite u përhap lajmi se karvani i Osman ibn Affanit r.a., prej 1000 devesh, kishte ardhur i ngarkuar me miell, vaj e artikuj të tjerë ushqimorë nga Shami. Kur Osmani r.a. zbarkoi barrët me ushqim në shtëpinë e tij, aty erdhën tregtarët për të blerë mall e Osmani r.a. u tha: Sa më lini mua fitim? Ata i thanë: Një dërhem ose dy (në një kg.) e ai tha : Më kanë dhënë më shumë se kjo që po më ofroni ju. Tregtarët i thanë: T'i japim katër dërhemë. Më është ofruar më shumë, - ua ktheu Osmani r.a.. Ata thanë: Të japim pesë dërhemë, ai tha: Më kanë dhënë më shumë, e ata i thanë: Në Medinë nuk ka tregtarë të tjerë përveç nesh, kush është ai që të ka dhënë më shumë se ne? Osmani u përgjigj: Nuk ka dyshim se Allahu më ka dhënë mua për çdo dërhem dhjetë. A jepni ju më shumë? - Pyeti Osmani r.a.. Tregtarët thanë: Jo. Osmani u tha: Unë kërkoj dëshmi nga Allahun xh.sh., që gjithë atë ngarkesë të karvanit do ta jap sadaka për Allahun xh.sh., për myslimanë të ngratë dhe të varfër.

Dhe, në fund, feja islame e ngarkon çdonjërin krahas punës së tij, duke e lidhur me përgjegjësinë e tij. I kufizon përgjegjësinë çdonjërit për punën e tij, derisa të bindet për shkallën e përvetësimit të tij dhe sinqeritetit që ka. Përgjegjësia e çdonjërit varet nga natyra e punës së tij të caktuar, në kuadër të asaj që kryen. Kjo është punë, e cila nuk ndryshon nëse ka të bëjë me burrë apo grua, me emir apo shërbëtor. Çdo njeri e ka përgjegjësinë për atë që i është besuar. Në lidhje me këtë që u tha, kemi hadithin e Muhamedit a.s., të cilin e transmeton Ibni Omeri r.a.. Në hadith thuhet se e kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Të gjithë ju jeni barinj-rojë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për grigjën tuaj. Imami (kryetari i shtetit) është përgjegjës për grigjën e tij (për tërë shtetin). Burri është bari në familjen e tij, dhe ai është përgjegjës për grigjën e tij (për tërë familjen). Edhe gruaja është bareshë në shtëpinë e burrit të saj, dhe përgjegjëse për grigjën e saj; shërbëtori është bari i pasurisë së zotërisë së tij dhe përgjegjës për grigjën e tij. Dhe të gjithë ju jeni barinj dhe përgjegjës për tufën tuaj". (Transmetojnë Buhariu, Muslimi dhe Termidhiu).

*Përktheu dhe përshtati*
*nga gjuha arabe:*
***Bajrush Ahmeti***

*Marrë nga: "Minberul-islami",*
*nr. 5, Qershor 2005*

# Rëndësia e thirrjes në islam dhe metoda e saj

**Mr. Fahrush Rexhepi**




Përpjekjet për t'i thirrur njerëzit në fe dhe në besim të vërtetë, janë të vjetra sa edhe vetë feja. Nga Kur'ani mësojmë se njerëzit në fillim ishin të një feje, kurse më vonë ata vetë u përçanë duke krijuar përfytyrime të ndryshme, si për krijuesin e gjithësisë, ashtu edhe për këtë botë dhe botën tjetër. Allahu xh.sh. në lidhje për këtë ka njoftuar qartë në Kuran: "Njerëzit nuk ishin tjetër veçse të një feje, e u përçanë. E sikur të mos ishte caktimi i hershëm nga Zoti yt, do të përfundojë (me dënim) mes tyre, për atë që ishin përçarë".[1]

Mirëpo të vetmit që mbetën në rrugën e vërtetë të besimit, janë ata që besojnë në Zotin Një, që besojnë në engjëjt e Tij, në librat (qitabet) e Tij, që besojnë në Pejgamberët e Tij dhe që besojnë në botën tjetër. Këta besimtarë, që me përkushtim I nënshtrohen Krijuesit të vet, janë pjesëtarët e besimit islam. Këta besimtarë nuk I bëjnë Zotit rival, nuk I trillojnë idhuj dhe nuk I bëjnë shoq Atij. Këta besimtarë nuk ushtrojnë dhunë në mes njerëzve dhe këta janë bartës të mesazheve të paqes, madje edhe ndaj kundërshtarëve të tyre dhe ndaj injorantëve. Në Kuranin famëlartë thuhet: "E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë "Paqe".[2]

### Islami është ofertë publike për të gjitha kohët

Siç shihet nga ky ajet, Allahu xh.sh. zgjodhi për njerëzit dhe për besimtarët, që ata të jetojnë kudo në tokë, pa pengesa në lëvizje dhe në qarkullim të lirë, dhe që toka të jetë pa kufij. Këtë model të jetës Allahu xh.sh. ua propozoi njerëzve në mbarë botën si zgjidhje shpëtimtare, e cila do të parandalonte konfliktet dhe luftërat për territore e për pasuri, duke parandaluar kështu urrejtjen, dominimin dhe shfarosjen e një populli apo të një vendi.

Duke pasur parasysh faktin se Islami, si fe e vlerave universale, u ruajt i pastër duke u qëndruar besnik edhe parimeve esenciale të të gjitha feve të tjera qiellore, po ai vazhdon dhe do të vazhdojë të mbetet deri në Ditën e Fundit, e vetmja fe e vërtetë dhe e pranuar tek Allahu xh.sh.: "E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit".[3]

Besimtarët dhe popujt që e kanë pranuar fenë islame si fe të vetën, e që I janë dorëzuar Zotit të botëve me vullnetin e vet, pavarësisht se në cilën kohë e në cilin kontinent jetojnë, i përkasin një bashkësie të zgjedhur të besimtarëve dhe ata kanë të drejtë të prijnë në mbjelljen e farës së vllazërimit e të paqes ndërmjet njerëzve në mbarë botën. Prandaj besimtarët islamë kanë të drejtë të bëjnë thirrje tek të gjithë njerëzit, në mënyrë që ata të besojnë në Zotin e vërtetë dhe t'I nënshtrohen tërësisht Atij, e kështu Islami si fe e pastër, e ruajtur dhe e pandryshuar, - të mbetet ofertë publike e hapur për mbarë botën, për të gjitha kohët.

Thirrja (D'avja) në besim të vërtetë në Një Zot, është e vjetër po aq sa është i vjetër edhe njeriu. Për besimin e vërtetë në një Zot kanë ftuar edhe të gjithë pejgamberët e Allahut, nga Ademi a.s. e gjer tek pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s.. Të gjithë pejgamberët që nga Ademi a.s., Nuhu, Ibrahimi, Ismaili, Isai e deri tek Muhamedi a.s. kanë qenë besimtarë që I janë dorëzuar Zotit, pra kanë qenë myslimanë. Madje edhe pasuesit e tyre, ata që nuk kanë besuar në idhuj, po kanë besuar një Zot të Vetëm, janë myslimanë. Allahu xh.sh. në Kuran e ka shpallur qartë: "Kjo fe është juaja dhe është e vetmja fe (e shpallur), kurse Unë jam Zoti juaj, pra Më adhuroni vetëm Mua."[4]

Se D'avja është mision edhe i pejgamberëve, na tregon Allahu xh.sh. në Kuran ku, duke e këshilluar Muhamedin a.s. që të përcjellë dhe të komunikojë mesazhin hyjnor tek njerëzit mbarë, thotë: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon".[5]

### Çka nënkuptojmë me thirrjen islame (D'ave)?

Sipas ajeteve kuranore, në aspektin etimologjik fjala D'ave mund të ketë disa kuptime si: adhurim, lutje, kërkesë, apel etj.. Me kuptimin e adhurimit fjalën D'ave e njohim në ajetin kuranor: " S'ka dyshim se ata që po i adhuroni ju, përveç All-llahut, janë të krijuar sikur ju (njerëzit janë më të përsosur)"[6] Ndërsa me kuptimin e lutjes, fjalën D'ave e gjejmë në ajetin kuranor: "Lutja e fundit e tyre : "Falënderimi I qoftë All-llahut, Zotit të botëve!"[7].

Mirëpo, vetëm në aspektin etimologjik nuk mund të jepet përkufizimi i sak-

të i nocionit D'ave (thirrje), kështu që në përkufizimin e D'aves në aspektin terminologjik nënkuptojmë thirrjen e njerëzve për të mirën dhe të dobishmen dhe për ndalimin nga e keqja, në mënyrë që të arrijnë kënaqësinë e të dy botëve".

Nga gjithë këto përkufizime mund të përfundojmë se me thirrjen islame (D'ave) nënkuptojmë komunikimin e mesazhit hyjnor të zbritur nga Allahu xh.sh. tek i dërguari i fundit, Muhamedi a.s. Kjo shkencë islame ka për qëllim të komunikuarit e mësimeve islame tek të gjithë njerëzit në çdo kohë dhe vend, me metoda dhe rrugë të ndryshme, të cilat janë në harmoni me parimet hyjnore islame.

### Vlera e thirrësit

Në bazë të ajeteve kuranore dhe hadithеve të Pejgamberit a.s., mund të kuptojmë se sa e rëndësishme është thirrja islame (D'ave) dhe sa vlerë të madhe ka D'aija-thirrësi, përderisa thirrja islame ndikon pozitivisht në përmirësimin e njerëzve dhe shoqërisë duke i ftuar ata që të ndalohen nga veprimet e këqija dhe të punojnë vepra të mira, D'aiut (thirrësit) Allahu xh.sh. i ka dhënë autoritet dhe privilegje të mëdha duke i zgjedhur ata udhëheqës në Tokë. Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë ka thënë: "E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e All-llahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: "Unë jam prej muslimanëve".[8] Ndërsa ajeti tjetër kuranor thotë: "Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me Urdhrin Tonë udhëzojnë, pasi që ata (që i bëmë prijës) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur".[9] Duke folur për vlerën dhe shpërblimin që mund të kenë ata që thërrasin dhe këshillojnë për rrugën e vërtetë islame, Allahu xh.sh. thotë: "Nga ju le të jetë një grup që thërret për atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuarit".[10]

Rreth vlerës së D'aiut (thirrësit) flasin edhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s.. Për shpërblimin që mund të arrijnë ata që ftojnë në rrugë të vërtetë të Allahut xh.sh., Muhamedi a.s. në një hadith, të cilin e transmeton Ebu Hurejretu, ka thënë: "Kush fton në udhëzim, ka shpërblim të njëjtë sikur ai që e pason në vepër atë udhëzim dhe nuk i pakësohet shpërblimi i tyre fare". Pejgamberi a.s. në një rast i drejtohet Aliut r.a. duke i thënë : "Për All-llahun, po të udhëzojë All-llahu një person për shkak të kontributit tënd, është më e vlefshme për ty sesa devetë e kuqe (deve të kuqe quhen një lloj i tyre shumë i çmueshëm dhe i vlefshëm)".

Dihet se rëndësia e thirrjes është e madhe, për shkak se njerëzit dhe shoqëritë që shpeshherë kanë devijuar nga rruga e vërtetë, kanë nevojë për të. Njeriu gjithmonë ndien nevojë për udhëzime hyjnore, në mënyrë që të mos jetë i humbur. Me fenë islame njeriu asnjëherë nuk e humb rrugën, sepse kjo fe është e përkryer dhe gjithherë bën thirrje për virtyte dhe punë të mira, duke i edukuar njerëzit që të jetojnë të lumtur dhe në harmoni në mes tyre. Duke pasur parasysh faktin se njeriu ka nevojë për përkujdesje hyjnore, ai për asnjë çast nuk është i privuar nga mëshira dhe udhëzimi hyjnor përmes dërgimit të pejgamberëve nga ana e Allahut xh.sh. Në Kuran thuhet: "Ne dërguam në çdo popull të dërguar, që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)".

### Kush ka për obligim të thërrasë në islam

Obligim për të bërë thirrje (D'ave) për besimin në Një Zot, për besimin në të dërguarit e Allahut xh.sh. dhe për komunikimin e Shpalljes, kanë si shoqëritë ashtu edhe individët. Davja si mision me përgjegjësi dhe i nderuar, ishte edhe obligim i të gjithë pejgamberëve. Edhe pejgamberi ynë, Muhamedi a.s. ka përcjellë mesazhin hyjnor tek të gjithë njerëzit, sepse ashtu ishte i obliguar nga Allahu xh.sh.. Ky mesazh hyjnor ka vazhduar të përcillet nga gjenerata në gjeneratë dhe do të vazhdojë rrugën e vet deri në Ditën e Fundit të kësaj bote. Thirrja dhe përcjellja e mesazhit islam është obligim i myslimanëve mbarë dhe është veçori që i dallon myslimanët nga të tjerët. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të udhëzoni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në All-llahun".[11]

Dijetarët islamë në përgjithësi kanë mospajtim në mes tyre për sa i përket obligueshmërisë së thirrjes - nëse thirrja është obligim individual apo është obligim kolektiv. Pjesa dërrmuese e dijetarëve islamë mendojnë se thirrja islame është farz "ajn" për çdo pjestarë të fesë islame që është i rritur e i përgatitur në aspektin profesional për të kryer këtë mision. Këta dijetarë mendimin e tyre e mbështesin në argumente, të cilat konfirmojnë obligueshmërinë e D'aves në forma të përgjithshme dhe pa kufizime.

Në bazë të argumenteve të të dy grupeve, mund të themi se thirrja për Islamin dhe besimin në Një Zot, si dhe për kryerjen e veprave të mira e ndalimi nga e keqja, është obligim për të gjithë myslimanët, dhe kjo argumentohet nga shumë urdhra kuranorë që u drejtohen myslimanëve. Kurse çështja e dhënies së fetfave për aspekte të veçanta ose tema të caktuara të Islamit, është obligim dhe kompetencë e grupeve të caktuara profesionale, të cilat kanë autoritetin dhe aftësinë e përgatitjen arsimore për të dhënë fetfa apo komente në çështje të caktuara islame. Mirëpo një gjë nuk duhet ta harrojmë asnjëherë - që pas pejgamberëve, kategoria e dijetarëve është ajo më e përsosura për thirrjen islame, duke pasur parasysh faktin se ata janë trashëgimtarë të pejgamberëve.

### Cilat janë bazat për D'ave

Fillimisht thirrësi duhet t`i njohë dhe t`i prezantojë bazat kryesore të D'aves islame, të cilat paraqesin dhe simbolizojnë bërthamën e parimeve islame. Këto baza më së miri i gjejmë të ilustruara në ajetin kuranor: "Nuk është tërë e mira (e kufizuar) t`i ktheni fytyrat tuaja nga lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson All-llahut, ditës së gjykimit, engjujve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do, ua jep të afërmve, bonjakëve, të varfërve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që, kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillë janë ata të sinqertët dhe të tillë janë ata të devotshmit."[12]

Në këtë ajet kuranor shohim se besimi në Një Zot është kushti themelor i fesë islame, përmes të cilit dëshmojmë bindjen tonë se ka vetëm një Krijues Fuqiplotë. Nuk ka dyshim se besimi në Një Zot e ka shoqëruar njerëzimin që nga fillimi i krijimit e deri në ditët e sotme, dhe do të vazhdojë deri në Ditën e Gjykimit. Mëshira e Allahut xh.sh. ishte ajo që nuk i la njerëzit në harresë dhe pas dore, duke u dërguar udhëzues (pejgamber) që t`i udhëzojë në rrugë të drejtë. Këtë e dëshmojnë edhe shumë ajete kuranore. Në një ajet thuhet: "Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largoju djajve (adhurimit të tyre)".[13]

Nga ky ajet kuranor shohim se parim kryesor të cilit Islami i ka kushtuar rë-




ndësi të veçantë, është besimi i shëndoshë dhe i pastër në Krijuesin e gjithësisë. Argumentet se nuk ka Zot tjetër përveç një Allahu, është esenca dhe baza e Islamit si dhe rrugë hyrëse në të. Nga dëshira se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, rrjedhin edhe të gjithë urdhrat, rregullat, normat, ndalesat dhe çdo gjë që ka të bëjë me adhurimin dhe me praktikën në Islam.

Baza e dytë e fesë islame, siç na lajmërojnë ajetet kuranore, është besimi në engjëj (melaqe), që është parim i fesë islame. Engjëjt, për dallim nga njeriu, janë krijesa krejtësisht të tjera. Ata nuk shihen, nuk preken, nuk hanë, nuk kanë gjini, dhe janë të mbrojtur nga mëkatet e nuk kundërshtojnë urdhrat e Allahut xh.sh. Në lidhje me engjëjt, Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë: "Nuk e kundërshtojnë All-llahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruar".[14]

Baza e tretë e besimit islam është besimi në librat e shpallur nga Allahu xh.sh. tek të dërguarit e tij; në librat që bartin urdhra dhe mesazhe hyjnore, të cilat shërbejnë si udhëzim dhe shpëtim për të gjithë njerëzit. Për këtë arsye besimi në librat qjellorë është prej bazave kryesore të fesë dhe të thirrjes islame në të njëjtën kohë. Me besimin në librat hyjnorë nënkuptojmë besimin në Tevrat, Zebur, Inxhil, Kuran dhe në fletushkat e tjera që u janë shpallur pejgamberëve të mëparshëm. Kur jemi tek librat e shenjtë, duhet të përmendim faktin se, përveç Kuranit, të gjithë të tjerët, me kalimin e kohës, kanë pësuar ndryshime. Kurani është i vetmi libër i shpallur, që është ruajtur prej çdo ndryshimi e në të cilin janë përmbledhur edhe mësimet e shpalljeve të mëhershme. Për ruajtjen e Kuranit Allahu xh.sh ka garantuar kur ka thënë: "Ne e kami zbritur Kur'anin dhe Ne do ta mbrojmë prej çfarëdo ndryshimi".

Baza e katërt e D'aves islame është besimi në të dërguarit e Allahut xh.sh. Allahu xh.sh. gjithçka ka në qiell dhe në Tokë, në mesin e krijesave ka krijuar edhe njeriun si qenie më të përsosur. Mirëpo në mesin e njerëzve më tutje ka zgjedhur disa që i ka ngarkuar me misionin e komunikuesit të mësimeve hyjnore. Ata janë të dërguarit-Pejgamberët e Allahut xh.sh., të zgjedhur nga mesi i njerëzve. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "All-llahu zgjedh të dërguar prej engjujve dhe prej njerëzve".[15]

Besimi në të dërguarit e Allahut është kusht në fenë islame, madje në të gjithë të dërguarit pavarësisht nga fakti se disa janë përmendur në Kuran e disa nuk janë përmendur. Ndërsa Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s., është i Dërguari i fundit dhe vula e të gjithë të dërguarve, sepse me Muhamedin a.s. është përmbyllur vargu shumë i gjatë i pejgamberëve.

**Ata harrojnë se në botën tjetër do të përgjigjen për çdo vepër, qoftë ajo e mirë apo e keqe**

Kushti i pestë i besimit është të besuarit në botën tjetër. Se ky kusht i besimit është mjaft i rëndësishëm, këtë e shohim edhe nga Kurani famëlartë, i cili kësaj çështjeje i kushton një rëndësi të veçantë duke mbajtur parasysh faktin se pothuajse në çdo faqe të Kuranit përmendet ose flitet për botën tjetër. Besimtarët dhe njerëzit duhet të kuptojnë se nuk janë krijuar në këtë botë rastësisht dhe pa qëllim. Disa njerëz ecin rrugës së drejtë dhe punojnë vepra të mira, ndërsa disa të tjerë punojnë vepra të liga dhe kështu ndonjëherë vdesin pa e kuptuar se jeta e tyre vazhdon në botën tjetër. Ata harrojnë se në botën tjetër do të përgjigjen për çdo vepër, qoftë ajo e mirë apo e keqe. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartmadhëruar në Kuranin famëlartë ka thënë: "Ditën kur çdo njeri e gjen pranë vetes atë që veproi, mirë ose keq, e për atë të keqe që bëri, do të dëshirojë që në mes të atij dhe në mes të asaj të jetë një distancë e madhe (e mos ta shohë)".[16]

Baza e gjashtë e besimit islam është besimi në Kaderin, që nënkupton se çdo gjë që ndodh në këtë botë, është me caktimin e Krijuesit të Madhërishëm dhe në Dijen e Tij. Se besimi në caktimin e Allahut (Kaderin) është bazë e besimit, na tregon edhe i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., i cili kur ishte pyetur nga Xhibrili a.s., ishte përgjigjur: "Besimi-Imani është të besohet All-llahu, të besohen engjujt, librat, të dërguarit, besimi në ditën e fundit dhe të besohet në Kaderin (caktimin) e Zotit, qoftë e mirë apo e keqe". Për besimtarin islam nuk mjafton që ata vetëm t`i njohin bazat e besimit islam, sepse nuk mund të ketë besim të pastër dhe të vërtetë nëse këtë besim apo këtë bazë të besimit nuk e vënë në praktikë në jetën e përditshme përmes punës, sakrificës dhe adhurimit (ibadetit).

Të gjitha veprimet që bëjmë në Islam përmes ibadeteve dhe lutjeve, që e kanë bazën në Shpalljen hyjnore, si namazi, zeqati, agjërimi, haxhi etj., synim kryesor kanë rregullimin e raporteve dhe lidhjeve në mes njeriut dhe Krijuesit të tij. Nëse i shikojmë me kujdes ajetet kuranore, do të shohim se të gjithë të dërguarit dhe të gjitha shpalljet kanë urdhëruar për namaz, agjërim, zeqat,haxh si dhe për parime të tjera të mira.

*Fusnotat:*

1. Hud: 118.
2. Furkan: 63.
3. Ali Imran: 85.
4. Enbija: 92.
5. El-Maide: 67.
6. El-Araf: 194.
7. Junus: 10.
8. Fusilet: 8.
9. Sexhde: 24.
10. Ali Imran:104.
11. Ali Imran: 110.
12. El-Bekare: 177.
13. Enahel:36.
14. Tahrim: 6.
15. El-Haxh-xh: 75.
16. Ali Imran: 30.

# Besëlidhjet e Akabesë themeli i shtetit Islam

Abdullah Klinaku

Themelimit të shtetit islam i paraprinë disa veprime dhe ndryshime fillimisht individuale e pastaj edhe kolektive. Me ndryshime individuale kemi për qëllim ndryshimin e gjendjes shpirtërore të njerëzve, si me: besimin në Allahun s.t., nënshtrimin ndaj Allahut dhe Pejgamberit s.a.v.s., mbjelljen e dashurisë dhe vëllazërisë ndaj tjetrit, etj., kurse me ndryshime kolektive kemi për qëllim thirrjen e Muhamedit s.a.v.s. në Islam, si në Mekë ashtu edhe jashtë saj, p.sh në Taif, Hixhretin, Xhihadin, Kushtetutën e Medinës si dhe asaj çfarë do të trajtojmë këtu e që është besëlidhja e parë dhe e dytë e Muhammedit a.s. me banorët e Medinës, e njohur si Besa e parë e Akabesë dhe Besa e Madhe e Akabesë. Madje kjo mund të merret edhe si akti vendimtar për themelimin e shtetit islam. Këtu u ndërtua elita e cila do të përgatiste kushtet për ndërtimin e shtetit në Tokë, përderisa në Mekë ishte ndërtuar në Kokë. Muhammedi a.s., pas besëlidhjes së dytë myslimanëve mekas u thotë: “Allahu ka caktuar për ju një vend më të mirë se vendi juaj dhe njerëz më të mirë se njerëzit tuaj. Allahu na e ka lejuar që të emigrojmë prej këtu, prandaj le të emigrojmë që të gjithë”. Kab ibni Maliku thotë: “Beteja e Bedrit është më e njohur në mesin e njerëzve sesa Besa e Madhe e Akabesë. Por Akabeja është më e dashur për ne, banorët e Medinës”.

### Rrethanat historike

Gjatë përshkrimit të rrethanave historike, do të tërheqim vëmendjen për nxjerrjen e disa mësimeve tejet të rëndësishme, fundja, për këtë është historia. Muhamedit s.a.v.s. në Mekë i vdiqën të afërmit e tij (Hadixheja dhe Ebi Talibi), pastaj i dështoi Thirrja në Taif, në Mekë gjendja e myslimanëve u rëndua dhe procesi i thirrjes rëndohej çdo ditë e më shumë. Tërë këto rëndonin shpirtin e Muhamedit a.s. Në këtë preokupim për përhapjen e thirrjes në vitin e njëmbëdhjetë të pejgamberisë, Muhamedi s.a.v.s. takohet me gjashtë të rinj nga Jethribi (Medina). Ata gjashtë të rinj ishin nga fisi Hazrexh:, më i madhi i tyre ishte 21 vjeç dhe quhej Es’ad b. Zeraret.[1]

Ata të rinj ishin shpresa më e re e Muhamedit s.a.v.s. dhe ata ngjallën ndjenjën e fuqishme se fitorja do të vinte edhe pse vështirësitë do të ishin shumë të mëdha. Madje që të vinte ajo shpresë e fitores, do të shfaqeshin në historinë islame një grup të rinjsh i përbërë nga gjashtë veta. Rinia është shpresa dhe bartësja e Mesazhit Hyjnor, Mesazhit me të cilin u ngarkua Muhamedi s.a.v.s. Të rinjtë ishin ata që në fillim pranuan Islamin në zemra, e tash të rinjtë e tjerë po e pranojnë në zemra dhe do ta ndërtojnë në tokë. Rinia ka detyrim që në shpirt ta ndiejë obligueshmërinë e përhapjes së kësaj feje dhe ndërtimit të një shoqërie islame.

Muhammedi s.a.v.s. bisedoi me atë grup djelmoshash, e ata pranuan Islamin dhe i japin besën Pejgamberit s.a.v.s. se do të punonin në përhapjen e Islamit si dhe u morën vesh të takoheshin vitin tjetër në kohën e Haxhit dhe në vendin Akabe, aty ku hidhen gurët gjatë Haxhit.

Pas një viti në të njëjtin vend kishin shkuar për t’u takuar po atëherë jo gjashtë veta, por dymbëdhjetë. Çdonjëri kishte marrë edhe nga një shok në fe. Madje kishin pranuar Islamin edhe dy veta nga fisi Evs, edhe pse fisi Hazrexh ishte në luftë të ashpër me fisin Evs në Medinë. Por nuk kishte ardhur Xhabir b. Abdullah. Kjo njihet si Besa e parë e Akabesë, kur para Pejgamberit s.a.v.s. dhanë besën dhe përqafuan Islamin 12 veta, dhe lidhën edhe një traktat, mbi të cilin u lidh besa.

Pikat rreth të cilave lidhën besë:
1. Të adhurojnë vetëm Allahun,
2. Të mos vjedhin,
3. Të largohen nga Zinaja (marrëdhënie jashtëmartesore),
4. Të mos vrasin fëmijët e tyre,
5. Të mos shpifin dhe të mos gënjejnë dhe
6. Të mos e kundërshtojnë Muhamedin a.s. në gjëra të mira.[2]

Kjo është forma decidive e pikave rreth të cilave lidhën besën me Pejgamberin s.a.v.s.

Në këtë kohë duhet të nxjerrim një mësim tejet me rëndësi nga fusha e strategjisë së veprimit individual në Dave. Individi që dëshiron t’i shtojë radhët e veta me njerëz që fillojnë të praktikojnë fenë dhe të largohen nga të ndaluarat, duhet të veprojë individualisht me një nga një, dhe në të njëjtën kohë edhe të veprojë e të ushtrojë aktivitete të përgjithshme për të bërë thirrje për të mira edhe për ndalime nga e keqja. Megjithatë, në qendër të veprimit le të ketë individët dhe jo masën, sepse ajo nuk kapërdihet lehtë.



Pas një viti u takuan prapë medinasit me Muhamedin s.a.v.s., por në rrethana shumë më serioze, me një numër 75 vetash dhe në siguri më të lartë, sepse do të merrej vendimi për emigrimin e myslimanëve mekas dhe Muhamedit s.a.v.s. në Medinë. Në këtë takim, që kishte ndodhur ditën e tretë të qëndrimit në Mina, në mes të natës, para këtij grupi nga Medina u shfaq Muhamedi s.a.v.s. me axhën e tij, Abbasin. Abbasi foli i pari, pastaj e mori fjalën Muhamedi s.a.v.s. dhe pasi lexoi Kuran, falënderoi Allahun dhe paraqiti pikat rreth të cilave duhej të pajtoheshin medinasit. Pikat ishin këto:
1. Të jeni të dëgjueshëm dhe të bindur në çfarëdo rrethane;
2. Të furnizoni kur ta keni të lehtë dhe të vështirë;
3. Të jeni të përpiktë në punët e mira dhe në pengimin e të këqijave;
4. Të punoni në emër të Zotit e të mos frikësoheni nga qortimi i askujt;
5. Të më ndihmoni kur t’ju drejtohem, të më mbani sikurse vetveten, gratë dhe fëmijët tuaj. Kështu do ta fitoni Xhenetin.

Pas një diskutimi shumë serioz që u zhvillua në mes Muhamedit s.a.v.s. dhe medinasve, të vetëdijshëm për barrën dhe detyrën e madhe që po merrnin mbi vete, medinasit dhanë besën që të përgatiteshin për pritjen e Muhamedit s.a.v.s. me gjithë madhështin e tij.

### Veçoritë e besës së parë të Akabesë

Nga veçoritë e besës së parë të Akabesë, numërojmë:
1. Bëhet thirrje për të besuar Allahun si të Vetëm dhe pa shoq, për shkak se ende kishte kufër dhe shirk në Medinë;
2. Përkushtimi për moral të mirë, për të mos bërë vjedhje e as zina, për të mos u vrarë, - të gjitha këto kishin të bënin edhe me rrethanat sociale në Medinë edhe me obligimet islame. Ishte e rë-

ndësishme që këto cilësi dhe virtyte të theksoheshin dhe të ruheshin, sepse atje në shumicën e kohës kishte gjendje lufte, e në kohë krizash ka më së shumti vjedhje, dhunime, varfëri e vrasje foshnjash nga frika për varfëri etj., prandaj Muhamedi s.a.v.s. i kushtoi kujdes kësaj;

3. Të fillojnë përgatitjen shpirtërore për të marrë urdhra nga Muhamedi s.a.v.s., fillimisht sikur citohet vetëm për të mirë, gjegjësisht kur ata ta vlerësonin ashtu. Me këtë synohej që ata banorë të përgatiteshin që udhëheqës të tyre ta pranonin Muhamedin s.a.v.s. Ky vetëdijësim kërkonte kohë, sepse - një njeri nga vendi i huaj vinte për të dhënë urdhra në vendin e tyre;
4. Këto obligime ishin individuale dhe ndërtonin personalitetin e mikprijësve të Muhamedit s.a.v.s. në dy shtylla: Besim dhe Moral;
5. Ata që dhanë besën, ishin të rinj në moshë, por ishin shumë të vetëdijshëm për obligimin që po merrnin mbi supet e veta dhe
6. U caktua të dërgohej ambasadori i Muhamedit s.a.v.s. në Medinë. Ambasador qe caktuar Musab b. Umejr, një djalosh 21 vjeç.

### Veçoritë e Besës së madhe të Akabesë

1. Fillimisht u bëri thirrje që ata t'i bindeshin Muhamedit s.a.v.s. për çfarëdo që ai urdhëron, dhe me këtë synohej që ta kuptonin se Muhammedi s.a.v.s. do të ishte edhe shef i shtetit të ri. Shteti pa hierarki, pa urdhra dhe nënshtrueshmëri ndaj prijësit, nuk ndërtohet;
2. Ndërtimi i shtetit dhe idesë kërkon edhe mbështetje financiare, prandaj Muhamedi s.a.v.s. kërkoi me kohë që medinasit të kuptonin se për sendërtimin e kësaj Ligjshmërie, duheshin dhe shpenzime nga pasuritë e tyre, madje edhe në vështirësi. Me këtë Pejgamberi s.a.v.s. ua bëri të ditur se do të kishte edhe pasoja ekonomike;
3. Thirrjen për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, - ta vazhdonin dhe me këtë synohej që shteti që po ndërtohej, të ndërtohej mbi parimet dhe vlerat e larta morale, dhe të synohej përherë drejt një shoqërie me vlera të veçanta njerëzore, drejt një shoqërie që ndërtohet mbi ndjenjën dhe dashurinë për shtetin e jo mbi aparatin e dhunës;
4. Kërkohej nga ata që lidhën besën, të ishin të përpiktë në kryerjen e detyrave dhe obligimeve. Ndërtimi i shoqërisë në nivel shtetëror kërkon njerëz parimorë dhe të vendosur, sepse ajo është forma më komplekse e organizimit shoqëror;
5. Muhamedi s.a.v.s. e dinte se kishte për t'u shkaktuar shumë probleme, luftëra dhe goditje të tjera kjo rrugë, prandaj u kërkoi që qysh në fillim ta kishin të qartë se vështirësitë ishin të paevitueshme, por duhej të betoheshin se as atëherë nuk do të ndodhte që të tërhiqeshin;
6. Në këtë betim morën pjesë 75 persona, prej tyre edhe 3 gra;
7. U qartësua se Muhamedi s.a.v.s. së shpejti do të niste emigrimin, e së bashku me të edhe banorët myslimanë të Mekës;
8. U caktua udhëheqja kolegjiale e përbërë nga 12 veta, 9 nga fisi Hazrexh dhe 3 nga fisi Evs;
9. Muhamedi s.a.v.s. ua rikujtoi se siguria e tij ishte tejet e rëndësishme dhe ta dinin qartë mendinasit se Pejgamberi s.a.v.s. duhej të ruhej, sepse ishte amanet i tyre.

### Ambasadori i Muhammedit a.s. në Medinë, Musab b. Umejri

Pas besës së parë të Akabesë, gjegjësisht pasi që pranuan Islamin 12 veta, Muhamedi s.a.v.s., së bashku me ta, dërgoi Musab b. Umjerin, që t'ua mësonte fenë banorëve të Medinës, dhe të kujdesej për zbatimin e besës që i dhanë 12 medinasit. Musab b. Umejri ishte vetëm 21 vjeç, por ishte i mençur, rridhte nga një familje e mirë, ishte nga të parët që kishte pranuar Islamin dhe thuhet që kujdes të veçantë i kushtonte veshjes dhe dukjes së jashtme. Dituria, mençuria, fuqia e tij e besimit, sjellja e mirë, pamja dhe pedanteria e tij, rinia e tij që përçonte entuziazmin dhe fuqinë, - të gjitha këto Musab b. Umjerin e bënë njeriun më të merituar për të qenë ambasadori i Muhamedit s.a.v.s. Për sukseset e tij nuk dyshohet, ai atje ua mësoi njerëzve fenë, shtoi numrin e besimtarëve, qetësoi situatën dhe u ndërpre lufta e vazhdueshme në mes dy fiseve që ishin në luftë, në mes fiseve Evs dhe Hazrexh, si dhe përfaqësoi denjësisht personalitetin e Muhammedit s.a.v.s. në këtë mision.

Mus'abi kishte banuar në shtëpinë e Es'ad b. Zeraretit, dhe po thërriste njerëzit në Islam, derisa nuk mbeti asnjë shtëpi ensarësh pa u bërë myslimanë, burra e gra, përveç shtëpive të Umejjeh b. Zejdit, Hat-metit dhe Vailit. Ata kishin poetin Kajs b. Uselit, të cilin e dëgjonin. Ky ua ndalonte të pranonin Islamin, por ditën e Hendekut, në vitin pesë të hixhretit, edhe ata pranuan Islamin.[3]

Mus'ab b. Umejri kthehet në Mekë, pak para kohës së Haxhit në vitin trembëdhjetë të pejgamberisë, dhe lajmëron Resulullahun s.a.v.s. për sukseset e arritura. E lajmëron për fiset e Jethribit, për pasurinë, fuqinë dhe begatitë e tyre.

### Udhëheqja kolegjiale

Pas Akabesë së madhe, rregullimi shoqërorë në Medinë ndryshoi, sepse atje Islamin e pranuan pothuaj të gjithë. Ky pranim i Islamit ndali luftën e përgjakshme dhe të pakuptimtë në mes dy fiseve, sikur u theksua, sjelljet individuale ndryshuan dhe raportet ndërnjerëzore u rregulluan. Muhamedi s.a.v.s., i vetëdijshëm plotësisht për ndryshimin e sjelljeve shoqërore, mendoi edhe për ndryshime në udhëheqje. Anarkinë e mëparshme nuk e pranoi, po as sistemin e tërësishëm sheriatik nuk e obligoj, veçse gjeti një formë tjetër të qeverisjes. Ndër shkaqet mund t'i numërojmë: caktimi i vetëm një individi, nuk mund t'i unifikonte fiset për shkak se kishte ende injorancë, lejimi i vazhdimit të gjendjes së mëparshme ishte anarki dhe kjo nuk pranohej, obligueshmëria e rregullimit të tërësishëm islam nuk ishte e mundur për shkak të pavetëdijësimit të duhur si dhe qëllimi ishte formimi i një shoqërie të tillë islame që deri në emigrimin e Muhamedit s.a.v.s. të ishte e gatshme për të pranuar çfarëdo urdhri. Muhamedi s.a.v.s. për këtë udhëheqje caktoj 12 veta, për se njerëzve u tha: "Zgjidhni dymbëdhjetë veta nga mesi juaj. Çdonjëri prej tyre do të jetë përgjegjës për njerëzit e vet".

Pas kësaj kërkese, 9 përfaqësues i zgjodhi fisi Hazrexh dhe 3 fisi Evs. Kur u krye zgjedhja, Muhamedi s.a.v.s. kërkoi prej tyre premtimin e fortë (betimin) dhe u tha: "Ju jeni mbrojtës të popullit tuaj dhe dorëzanët e tyre, siç kanë qenë Havarijjunët - Nxënësit mbrojtës të Isait a.s., të birit të Merjemes, kurse unë jam mbrojtës i popullit tim, përkatësisht i myslimanëve." Që të gjithë u pajtuan me këtë, kështu që në Medinë, përveçqë ndryshoi gjendja shpirtërore, ndryshoi edhe gjendja juridike dhe u vendos një formë e re transicionale e qeverisjes deri në shtetin islam.

---

*Referencat:*


1. Zadu-l-Me'ad: II/50; Ibni Hisham: I/429.541, Nektari i Vulosur i Xhenetit, Safujurrahman Mubarek Furi, Prishtinë 2004, fq 161.
2. Sahihu-l-Buhari, kaptina pas kaptinës: "Bukuria e imanit": I/7, kaptina: "Delegacioni i ensarëve": I/550.551. Teksti është nga kjo kaptinë dhe nga ajeti: "Kur të të vijnë besimtarët..." (55, 13) e në koleksionin e Buhariut II/727 dhe kaptinës për mashtrimet dhe kefaretin: II/1003.
3. Për më gjër shih, Nektari i Vulosur i Xhenetit, Safiju-Rrahman Mubarek Furi, përkthim shqip, 2004 Prishtinë, apo Es-Siretun-Nebeujje, Li-Ibni Hisham…

# Respektojmë kufijtë e Allahut

**Rrustem Spahiu**

Falënderojmë Allahun, Zotin e të gjithë botëve. Qoftë i bekuar Muhamedi a.s., paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të, familjen e tij të ndershme dhe ashabët e tij.

### Njeriu është krijesë e kufijve

Jeta e tij është e kufizuar me vdekjen. Pamja e tij fizike është caktuar me gjininë. Njeriu, duke ndërtuar shtëpinë e vet në këtë botë, me vetëdije kufizon jetën e vet në një sipërfaqe të caktuar që e rrethon. Edhe horizontet e diturisë së njeriut janë të kufizuara. Sado që të jetë i arsimuar dhe i urtë, njeriu ndesh kufij të pakaluar të njohurisë. "Të pyesin ty për shpirtin:thuaj vetëm Zoti im e di, e juve ju është dhënë vetëm pak dije"[1] (El-Israë, 85)

**Jeta e njeriut nuk mund të zhvillohet në liri të pakufishme**



Por njeriu, më i kufizuari është në rregullat dhe normat e sjelljeve morale, kuptimin e plotë të të cilave e mëson në mësimet e Shpalljes së Zotit.

Të gjitha shpalljet kategorikisht përsërisin se njeriu as mundet dhe as guxon të bëjë çdo gjë që i bie ndërmend, e as që mund t'i plotësojë të gjitha epshet që e sprovojnë e as që mund t'i plotësoj të gjitha ato kërkesa të tij, të cilat zakonisht i dëshiron ose i synon instinktivisht. "Mos mbyt, mos vidh, mos bëj kurvëri"[2] -janë ndalesat e zëshme hyjnore dhe kufijtë e të gjitha feve monoteiste. Se jeta e njeriut nuk mund të zhvillohet në liri të pakufishme dhe se kufijtë e së lejuarës dhe të ndaluarës në sjelljet njerëzore, janë gjithmonë fati i sigurisë dhe lumturisë, na tregon edhe rrëfimi kuranor mbi ndalesën hyjnore.

Dhe ne i thamë: "O Adem, jetoni ti dhe gruaja jote në xhenet, hani e pini në të sa të doni dhe nga të doni, por mos iu afroni kësaj peme, se do t'i bëni padrejtësi vetes".[3] (El-Bekare, 35).

Është interesant se në Kuran nuk përmendet druri si kufi hyjnor i lirive të hazreti Ademit e hazreti Havës, nuk përshkruhet dhe nuk sqarohet se si duket ai dru, as lloji e as cilësitë e tjera të tij. Kurani këtë e vë në pah në kuptimin e ndalesës hyjnore me theks në parimin e kufijve universalë hyjnorë, për të vënë në pah bazat e ndalesave e jo vetë objektin ose lëndën e ndalesës.

Pra, njeriu, edhe pse logjikisht është qenie e vetëdijshme, bile edhe në kushtet e jetës në Xhenet, në çdo kohë e hapësirë të veprimit të tij, patjetër duhet të ketë kufij të caktuar. Liria e vërtetë njerëzore është e pandarë nga respektimi i kufijve hyjnorë.

**Thyerja e kufijve të Allahut, njerëzit i shpie në dëshpërim dhe pashpresë**

Në hadithin që regjistron Dare Kutni dhe e transmeton Thalib el Husheni r.a, Pejgamberi a.s. tregon se burimi i çdo ndalese morale dhe urdhri hyjnor është



urtësi e mëshirë, dhe rruga e arritjes së mëshirës së Tij dhe kryerjes së detyrave, dhe se fati njerëzor është shpëtimi dhe siguria në respektimin e kufijve të cekur.[4]

Allahu i ka caktuar detyrat, mos i lëshoni dhe mos i shkatërroni; i ka caktuar kufijtë, mos i kaloni; i ka ndaluar të ndaluarat, e mos i thyeni; e ka heshtur disa gjëra nga mëshira ndaj jush, e jo nga harresa, prandaj mos u merrni me to.

Siç shihet në pamje të parë, Pejgamberi a.s. termin kufijtë e përmend me termin detyra dhe ndalesa. Vetëdijën njerëzore për ekzistimin e kufijve juridikisht e përcjellin edhe detyrat konkrete, obligimet veprat e mira dhe ndalesat etike, të cilat nuk lejohet të thyhen.

Duhet ta kujtojmë se thyerja e kufijve të Allahut, njerëzit i shpie në dëshpërim dhe pashpresë. Pasi mbyti vëllain e vet, Kabilin, në pendim të thellë dhe i humbur për shkak të krimit të bërë, e ndjek dhe e mundon brenga shpirtërore. Në suren Shpella, i Madhërishmi Allah na tregon hidhërimin dhe dhembjen e thellë të njeriut të cilit Allahu ia zhduk frytet për shkak të mendjemadhësisë dhe mosfalënderimit.

Dhe vërtet, u shkatërruan frytet e tij, e ai filloi të duartrokiste për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim shirk shok!"[5] (el-Keh'f 42). Në letërsitë botërore përshkruhen fatet tragjike të njerëzve që kishin thyer ndalesat hyjnore, për të fituar një famë kalimtare, dashuri, ose për të arritur pasuri përrallore. Personaliteti tragjik në romanin "Krimi dhe Dënimi"[6] përjeton thyerje shpirtërore dhe psikike pasi vret plakun.

## Kufijtë hyjnorë në të njëjtën kohë janë edhe mbrojtës të shëndetit emotiv dhe psikik të njeriut

Xha Gorio[7] vdes në lakminë paralizuese derisa mundohej ta merrte objektin nga ai. Werteri i dashuruar, duke mos gjetur mënyrë për ta kënaqur dashnoren e marrë dhe të pafat, e mbyll tragjikisht jetën e tij me vetëvrasje. Ç'kuptojmë nga shembujt e lartpërmendur? Ku është burimi i vuajtjes dhe i tragjedisë të këtyre personazheve? Përtej kufijve hyjnorë janë dëshpërimi, fatkeqësia, vdekja, sëmundjet shpirtërore etj.. Kufijtë hyjnorë në të njëjtën kohë janë edhe mbrojtës të shëndetit emotiv dhe psikik të njeriut. Thyerja e kufijve hyjnorë i çon njerëzit në shkatërrim të papërmirësueshëm moral dhe shpirtëror. Derisa shkenca po hulumton klonimin e njerëzve dhe shtazëve, ndërrimin e gjinisë dhe ndërrimin e identitetit biologjik të njeriut, si dhe prodhimin e ushqimit gjenetik të modifikuar, në të njëjtën kohë na paraqiten edhe hamendjet e amshueshme dhe dilemat morale mbi kufijtë hyjnorë dhe njerëzorë. Në të vërtetë, a guxon t'i shfrytëzojë njeriu të gjitha të arriturat shkencore e teknologjike në realizimin e qëllimeve dhe planeve të tij jetësore? Ku janë kufijtë në zgjedhjen e tij të lirisë dhe të kreativitetit ? Kurani thekson se krijesat, me vullnetin e tyre, nuk mund të zgjedhin dhe ta imitojnë Krijuesin në ato gjëra për të cilat nuk kanë dituri dhe njohuri të duhura. Njeriu është në gjendje të prodhojë, por nuk është në gjendje të krijojë. Zgjedhja njerëzore nga vullneti, idetë dhe, në fund, edhe nga veprat - nuk është e as që mund të jetë në lirinë absolute dhe i pavarur nga Ai Që është i Gjithëfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm. Zoti yt krijon ç'të dojë dhe zgjedh kë të dojë; atyre nuk u takon zgjedhje. I pastër edhe i lartë është Allahu nga ato që i mveshin, i bëjnë shok. (Kasas, 68)8

Duke respektuar kufijtë hyjnorë që ka caktuar i Madhërishmi në Librin e Tij dhe që i ka gdhendur thellë në vetëdijen e krijesës së Tij, njeriu ruan qetësinë e tij shpirtërore dhe personalitetin e tij. O Zoti ynë, na i fal mëkatet dhe na mëshiro! O Zot, mos lejo që zemrat tona të humbin rrugën, pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, na dhuro qetësinë dhe mëshirën Tënde, Ti je me të vërtet Që dhuron shumë!

---

*Fusnotat:*

1. Kur'an Isra 85 përkthimi i H.Sherif Ahmetit.
2. Bibla "Dhjete urdhëresat" Shkodër 2008.
3. Bekare 35 perkthimi i H.Sherif Ahmetit.
4. Muveta Iben Malik.
5. Kur'an el-Kehf 42 përkthimi i H.Sherif Ahmetit.
6. Romani "Krimi dhe Ndeshkimi" botimi III. Uegen 1997.
7. Romani "Xha Gorio" Onore De Bazak, Tiranë, 2000.

# Religjioni dhe shteti
## Pozita juridike e BIK-së

Dr. Xhabir Hamiti

Bashkësia Islame e Kosovës është institucioni më i madh përfaqësues fetar në vend. Mbi 90% të banorëve kosovarë i takojnë besimit islam nga komunitete të ndryshme: shqiptarë, turq, boshnjakë, goranë dhe ashkalinj. Bashkësia Islame e Kosovës gjatë historisë ka pasur baticat dhe zbaticat e saj. Në të kaluarën e afërt komuniste, BIK-së, njësoj me komunitetet e tjera fetare në vend, ka gëzuar statusin e saj, më fjalë të tjera, ka qenë e njohur si subjekt juridik dhe është njohur nga organet shtetërore. Edhe pse, siç dihet, në vendet ish-komuniste të rajonit dhe më gjerë, feja në përgjithësi ishte ngulfatur dhe sanksionuar tërësisht, në sistemin socialist të ish-Jugosllavisë, ekzistonte një lloj lirie dhe liberalizmi për fenë dhe ithtarët e saj. Objektet fetare nuk ishin mbyllur për besimtarët, lejohej të vepronin shkollat fetare të mesme, po dhe ato të larta.

Ndarja në mes shtetit dhe fesë ka ekzistuar edhe në atë kohë, po ishte krijuar një urë lidhjeje në mes shtetit dhe komuniteteve fetare përmes një organi që quhej ”Komisioni shtetëror për çështje fetare”. Po ashtu ka ekzistuar përkujdesja sociale, shëndetësore dhe pensional për të gjithë punonjësit fetarë pa dallim. BIK në kohën e ish-Jugosllavisë, më saktësisht që nga viti 1948 deri në vitin 1993, ka qenë në ombrellën e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës Federative të Jugosllavisë me seli në Sarajevë.

### Gjendja sotshme e BIK-së

BIK është bashkësi fetare e pavarur që nga viti 1993. Në gjirin e saj ka 25 degë - këshilla në gjithë Kosovën, përfshirë edhe dy komuna shqiptare në Kosovën Lindore, - Preshevë dhe Bujanovc. Ka kushtetutën dhe rregulloret e brendshme, përmes të cilave organizon veprimtarinë e saj. Organi më i lartë është Kuvendi i Bashkësisë Islame, i cili përbëhet nga 27 anëtarë të të gjitha regjioneve në vend. Organi Ekzekutiv është Kryesia e BIK-së me Kryetarin e Bashkësisë Islame në krye, i cili, sipas kushtetutës, mban edhe postin e Myftiut. Përveç jetës fetare, BIK-ja sot, si edhe më parë, kujdeset për zbatimin e fesë në mënyrë sa më të denjë për besimtarët e vet, për arsimim fetar , për ruajtjen e pasurisë vakëfnore të trashëguar nga paraardhësit e saj etj.. Hierarkia e BIK-së krijohet përmes zgjedhjeve, ku marrin pjesë 27 anëtarë të Kuvendit si dhe 27 kryetarë të këshillave regjionalë - pra gjithsej 54 veta. Zgjedhjet regjionale bëhen në çdo 4 vjet, kurse ato qendrore në çdo 5 vjet. Myslimanët në Kosovë tani e 600 vjet i takojnë drejtimit synit, të bazuar në shkollën juridike Hanefite.

### Raportet BIK - shteti

BIK-ja në kushtetutën e saj ka parim shërbimin fetar dhe atë kombëtar. Aty ku është i gjithë populli, është edhe BIK-ja. Në ditët më të vështira të luftës dhe represionit që ka kaluar vendi ynë, BIK, ashtu si edhe bashkësitë e tjera fetare në vend, me përjashtim të komunitetit ortodoks serb, ka luajtur një rol të rëndësishëm në luftën çlirimtare kundër okupatorit serb. Pra, edhe kur Kosova nuk ishte shtet, BIK ishte përkrah lëvizjes së saj për shtetësi dhe mvetësi.

Pas luftës, e cila la pas dëme të mëdha njerëzore dhe materiale. BIK-ja, si bashkësia më e madhe fetare nga lufta doli shumë e dëmtuar, sidomos në infrastrukturën e saj. Selia e BIK-së bashkë me arkivin qendrore u dogjën në flakë, ndërsa mbi 218 xhami në gjithë vendin u shkatërruan nga okupatori serb.

Me ndërhyrjen e NATO-s dhe instalimin e administratës së përkohshme të



UNMIK-ut, shoqëria kosovare po fillonte një jetë të re. Që nga muaji qershor 1999 e deri në shpalljen e Pavarësisë më 17 Shkurt 2008, si edhe për më shumë se një vit nga data e Pavarësisë , BIK-ja vepron pa një status të qartë juridik në qeverinë e vendit.

BIK-ja, pra, nuk është e regjistruar si subjekt juridik, dhe pikërisht kjo ka qenë dhe vazhdon të jetë një pengesë e një hendikep i madh në ushtrimin e veprimtarisë së saj të drejtë.

Me kushtetutën e vendit, Kosova është shtet laik, por që garanton të drejtat dhe liritë fetare të çdo komuniteti fetar. Shteti nuk njeh asnjë fe si fe zyrtare të tij, dhe, pikërisht nga ky fakt, besoj se edhe është neglizhuar rregullimi juridik i tyre deri më sot.

Në Kuvendin e Kosovës vitin e kaluar është miratuar ligji për liritë dhe të drejtat fetare, por jo edhe ligji për rregullimin juridik të tyre.

Shteti respekton festat kryesore islame-Bajramin (Eid) e vogël dhe të madh.

Ka apo nuk ka shkelje të të drejtave fetare të myslimanëve në Kosovë?

Asnjë vend në botë nuk është i përkryer në realizimin e të gjitha kërkesave të qytetarëve të tij. Si vend i ri që jemi - shtet i ri i porsalindur (new born state), pashmangshëm kemi edhe çalime. Në mungesë të hartimit dhe aprovimit të të gjitha normativave me të cilat do të rregulloheshin kërkesat e qytetarëve, kohë pas kohe ka pasur aty-këtu raste, kur janë shkelur edhe të drejtat fetare të individëve, siç ka qenë rasti i përjashtimit të disa vajzave nga shkolla për shkak të bartjes së shamisë në disa shkolla të ndryshme të Kosovës, sidomos në ato të mesme. Po ashtu mendoj se është shkelje e madhe e të drejtave fetare edhe kur një femre që bart shaminë, nuk i lejohet të punojë në institucionet publike të vendit, dhe kjo, për aq sa unë jam në dijeni, është e sanksionuar edhe me ligj.

Këto janë disa dukuri shqetësuese, të cilat mendoj se, me kalimin e kohës, do të rregullohen në mënyrë institucionale. Jo gjithmonë gjërat shkojnë ashtu siç dëshirojmë ne të gjithë!

Filozofia nga ana tjetër e botës

# Gnosa ezoterike dhe letërsia e anticipimit teknik

**Mr. Hamdi THAÇI**



Ezoterika është një fjalë me origjinë greke dhe folja **eusotheo** domethënë **hyj.** Ku të hysh? Në hapësirën e së fshehtës së shuguruar! **Hyhet** në diçka, kalohet nëpër dyert, të cilat e ndajnë të brendshmen nga e jashtmja, të dukshmen nga e padukshmja, të kuptueshmen nga e pakuptueshmja. Fjala është për besimin, për ekzistmin e anëve të mira dhe anëve të këqija, për dy botë, në të cilat është pothuajse e pamundur për të ekzistuar njëkohësisht.

Në të gjitha doktrinat ezoterike në atë brendi, në anën tjetër të empirikes, gjenden sekreti i fshehur, mendimi i pakuptueshëm, shkaku i shuguruar. Hyrja është një hapësirë e brendshme, një qëndrim pranë zjarrit të shenjtë të së fshehtës, që u lejohet vetëm të zgjedhurve ose të paracaktuarve. Jetën mund ta kuptojnë vetëm ata që nuk e kanë frikë vdekjen, ata që e kanë frikë të fshehtën, sepse dritën mbinatyrore do ta shohin vetëm ata që e kanë tejparë errësirën më të zezë. I ndryshëm nga qëndrimi profan në botën e jashtme të ngarkuar me detyra, ai qëndrimi në brendi, i cili të zgjedhurve u bën të mundur për të qenë bashkëpjesëmarrës të së fshehtës, i ka joshur gjithmonë njerëzit, ka qenë një si kompensim i atij racionalizmi, i cili kuptimin e botës e ka përjetuar si totalitet të intelektit.

**Ezoterika është e lashtë sa edhe gjinia njerëzore, ajo ka qenë e pranishme në secilin qytetërim që njohim**

Se ezoterika është e lashtë sa edhe gjinia njerëzore, flasin dëshmi të ndryshme: ajo ka qenë e pranishme në secilin qytetërim që  njohim; ajo është e kultivuar në themelet e bazës kulturore të secilës bashkësi; në të janë trupëzuar mitet, ëndrrat dhe të fshehtat; në të e njohim tablonë kozmologjike të epokës, gjakimin psikanalitik për përtëritjen shpirtërore, synimin për t'u ngrohur njeriu në ngrohtësinë e çuditshme të fabulës magjike, e cila na bind me shumë shprehjesi, se ata që janë të shuguruar, mund ta arrijnë vazhdimësinë vetëm me përtëritjen e pareshtur shpirtërore.

Sado që ta kundërshtojë historia e mendimit shkencor kuptimin e bindjeve dhe të besimeve ezoterike, sado që të heqim dorë gjatë historisë para dëshmive shkencore nga kultet ezoterike, - në ballin e njerëzimit do të ndrijnë edhe më dy-tri pika të vesës së pastër dhe të shenjtë, të cilat kanë qëndruar atje qysh nga kohët, kur jemi larë në banjën e çuditshme shëruese të mendimit sinkretik. Gati asnjë qytetërim i zhdukur nuk la pas vetes aq dëshmi për ekzistencën dhe fuqinë e vet, gati asnjë nuk e kundërshtoi Vdekjen, - sa e bëri këtë Egjipti i lashtë. Dëshmitarët janë të pagojë, po njëkohësisht edhe shumë gojëtarë, sepse arti dhe kthesa flasin me gjuhën e shpirtit dhe tërhiqen nëpër mijëvjeçarë mjaft domethënës, e do t'i kishim të qarta shumë gjëra dhe pa **Librin e të vdekurve.** Egjipti i lashtë i kishte misteret, ato krijonin kodeksin e sjelljes njerëzore, prandaj ezoterika manifestohej në çdo hap të jetës publike. Misteret kryheshin në tempuj, po ndikimi i jetës në tempuj kapërcente nëpër dyer të ngushta, të cilat botën e jashtme e ndanin nga e brendshmja, e në këtë mënyrë rrezatonin në jetën e përgjithshme publike. Përtëritja në shpirt ishte në lidhje me përtëritjen e jetës së natyrës. Tregimi për Isidën dhe Ozirisin, i cili pa ndihmën e shënimeve të Plutarkut pothuajse nuk do të kuptohej, e përshkonte çdo qelizë jo vetëm të jetës shpirtërore, por edhe të asaj problem qendror i ezoterive egjiptiane dhe i të gjitha ezoterive të ardhshme. Vihej në jetë nëpërmjet lojës së shenjtë, e me anën e grekëve, të romakëve, hebrenjve dhe të disa popujve të tjerë më pak historikë, vazhdoi të jetonte. Reflekset e këtyre mësimeve vihen re në shumicën e veprave artistike të periudhave të mëvonshme. Kështu, ta zëmë se kulti i Ozirisit dhe i ezoterikës së kristalizuar përreth tij, jetonte edhe në mjetet e tjera, madje pas shumë shekujsh, na vërtetojnë **Metamorfozat** e shkrimtarit romak Apul. Shpërndërrimi, do të thoshim me gjuhën e sotme, i plejbojit Luc në gomar, ka në vete komponente paradizuese, poezia dhe ironia u bashkuan kundër kultit, sepse në atë kohë Roma dekadente ishte tashmë e gatshme për ta vënë në lojë të shenjtën, shekullarizmi kishte kuptimin metaforik të shenjtërimit të periudhave të mëparshme. Megjithatë, kapitulli i fundit i **Gomarit të artë** tregon se shkrimtari, për një çast, e kishte frikë lirinë e vet dhe atëherë, në emër të pendesës, tregoi besnikëri ndaj fshehtësive të kultit të Ozirisit, ose mos kapitulli i mëparshëm, me një qëllim të caktuar, neutralizoi, me qëllim që apoteoza përfundimtare e mësimit të shkencave të fshehta dhe besnikëria ndaj temave mistiko-magjike të Misirit të panjohur, të triumfonin si shprehje e kundërshtimit të një realiteti, i cili kishte hequr dorë nga çfarëdo tradite metafizike.

Në shkrimin tjetër të ruajtur të Apulit të njohur, me titullin **Apologjia**, autori u mbrojt nga akuza se merrej me magji, namatisje, shorti, me magjinë në përgjithësi, hodhi poshtë shpifjet se merrej me punë mrekullibërëse, me shtrigëri, me bishtgjarpëri; shkrimtari i **Gomarit të artë** hedh poshtë të gjitha ato akuza, por kapitulli i fundit i romanit, disa të dhëna nga autobiografia e tij, pastaj edhe disa indicie të tjera, na tërheqin vërejtjen se ishte familjar me mësimet ezoterike të kohës së vet.

**Spiritualizmi** duhej të mishërohej në ndonjë mënyrë, kultet e vjetra bashkoheshin me të rejat. **Afrika, Evropa dhe Azia** shkrihen në ezoterikë, flaka e përjetshme ndizet nga ky vaj i ri. Krahas Isidës dhe Ozirisit, pastaj krahas mistereve eleuzine, miti për Orfeun, qëndrimi i pitagorianëve kundrejt këtyre përvojave të fituara nëpër histori, pastaj doktrina e Anaksimandrit, Heraklitit, Parmenidit, Empedokles, Anaksagorës, e vërtetojnë vetëm më fuqishëm këtë traditë të fshehur, e cila del në sipërfaqe në veprat dramatike të Eskilit dhe Euripidit, kurse poezinë e Pindarit e përshkon. Në këtë seri, sikur e kemi harruar kultin e Dionisit, është për t'u tërhequr vëmendja tek origjina e tij iraniane. Ja edhe një fakt se kemi të bëjmë me një konstante të caktuar të kuptimit të botës.

## Vazhdimi i një tradite

Duke studiuar traditën, kurse **Kabala,** në të vërtetë, edhe do të thotë "traditë", për të shuguruarit kjo doktrinë, që u paraqit në shekullin XIII në mes të hebrenjeve në Spanjë dhe Francë, hyn pothuajse në traditën e të menduarit **ezoterik**.

**Ekzaltimi mistik**, veprimet që e ngrenë besimtarin në ekstaza ekzaltuese, teknikat e ndryshme dhe veprimet okulte, besimi në sistemin magjik të numrave (dhe në njëzet e dy shkronjat e alfabetit hebraik) e, si rrjedhim i këtij besimi, dhe supozimi se me këta numra e shkronja në kombinimet magjike mund të veprohet në fuqitë natyrore e shoqërore, janë njëra nga pikënisjet. Atë që mund ta bëjë Zoti me ndihmën e formulave magjike, mund ta bëjë edhe individi, nëse është shuguruar në fshehtësitë e shkencës. Nëse **Ademi**, njeriu i parë, u bë nga argjila dhe nga vullneti për të qenë njeri, mos do të ishte e mundshme, me ndihmën e mendimit ezoterik, të krijohej ndonjë qenie artificiale, e ngjashme me njeriun? Ideja e Golemit, e cila u bë legjendë e përvetësuar e **Gëtes**, është vetëm një tregim biblik për njeriun e parë, i reduktuar në përvojat okulte të **ezoterikës hebraike**.

Ndoshta duhet të cekim se ezoterika nuk merr fund me **Kabalën.** Lëvizjet e reja shpirtërore, mësimet e reja të nxitura nga dilemat e njëjta dhe nga njëfarë voluntarizmi i lindur i njeriut për ta ndryshuar botën, i japin ndihmesat e tyre për këtë traditë të përditshme. Katarët, dualizmi i tyre, bogumilët, patarenët, poashtu kanë librat e vet të fshehtë, edhe ata i mundon dëshira për ta arritur **gnosën**. Poezia e trubadurëve është një nga reflekset e këtij mësimi. Paqartësia e formave të ngatërruara poetike, simbolika e shpeshtë, kulti i Zotit të Madh dhe Zonjat e stërbukura, si dhe disa fakte të tjera, tregojnë se lidhja ndërmjet besimit dhe krijimit artistik ishte jashtëzakonisht e fuqishme dhe e përshkruar nga mësimet **mistiko-ezoterike**, kurse një lojë që erdhi në Evropë nëpërmjet romëve, tregon gjerësinë dhe agresivitetin e të menduarit ezoterik. Fjala është për tarotin, lojë e letrave. Një refleks të saj e hasim në Tokën e Shkretë.

**Gnosa ezoterike** ekziston edhe sot. Njeriu gjen forma të reja të ndërmjetësimit në mes prakticizmit të kotë dhe **metafizikës** së frytshme të lundrimit tonë nëpër galaktikën e kësaj ere planetare. Shpresa e njeriut ndodhet gjithmonë para tij; mos nuk janë synimet tona **eskatologjike** dhe **teologjike** të determinuara nga mënyra potenciale **skizofrenike** e të menduarit ose shkaqet duhet t'i kërkojmë në disa të dhëna mitike të botës sonë të perceptuar në vete dhe rreth vetes? Të bindur se mendjen tonë e përdorim në mënyrën më të mirë të mundshme, të ndërgjegjshëm për faktin se qytetërimi ynë vërtitet në orbitat e shkakësisë së përgjithshme nëpër **galaktikat** e shpjeguara ose të shpjegueshme të kësaj erës sonë planetare, do të mund të mendohej që **gnosa ezoterike** është hequr nga rendi i ditës i të menduarit njerëzor. Megjithatë, ajo vazhdon edhe më tutje, megjithëse në të aguarit e shpirtit paraqiten gjithnjë e më shpesh pamjet nga e ardhmja e ndritshme (si do të thoshin eskatologët e papërmirësueshëm dhe inxhinierët e shpirtit), ani pse kudo rreth nesh ndodhet një errësirë që të ha, një terr dhe zbrazësi, që nuk kemi mundur ta marrim as me mend, as me arsye.

## Teknika u bë gnosë e erës teknologjike, e fshehta ndodhet jashtë nesh

Si në mijëvjeçarët e shkuar, edhe sot, gjë që duket e pashpjegueshme, mendimi njerëzor, kur vjen te pragu i mundësive të veta, edhe më tutje heq dorë nga racionalizmi, po jo edhe nga të menduarit. Por, ky të menduar është gjithmonë në simbiozë me traditën e ezoterikës. Edhe atëherë kur shpirtrat e shkëlqyeshëm spekulativë sikur "parapaguhen" në këtë lojë të parashikimit të ardhmërisë së botës dhe të llojit tonë, kemi të bëjmë me vazhdimin e një tradite, për të cilën besohet se është ndërprerë dhe se e ka humbur kuptimin e të ekzistuarit. Por, vendi ku vazhdon kjo **gnosë**, nuk ndodhet më në thellësinë e tempujve, njohjen nuk e ruajnë më priftërinjtë dhe njerëzit e tempullit. Hapësira e **ezoterikës** së erës planetare ndodhet në periferi të shkencës moderne. Futurologjia dhe fantastika e marrin shpesh nën mbrojtjen e tyre. Një hibrid i futurologjisë dhe fantastikës është letërsia e anticipimit shkencor. Fusha e saj shtrihet nga kongreset e shkencëtarëve me nam e deri tek romanet obskurante në vazhdime. Sido që të jetë, ajo është bërë obsesion i periudhës sonë, projeksion i mendjes njerëzore, po edhe shprehje e magjepsjes nga e panjohura.

Teknika u bë **gnosë** e erës teknologjike, e fshehta ndodhet jashtë nesh. Odiseja në gjithësi 2001 e anglezit Artur Klark, e përpunuar në fil nga Stenli Kjubrik, është një vizion jo i sofistifikuar, po i trilluar i ardhmërisë së njeriut. Po si të interpretohej ndryshe ai monolit, përveçse si pjesë e një rituali ezoterik, i cili është tash i projektuar jashtë nesh për të njëjtin funksion, të cilin e kanë pasur më parë ritualet e përmendura më herët të traditës ezoterike të pellgut të Mesdheut?

Sikundër kemi thënë tashmë, një nga ambiciet e fshehta të kabalistit ishte dëshira për të krijuar një qenie artificiale, Golemin, e nga ky synim shekullor nuk hoqi dorë as ezoterika moderne që njeriu të bëhet demiurg absolut dhe rival kinse i Zotit. Ideja e robot-njeri-makinës nuk daton nga dita kur Karel Çapeku ia gjeti emrin, me të cilin u regjistrua në gjenealogjinë e qenieve artificiale. Tradita e njeriut artificial është e gjatë sa edhe letërsia, megjithëse u korrigjua si ide e mutantit ose e androidit. Në vend të frytit të përqendrimit të brendshëm, në vend të bashkorientimit në vizionin e brendshëm, në operacionet telurgjike dhe magjike, ideja e njeriut artificial lidhet me kozmogoninë e re të erës planetare. Njeriu nuk mund t'i përmbushë ato detyra, të cilat ia vënë kushtet e udhëtimeve kozmike, zbulimeve të hapësirave të reja kozmike dhe të realiteteve të reja, ai besimin e vet ua jep qenieve artificiale, po ideja që i ka projektuar, është më e dobët se vullneti i tyre për të sunduar inventorët e vet.

Duke përshkruar një realitet fiktiv, një realitet imagjinar, virtualitetit të të cilit bën përpjekje t'i afrohet me ndihmën e kokave shkencore, ose, që më parë, pseudoshkencore, letërsia ka në vete tharmin e vetëdijes utopike dhe, në instancën e fundit, ambiciet e saj janë të natyrës ideologjike. Natyra dhe Historia i nënshtrohen Teknikës. Puna, dashuria, lufta, loja, komunikimi ndërmjet njerëzve, i nënshtrohen një ideje, mendimi i botës nuk mund të ekzistojë më në botë, ajo është substituuar në formulat që u dedikohen anëtarëve të sektit dhe priftërinjve të tyre supremë-të diturve dhe teknikëve. Qendra e tempullit të lashtë është shndërruar në një laborator, në të cilin përgatiten recetat për **mitologjinë** e

periudhës kozmike. Megjithatë, po u përpoqëm të largonim shtresën e shkencës dhe të teknikës në numrin më të madh të atyre “librave të shenjtë” të ardhmërisë nga retorika dhe ezoterizmi, zbulohet një e vërtetë e pazakonshme, po mjaft instruktive, se shtresa e metafizikës dhe e teologjisë pa Zotin është pakrahasimisht më domethënëse, më bindëse. Idhujt janë përsëri befasues, ata paraqiten në çastin e jashtëzakonshëm, thirrja e tyre bën tash jehonë nëpër hapësirat kozmike në emër të mendimit abstrakt, i cili e mendon Kozmosin, por ky ekumenizëm është shterp, sepse është hequr njeriu, si do të thoshte Niçe. Realizohet kështu profecia e Artur Rembosë, i cili këndoi: “Se njeriu mori fund”. Ky fund duket se bëhet formë ezoterike e ekzistencës së re, nga e cila frymëzohet fryma spekulative e letërsisë, e cila pohon se ka guxim të rrijë ballë për ballë me perspektivat katastrofike të ardhmërisë, e cila nuk di më as për Natyrë, as për Histori. Por, ky mendim nuk është planetar në kuptimin e mendimit planetar të Costas Axelosit, sepse nuk është global, po ende i pjesshëm, se ka hyrë në enklavën e Teknikës dhe ka mbetur kësisoj ndërmjet **poezisit** dhe **praxisit,** meqenëse e ka humbur **logosin,** kurse krahas kësaj beson se e humbura nuk mund të kompensohet me mrekullinë, me befasinë. Meqenëse fatin njerëzor nuk mund ta mbushë me kuptim njerëzor, e largon nga njeriu dhe e multiplikon në hapësirën dhe në kohën e imagjinatës. Në vend të përvojës jetësore, i ofron ritualin ezoterik; në vend të shpresës-projeksionin e ardhmërisë, shkurt, bën përpjekje t’i japë kuptim demonogjisë së Makinës.

## Disa projeksione dhe situate teknike

Fotografitë arketipore, me të cilat jemi takuar qindra herë në ëndrra, obsesionet kolektive, të cilat (dikur lugetërit dhe shtrigat, sot UFO, ose ajo që do t’i quanim, me kusht, takime me gjininë e tretë), kundër të cilëve organizoheshin dikur procese gjyqësore, e sot emërohen komisione të posaçme të senatit, frikësimet dhe pasiguritë që e kaplonin njeriun para **manifestimit** të së panjohurës, të së painterpretueshmes dhe të së çuditshmes, kanë hyrë në thesarin e fantazmave, të cilat vazhdojnë të bëjnë në mënyrë autentike jetën e tyre në gjirin e letërsisë imagjinative, por në rrethin e anticipimeve shkencore, të cilat sugjerojnë mundësinë e largimit të të gjitha frikësimeve dhe pasigurive, nga të cilat kanë rrjedhur. Është pikërisht fantazia ajo që e zbuloi labirintin te njeriu dhe i gjeti disa analogji ndërmjet shtigjeve në ndërgjegjen e tij dhe rrugëve konkrete të historisë dhe proceseve shoqërore. Fantazia, me ndihmën e fjalëve dhe të tablove, na i shtroi përpara formulat alkimike të shpirtit si dëshmi se ekzistojnë edhe disa realitete të reja të ndryshme nga ato që mund t’i vërtetojmë shumë thjesht me mjete empirike.

Çdo qëndrim ndaj arketipit, qoftë ai i përjetuar ose vetëm i parandier, është i tendosur emocionalisht, intelektualisht interesant. Nga këto prekje të përfytyrimit dhe të konceptit, të së pavedijshmes dhe të së vetëdijshmes, çlirohet te njeriu, e pastaj edhe te kolektivi, një zë më i fuqishëm, për ne vetë më bindës, se zëri ynë. Në këtë dukuri mund të zbulohet ajo që **K.G. Jung** e quan “participation mystique”, mënyrë e bashkëveprimit me terësinë e cila është një, ndonëse manifestohet në shumë mënyra dhe në të cilën fati individual paraqitet përnjëherësh edhe si fat i të gjithë njerëzve dhe i tërë botës.

Megjithëse këto karakteristika janë paraqitur shumë më autentike në atë fantastikën që na e dhuruan Nervali, **E.A. Po, Mopasani, Hofmani**, Gogoli dhe krijues të ngjashëm, në formë rudimentare me ta takohemi edhe në veprat e të ashtuquajturit **fanshke** (fantastika shkencore), një gjini, e cila po i gjen gjithnjë e më shumë ithtarët e vet edhe tek ne.

**Mënyra për t’u realizuar dëshirat, mund të jetë dinamike dhe, nëse kjo ndikon me besnikëri, dramatike**

Supozimi logjik, se planeti ynë është vetëm njëri në vargun e planetëve të tjerë, ngel edhe më tej në fuqi, por paraqiten premisa të reja: ekzistojnë planetë të tjerë, në të cilët ekzistojnë jeta dhe intelegjenca në nivele të ndryshme. Ekzistimi i kësaj mundësie ngërthen mundësinë e dëshirës për t’u njohur reciprokisht që njëra ta nënshtrojë tjetrën, etj. Veç kësaj, paraqiten mundësia dhe kërkesa e komunikimit të ndërsjellë, edhe e kumtimit të tipave të ndryshëm të përvojave etj.. Mënyra për t’u realizuar dëshirat, mund të jetë dinamike dhe, nëse kjo ndikon me besnikëri, dramatike. Përpjekja e njohjes fillon me procesin e rinjohjes, të udhëtimeve, të luftës etj. Do të mund të vargohesin edhe një sërë situatash të parakërkuara, të cilat i paraprijnë trajtësimit përfundimtar të përfytyrimit tonë për ndonjë qytetërim tjetër, për ndryshimet dhe ngjashmëritë e ndërsjella ndërmjet tipave të kulturës, po me premisa të ndryshme thelbësisht, të cilat dy shoqëri, për nga funksioni mbase të ngjashme, i paraqitin në dritën e ndryshimeve të pashlyeshme.

Për këtë arsye, **fanshke** fillon nga premisat arbitrare shumë më shumë, ngaqë i shfrytëzojnë këto letërsitë e tjera të determinuara në aspektin e zhanrit: botët dhe njerëzit, përkatësisht qeniet nga planetët e tjerë, edhe nëse na ngjajnë me diçka, ndryshojnë më së shpeshti thelbësisht. Komunikimi për këtë shkak bëhet një nga pengesat qendrore, që kapërcehet me procedimin arbitrar. Marrëveshja është e qartë: ekzistojnë disa të vërteta pozitive shkencore që ndonjë sistem që funksionon iluzorisht në mënyrë logjike, në to nuk dyshohet, sepse, po të dyshohej, do të hiqej mundësia e simulimit të largesës imagjinatave, që për të paqenën flet si për të qenën, kurse për të trilluarën si rreptësisht kauzale, të determinuar dhe superiore ndaj mundësive tona të çastit (teknologjike, po njëkohësisht edhe njohëse).

Prandaj, para nesh paraqiten çështje, sikundër janë kauzaliteti i strukturës, arbitrariteti i vizionit. Me ndihmën e tyre, disa gjëra, madje edhe suksesi fenomenal i **fanshkesë** në gjithë botën, bëhen më të qarta, por, sido që të jetë, **fanshke** mund të merret me mend nëse e përqafojmë të dytën si të parën, d.m.th. të pamundshmen si të mundshme,obsesionin si një gjendje normale shpirtërore, e të vërtetat e aplikuara teknologjike si variante të postulateve ekzistenciale.

Me të gjitha këto marrëveshje ose ndalesa, përkatësisht liri, të cilat vlejnë vetëm në tekst, po jo edhe në jetën praktike të bashkësisë, së cilës i përkasim ne të gjithë, **fanshke** mund të funksionojë ashtu si funksionon dhe si e tillë ta kënaqë kërkesën ekzistuese të së pamundshmes në funksion të së mundshmes dhe të paqenës si tash ekzistuese.

Po aq **fanshke**, më shumë se të gjitha lëvizjet stërmaniriste, si është për shembull arti konceptualist, manipulon me fotografi që do të duhej të instaloheshin në një sistem të konsoliduar konceptual. Për t’u realizuar kjo sidokudo, duhet të krijohen tregimet për zana, në të cilat mrekullitë do të duhej të shpjegoheshin gjithmonë me ndihmën e **Ajnshtajnit, të Bromit, Hazenbergut,** ose të dijetarëve të tjerë të mëdhenj, të cilët, me zbulimet e veta, ndryshuan jo vetëm pamjen e materies, po edhe të kësaj bote të vetme që kemi. Në praktikën letrare **fanshke** paraqet shumë shpesh formën e një preteksti naiv që për njërin të flitet nëpërmjet tjetrit, që të realizohet me kusht tejkalimi dhe fiksioni të zëvendësohet me alegorinë.

Vallë, ku të hysh? Në gnosë apo në ezoterikë, të hysh thellë e më thellë në muzgëtirë!

# Pse vonohet ndihma e Allahut?

**Dr. Safet Haliloviç**

Allahu i Lartësuar në Kuranin fisnik pohon se Ai është që u ndihmon besimtarëve. Për këtë flitet në më shumë tekste kuranore: “All-llahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan…” (El-Haxh, 38); “…Obligim Yni ishte të ndihmojmë besimtarët.” (Er-Rum, 47) “All-llahu është mbrojtës i besimtarëve.” (Ali-Imran, 68)

Është evidente se gjendja e myslimanëve të sotshëm është konfuze dhe problematike; se më së shumti derdhet gjaku mysliman; se shumicën e refugjatëve në botë e përbëjnë myslimanët; se gjërat e shenjta të Islamit janë cak i përdhosjes; se vendet myslimane dhe një pjesë e madhe e resurseve natyrore janë të okupuara, etj.. Vetëm në Irak dhe Afganistan, gjatë këtyre viteve të fundit, me qindra mijëra fëmijë kanë ngelur jetimë, për shkak të vrasjes së prindërve të tyre. Ngjarjet e para ca kohëve që ndodhën në Gaza, tregojnë më së miri se sa e vështirë dhe e ndërlikuar është në të vërtetë gjendja e myslimanëve të sotshëm. Parashtrohen pyetjet: Përse është kështu? Përse nuk vjen ndihma që Allahu i Lartësuar ua ka premtuar besimtarëve? Përse gjaku, nderi, vendi dhe shenjtëria myslimane janë bërë të tillë që çmimi i tyre në sipërfaqen tokësore të jetë më i liri?!

Përgjigje të saktë dhe shumë të dobishme ka ofruar Sejid Kutbi, r.a., në vëllimin e shtatëmbëdhjetë të tefsirit të tij të njohur “Fi dhilali-l-Kur’an” gjatë komentimit të ajetit 39 të sures El-Enbija’. Ç’është e drejta, Dhilali i Kutbit konsiderohet si komenti më i lexuar i Kuranit në shekullin 2, prandaj dhe është tefsiri me tirazhin më të madh në libraritë dhe bibliotekat në tërë Botën Islame.

**Ndihma nuk arrin derisa Ymeti mysliman të shfaqë tërë forcën maksimale dhe rezervat e fundit**

Ndihma ndonjëherë arrin me vonesë për ata të cilëve u është bërë padrejtësi, duke mos qenë të fajshëm dhe të gjykuar, dëbohen nga vendlindjet e tyre, vetëm pse thonë: “Zoti ynë është Allahu!” Kurse arsyeja për këtë vonim mund të fshihet në ndonjë urtësi që Allahu i Lartësuar dëshiron ta tregojë.




Ndonjëherë nuk arrin për shkak se struktura e Ymetit mysliman nuk është e pjekur sa duhet; për shkak se nuk ka përjetuar vlugun e saj, ose sepse nuk i ka mobilizuar të gjitha forcat e saj dhe për shkak se nuk e ka motivuar secilën qelizë, kështu që të dihen forcat dhe potencialet e tyre maksimale që do të mund të llogariste. Sepse (me këtë strukturë), po qe se do të realizohej fitorja, kjo do të nënkuptonte edhe humbjen e saj shumë të shpejtë.

Ndonjëherë, ndihma nuk arrin derisa Ymeti mysliman të shfaqë tërë forcën maksimale dhe rezervat e fundit, kështu që të mos ngelë asgjë, pavarësisht se sa do të jetë e këndshme dhe e shtrenjtë, dhe kjo në rrugën e Allahut nuk arrihet me lehtësi.

Ndonjëherë, për të arritur ndihma, duhet pritur derisa Ymeti mysliman të mos i provojë edhe fuqitë e fundit dhe derisa të mos e kuptojë se këto fuqi, pa mbështetjen e Allahut të Plotfuqishëm, nuk janë të mjaftueshme për të garantuar fitoren. Fitorja vjen nga Allahu, dhe kjo, pasi të jenë shfrytëzuar tërë ato që janë në kapacitetin njerëzor, e pastaj çështja t’I lihet Allahut.

Ka raste kur ndihma vonohet edhe për shkak se besimtarët, duke vuajtur e duruar dhe duke sakrifikuar, të forcojnë lidhjen e tyre me Allahu e Lartësuar. Në situatë të këtillë atyre u bëhet e qartë se nuk kanë mbështetës tjetër përveç Allahut, dhe as synim ndaj të cilit do të ktheheshin në rast nevoje përveç Atij, të Vetmit. Kjo lidhje konsiderohet garanci e parë që besimtarët, pas fitores - kur Allahu të japë pëlqimin për të - do të vazhdojnë të qëndrojnë në rrugën e drejtë, dhe jo të shkaktojnë dhunë e as të largohen nga e vërteta, drejtësia dhe mirësia.

Ndonjëherë ndodh që ndihma të vonohet për shkak se komunitetit mysliman në luftën e tij, në dhënien e kontributit dhe sakrificës, nuk I është mbështetur ekskluzivisht Allahut të Plotfuqishëm. Mundet që ajo luftë të jetë për arritjen e ndonjë dobie, ose vetëm që të tregohet vullneti dhe forca përpara armikut. Mirëpo, Allahu i Lartësuar dëshiron që lufta të bëhet vetëm për shkak të Tij dhe në rrugën e Tij, e zhveshur nga ndjenjat dhe motivet e tjera, që ndonjëherë përzihen. Të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., i është parashtruar pyetje për tre persona, nga të cilët njëri lufton nga ndjenja e vullnetit të zjarrtë, tjetri për të demonstruar forcë, kurse i treti që të tregohet përpara të tjerëve. E pyetën se cili prej tyre gjendet në rrugën e Allahut. Ai, s.a.v.s., u përgjigj:

"Ai i cili lufton që Fjala e Allahut të jetë më e larta, ai është në rrugën e Allahut." (Buhariu dhe Muslimi)

Ndihma, gjithashtu mund të vonohet për shkak se tek e keqja, kundër së cilës lufton Ymeti mysliman, ka diçka të mirë që ka ngelur në të, kurse Allahu dëshiron që ajo e keqe ta fshijë atë të mirë, në mënyrë që të shkatërrohet tërësisht dhe në të të mos ngelë as edhe një e mirë sa një thërrmijë atomi.

## Allahu dëshiron që e pavërteta të mbetet gjersa të mos zhvishet tërësisht, pastaj ta zhdukë atë

Ngandonjëherë arrin me vonesë për shkak se gënjeshtra e së pavërtetës, kundër së cilës lufton Ymeti mysliman, akoma nuk u është zbuluar plotësisht njerëzve. Sikur besimtarët ta fitonin atë, ajo me siguri do të haste në ndihmëtarë në mesin e mashtruesve, të cilët akoma nuk janë bindur në gabueshmërinë dhe në nevojën e zhdukjes së saj, dhe kështu rrënjët e saj të mbeteshin në shpirtrat e pafajshëm, të cilëve nuk u është zbuluar akoma e vërteta. Prandaj, Allahu i Lartësuar dëshiron që e pavërteta të mbetet gjersa të mos zhvishet tërësisht, pastaj ta zhdukë atë, pa ankesën e atyre, të cilëve nuk u është zbuluar akoma sa duhet.

Shpesh mund të ndodhë që ndihma të vonohet edhe për shkak se mjedisi nuk është i gatshëm të mirëpresë të vërtetën, mirësinë dhe drejtësinë që shfaq Ymeti mysliman. Sikur të fitonte e vërteta, atëherë do të haste në refuzimin e mjedisit dhe nuk do të mund të forcohej aty, kështu që përleshja do të zgjaste derisa të mos përmirësoheshin shpirtrat që ta prisnin të vërtetën ngadhënjyese, dhe ta ruanin atë.

Ndihma ka çmimin dhe ngarkesën e vet kur Allahu e jep atë, dhe kjo pasi të plotësohen kushtet e caktuara dhe të jetë paguar çmimi, gjegjësisht pasi të jetë përgatitur atmosfera për pritjen dhe ruajtjen e saj.

"E All-llahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se All-llahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues. (Ai ndihmon) Ata të cilët, kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej së keqes. All-llahut I takon përfundimi i çështjeve." (El-Haxh, 40-41)

## Kush e meriton ndihmën e Allahut?

Premtimi i Allahut, i cili realizohet dhe nuk harrohet, është se do t'u ndihmojë atyre që E ndihmojnë Atë. Atëherë, kush janë ata që E ndihmojnë Allahun e që e meritojnë ndihmën e Tij, të Fuqishmit dhe të Fortit, i cili nuk do ta shpërfillë atë që Allahun E merr për mik? Ata janë:

"Ata të cilët, nëse ua japim pushtetin në Tokë, ua sigurojmë fitoren dhe i forcojmë, falin namazin, adhurojnë vetëm Allahun dhe e forcojnë lidhjen e tyre me Të, Atij I kthehen të nënshtruar, me përulje dhe dorëzim... Dhe japin sadaka... Ata janë që të drejtën e pasurisë e respektojnë dhe e realizojnë, e mundin koprracinë e shpirtit, janë të pastruar nga mendjemadhësia, mposhtin cytjen e shejtanit, stabilizojnë nevojat e komunitetit, si dhe atë e karakterizojnë me cilësinë e organizmit të gjallë, sikur që është shprehur i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., në një hadith: "Besimtarët në marrëdhëniet në mes tyre: në dashuri, mëshirë e butësi - janë sikur trupi, nëse sëmuret një organ, edhe pjesët e tjera të trupit shqetësohen dhe mbarë organizmi vuan nga dhembjet, pagjumësia dhe ngritja e temperaturës." Ata që gjithmonë kërkojnë të bëhen vepra të mira. Ata bëjnë thirrje për kryerjen e veprave të mira dhe të pastra, si dhe i motivojnë njerëzit për to, kurse mundohen t'i largojnë nga veprat e këqija. Ata luftojnë kundër së keqes dhe së ligës, duke u bërë kështu një Ymet mysliman me epitetin se nuk qëndron në kryerjen e veprave të liga, dhe se nuk i shmanget kryerjes së veprave të mira, natyrisht nëse është në gjendje ta realizojë atë..."

Këta janë ata që I ndihmojnë Allahut, e që në fakt ndihmojnë në rrugën, në të cilën Ai dëshiron që t'i shohë njerëzit në jetën e tyre. Ata krenohen vetëm me Allahun dhe me askënd tjetër përveç Tij. Ata janë që Allahu i Lartësuar u ka premtuar ndihmën e sigurt dhe të bindshme. Kjo është ndihma që është e mbështetur në kushte dhe kërkesa. Ajo është e kushtëzuar me detyrime dhe ngarkesa. Caktimi pas tërë kësaj I takon Allahut të Madhërishëm. Ai e disponon atë siç dëshiron, duke kthyer humbjen në fitore, e fitoren në humbje. Allahut në fund i kthehet gjithçka! Kjo është ndihma që mundëson realizimin e programit hyjnor në këtë jetë, mundëson fitoren e së vërtetës, drejtësisë dhe lirisë, që kanë për qëllim mirësinë dhe dëlirësinë. Nën hijen e saj mbeten individë, personalitete, dëshira e ndjenja...Kjo është ndihma e cila ka kushtet, çmimin dhe kërkesat e veta. Ajo nuk i jepet askujt pa bazë, (kuturu) apo me hatër. Ndihma duhet merituar, duke i plotësuar kushtet dhe kërkesat që çojnë në arritjen e saj.

*Përktheu:*
***Mehas Alija***

*Marrë nga revista Novi Horizonti, nr 116, prill 2009. BeH.*



### Pesë vjet pa njeriun - simbol i sakrificës, qëndresës e guximit

# Haxhi Hfz. SABRI ef. KOÇI

## (1921-2004)

**Ramadan Shkodra**

Më 18 qershor të këtij viti bëhen plotë pesë vjet që kur u nda nga kjo botë një ndër figurat më të shquar të kombit tonë në këto 50 vjetët e fundit - Hafëz Sabri Koçi.

Përvjetorët janë raste të mirë që të kujtojmë personalitetet që me punën, angazhimin, sakrificën dhe kontributin e tyre, lanë gjurmë të pashlyeshme në rrjedhat e historiografisë së popullit tonë.

Kujtimi i personaliteteve të tilla, përveç që është një borxh ndaj atyre, është edhe një lajtmotiv e shembull për gjeneratat e reja se si duhet përkushtuar për popullin tënd.

- Kur kujtojmë Hfz.Sabri Koçin, kujtojmë vullnetin, përkushtimin e entuziazmin për dije e arsim.
- Kur kujtojmë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë përkushtimin e tij në edukimin dhe fisnikërimin e popullatës.
- Kur kujtomë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë sakrificën e qëndresën që e bëri ai ndaj pushtetit komunist.
- Kur kujtojmë Hafëz Sabri Koçin, kujtojmë qëndresën e durimin e tij të pathyer në kazamatet komuniste.
- Kur kujtojmë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë guximin qytetarë, intelektual për t'i prirë popullit.
- Kur kujtojmë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë urtësinë për të udhëhequr me modesti e sinqeritet.
- Kur kujtojmë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë përkushtimin e njeriut ndaj fesë, Zotit e Atdheut në çdo situatë e në çdo sfidë.
- Kur kujtojmë Sabri Koçin, kujtojmë vizionin për një të ardhme më të mirë të populli tonë.
- Kur kujtojmë Hfz Sabri Koçin, kujtojmë dashurinë e respektin që kultivoi ai në popull dhe për popull.
- Kur kujtojmë Hfz. Sabri Koçin, kujtojmë njeriun e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar.
- Kur kujtojmë Hfz. Sabri Koçin, kujtojmë njeriun e vlerave fetare, humane e qytetëruese.



*Hfz. Sabri Koçi*

### Njeriu që ua ktheu shpresën njerëzve të dëshpëruar nga e kaluara moniste

Në përvjetorin e pestë të vdekjes së hfz. Sabri efendiut, kujtomë me respekt njeriun e urtë që me përkushtim udhëhoqi dhe e drejtoi Komitetin Mysliman Shqiptar, njeriun që e ringriti atë pas periudhës së errët komuniste; njeriun që ua ktheu shpresën njerëzve të dëshpëruar nga e kaluara moniste, kujtojmë njeriun që shqiptarëve ua kultivoi dhe ua rikujtoi krenarinë e të qenit shqiptar i përkushtuar e besimtar i devotshëm.

Pas të gjitha vuajtjeve, krajatave e torturave që kishte përjetuar në burgjet e monizmit, në fillim të viteve '90 ua rikujtoi popullatës ndenjën e dashurisë ndaj Atdheut, kur vendi po braktisej. Hfz. Sabriu me një urtësi në predikimet e tij popullit u sugjeronte që ta duan e ta respektojnë vendin ku i ka falur i Madhi Zot, me butësi i mësonte të mos e përbuznin atë, po ta respektonin e ta bënin një vend të lakmueshëm për të gjithë e le më për qytetarët e saj. Hfz Sabriu në mësimet dhe predikimet e tij, i bazuar në mësimet kuranore, u fliste popullit me dashuri e pietet për perspektivën e Shqipërisë.

Hafëz Sabriu, me urtësi bëri shumë që të thyente bllokadën e Shqipërisë dhe të krijonte lidhje miqësie me shumë popuj e vende, duke krijuar ura bashkëpunimi e mirëkuptimi.

Po aq i vëmendshëm ishte Hfz Sabriu edhe ndaj çështjes së Kosovës, megjithëqë rrethanat në fillimi të viteve të nëntëdhjeta ishin jo të favorshme, ngaqë ai sapo ishte vënë në krye të Komitetit Mysliman të Shqipërisë, që përpiqej të riorganizohej dhe të merrte të mbarën, kurse Kosova ishte nën okupimin e egër serb.

### Hfz. Sabriu qe iniciator i themelimit të Unionit të Bashkësive Islame Shqiptare

Me këtë veprim, Hzf. Sabriu si një vizionar e largpamës, së bashku me ish-Myftiun e Kosovës, dr. Rexhep Boja dhe me Myftiun aktual të Kosovës Mr. Naim Tërnava qenë ndër të parët që u angazhuan të bënin bashkimin shpirtëror të kombit tonë, megjithëqë Kosova ishte nën regjimin e egër serb. Hfz. Sabriu si një njeri i urtë ishte optimistë se e ardhmja e kombit tonë do jetë e ndritshme, me shumë vëmendje përcillte zhvillimin e ngjarjeve në Kosovë, Maqedoni e Mal të Zi. Dhe në takimet e tij të shumta si brenda në audiencën e tij, ashtu edhe në vizitat që bënte në Botën Islame gjithkund fliste për çështjen e pazgjidhur të shqiptarëve në Ballkan. Hfz. Sabriu vdiq më 2004, por pas vetës la Komunitetin Mysliman të Shqipërisë të konsoliduar, la xhamitë e Shqipërisë të hapura e në funksion primar të tyre; la Shqipërinë, në rrugën e konsolidimit dhe e integrimit evropian, la Kosovën e çliruar nga serbët. Sot në pesë vjetorin e vdekjes së tij e kujtojmë me pietet e respekt, ani pse më shumë se kurrë na duhet urtësia e tij, largpamësia dhe vizioni i tij, si dhe guximi prej qytetari, intelektuali e predikuesi të guximshëm.Është prandaj dhuratë dhe begati e madhe për një popull që të ketë një njeri kaq të madh dhe të urtë siç ishte hirësia e tij, hfz. Sabri ef. Koçi. Zoti e mëshiroftë alimin dhe njeriun e sakrificës, Hfz. Sabri ef. Koçin! Amin!

# Ebu Rejhan el Biruni

Besart Shala

**Ebu Rejhan el Biruni ishte shkencëtar dhe fizikan, antropolog dhe sociolog krahasues (komparativ), astronom dhe kimist, enciklopedist dhe historian, gjeograf, gjeodet dhe gjeolog, matematikan, farmacist dhe psikolog, filozof mysliman dhe teolog, shkollar dhe mësues, po ishte kundërshtar i alkimisë dhe astrologjisë**

Ebu Rejhan Muhamed ibn Ahmed el Biruni, dijetar persian i shekullit XI, u lind më 15 shtator 973 në Havarizm, që atëherë ishte pjesë e Dinastisë Abasite, në Uzbekistanin e sotëm.[1]

Studioi matematikën dhe astronominë nën mbikëqyrjen e dijetarit Ebu Nasr Mensur, i cili ishte koleg i filozofit Ibn Sina dhe i historianit Ibn Miskevejh, që punonin së bashku në Universitetin dhe qendrën shkencore që kishte themeluar princi Ebu el Abbas Me'mun Havarazmshah. Ai po ashtu udhëtoi në Azinë Jugore, në Afganistanin e sotëm, pastaj shkoi edhe në Indi më 1030, ku mësoi gjuhët hinduse dhe studioi religjionin dhe filozofinë e këtij populli. Atje shkroi librin e tij *Te'rkih el-Hind* (Kronikat e Indisë).

Ebu Rejhan el Biruni ishte shkencëtar dhe fizikan, antropolog dhe sociolog krahasues (komparativ), astronom dhe kimist, enciklopedist dhe historian, gjeograf, gjeodet dhe gjeolog, matematikan, farmacist dhe psikolog, filozof mysliman dhe teolog, shkollar dhe mësues, po ishte kundërshtar i alkimisë dhe astrologjisë. Ai ishte dijetari i parë mysliman i cili studioi Indinë dhe traditat e Brahmanëve. Konsiderohet të jetë zbuluesi i Indologjisë, baba i gjeodezisë dhe, po ashtu, ka edhe epitetin si antropologu i parë.

Ai gjithashtu ishte ndër interpretuesit e parë të metodologjisë shkencore eksperimentale dhe ishte përgjegjës për prezantimin e metodologjisë eksperimentale në fushën e mekanikës dhe në mineralogji; ishte pionier i sociologjisë krahasuese dhe ishte i pari që zhvilloi eksperimente lidhur me fenomenet astronomike.

George Sarton, themelues i historisë së shkencës, Birunin e ka përshkruar si "një nga shkencëtarët më të mëdhenj të Islamit dhe njëherësh, si shkencëtari më i madh i të gjitha kohëve"[2], ndërsa Abdelhamind I. Sabra, i cili ishte profesor me famë në Universitetin e Harvardit, Birunin e cilëson "mendjen më të ndritur në historinë e njerëzimit".



*Ebu Rejhan el Biruni*

### Punimet shkencore

Biruni ishte një kolos i vërtetë dhe enciklopedi e gjallë njerëzore; këtë e dëshmojnë edhe punimet e tij në disiplina të ndryshme shkencore, të cilat arrijnë numrin 146 në tërësi, ku bëjnë pjesë 35 libra mbi astronominë, 4 mbi astrolabët[3], 23 mbi astrologjinë, 5 mbi kronologjinë, 2 mbi matjen e kohës, 9 mbi gjeografinë, 10 mbi gjeodezinë, 15 mbi matematikën (8 mbi aritmetikën, 5 mbi gjeometrinë dhe 2 mbi trigonometrinë), 2 mbi mekanikën, 2 mbi mjeksinë dhe farmakologjinë, 1 mbi meteorologjinë, 2 mbi mineralogjinë dhe gurët e çmuar, 4 mbi historinë, 2 mbi Indinë, 3 mbi religjionin dhe filozofinë, 2 mbi magjinë, 16 punime letrare dhe 9 libra të paklasifikuar. Në mesin e këtyre punimeve, vetëm 22 prej tyre kanë mbijetuar dhe vetëm 13 prej tyre janë botuar; 6 nga punimet e tij që kanë mbijetuar janë mbi astronominë.[4]

Biruni punimet e tij i shkroi kryesisht në gjuhën arabe dhe persisht, pasi, përveç gjuhës së tij amtare të Havarizmit, ai dinte të fliste, të shkruante dhe të lexonte në disa gjuhë të huaja, përfshirë këtu gjuhën perse, gjuhën arabe, greke, hebraishte, sanskritishten dhe gjuhën e berberëve, ndërsa dinte të fliste edhe në gjuhën - turke, hinduse dhe latine.

### Astronomia

Biruni ishte hulumtues dhe studiues i dukurive astronomike, të cilat shfaqeshin në gjithësi, veprimtari kjo në të cilën dha edhe mendime dhe konkluza, e po ashtu ishte edhe i përpiktë dhe kujdes të veçantë u kushtonte kalkulimeve, në mënyrë që të dhënat nga vëzhgimet që i bënte, të ishin sa më të sakta.

Ai supozonte se galaktika Udha e Qumështit ishte koleksion i yjeve mjegullnaja, kurse kritikoi pikëpamjet e Aristotelit për sa i përket fizikës e kozmologjisë dhe vuri në pikëpyetje gati që të gjitha aksiomat fondamentale të tij në fizikë, sidomos thëniet e tij se trupat qiellorë orbitojnë vetëm në formë rrethore, kurse Biruni thoshte se orbitat e tyre mund të jenë edhe eliptike, çështje kjo për të cilën ofroi edhe argumente.[5]

Ai zbuloi po ashtu se graviteti ekziston në sferat qiellore dhe kishte kritikuar Aristotelin për sa i përket kësaj çështjeje, pasi ai kishte mohuar një gjë të tillë, ndërsa gravitacionin e Tokës Biruni e përshkruante si tërheqja e të gjithë trupave nga qendra e saj.

Në Horasan ai vrojtoi dhe përshkroi në detale eklipsin e Diellit, i cili ndodhi më 8 prill 1019, dhe eklipsin e Hënës - më 17 shtator 1019 dhe dha shënime të sakta në lidhje me pozicionet e yjeve gjatë eklipsit të Hënës.

Ai gjithashtu kishte zbuluar se distanca në mes Tokës dhe Diellit është më e madhe sesa kishte thënë Ptolemeu, pasi ky kishte shpërfillur eklipset vjetore të Diellit.

Më 1031 Biruni kompletoi enciklopedinë e tij astronomike të quajtur *Kitab el-Kanun el Mes'udi,* ku i regjistroi zbulimet e tij dhe formuloi tabela astronomike. Ky libër prezanton teknikën matematikore të analizimit të lëvizjeve planetare.

Veprimtaria e Birunit në fushën e astronomisë për një kohë të gjatë ishte e patejkalueshme. Këtë e vërteton edhe fakti që të dhënat astronomike të tij u përdorën edhe gjashtë shekuj më vonë nga shkencëtarët më eminentë, siç ishin Teki al Din el Tusi dhe Nikolla Koperniku.

Ai kontribuoi edhe me zbulimin e disa instrumenteve astronomike, shkroi traktatin e parë mbi planisferën, ose hartën e parë yjore, dhe prezantoi përdorimin e koordinatave drejtkëndore për të përcaktuar lokalitetet në hapësirën tredimensionale; po ashtu shkroi edhe për astrolabin ortografik dhe ishte në gjendje të përcaktonte drejtimin e kibles nga çdo vend në botë. Kishte punuar po ashtu një traktat mbi këndmatësin dhe zbuloi hodometrin[6] e parë, një mekanizëm ky që ka shërbyer për matjen dhe tregimin e distancës që ka kaluar një mjet i caktuar.

Përshkrimi i parë i "gypit vrojtues" po ashtu është gjetur në punimet e Birunit. Edhe pse gypat e hershëm vrojtues nuk kishin lente, ato i kishin mundësuar vrojtuesit të përqendrohej në një pjesë të qiellit, duke eliminuar dritën dhe interferencat e tjera që gjendeshin në natyrë.

Këta gypa më vonë janë adaptuar në Evropë dhe ndikuan në zhvillimin e mëvonshëm të teleskopit.[7]

## Refuzimi i astrologjisë

Dallimin e parë kuptimor në mes astronomisë dhe astrologjisë e kishte dhënë Biruni në shekullin XI, e më vonë shkroi punime edhe mbi përgënjeshtrimin e astrologjisë.

Arsyeja e tij për përgënjeshtrimin e astrologjisë ishte sepse mënyrat e përdorura nga astrologët, ishin më tepër hipotetike dhe të supozuara sesa empirike apo shkencore, dhe arsyeja tjetër ishte sepse pikëpamjet e astrologëve binin ndesh me parimet islame, dhe ishte e pakuptimtë ideja e parashikimit të së ardhmes në bazë lëvizjeve të planetëve dhe ndodhive të tjera astronomike.

## Gjeodezia dhe gjeografia

Biruni quhet baba i gjeodezisë. Ai në moshën 17 vjeç kalkuloi gjerësinë e vendlindjes së tij në Havarizm, duke përdorur lartësinë maksimale të Diellit.

Biruni po ashtu zgjidhi ekuacionin e ndërlikuar gjeodezik, në mënyrë që të llogariste me saktësi perimetrin e Tokës, një vlerësim/matje e përafërt me atë të kohës moderne.

Përllogaritja e tij, e cila ishte me vlerën 6,339.9 km për rrezen e Tokës, ishte vetëm 16.8 km më pak sesa vlerësimi që është bërë në kohën moderne, e që është 6,356.7 km.

Në dallim nga paraardhësit e tij, të cilët matjen e perimetrit të Tokës e bënin me anë të vrojtimit të Diellit njëkohësisht nga dy vende të ndryshme, Biruni zhvilloi një metodologji të re, duke përdorur llogaritjet trigonometrike[8] bazuar në këndvështrimin në mes rrafshinës dhe majës së kodrës, një mënyrë që rezultoi me vlera më të sakta për matjen e perimetrit të Tokës dhe ishte mundësia që matja të bëhej nga një person i vetëm, nga një lokalitet i vetëm.

John J. O'Connor dhe Edmund F. Robertson në *MacTutor History of Mathemtics* kanë shkruar: "Biruni kishte dhënë kontribute të rëndësishme në gjeodezi dhe gjeografi. Ai prezantoi teknika për matjen e perimetrit të Tokës dhe erdhi në përfundim për një vlerësim, të cilin Perëndimi nuk arriti ta bënte deri në shekullin XVI.Dhe punimet e tij përmbanin tabela me mbi 600 koordinata të vendeve të ndryshme."[9]

Ai kishte po ashtu mjaft shkathtësi për të shënuar/përpiluar harta qytetesh dhe llogariste distancat në mes tyre; bëhet fjalë për qytetet që gjendeshin në Lindjen e Mesme dhe në Nënkontinentet Perëndimore Indiane. Ai kombinoi shpesh të dhënat astronomike dhe ekuacionet matematikore, në mënyrë që të zhvillonte metodologji për përcaktimin e lokaliteteve, duke regjistruar shkallët e gjerësive dhe gjatësive gjeografike.

Ai kishte zhvilluar një teknikë të ngjashme për matjen e lartësive të kodrave dhe thellësive të luginave, që e paraqiti në punimin e tij *Kronologjia e Kombeve Antike.*

Biruni diskutoi edhe mbi popullimin e tokës dhe supozonte se ¼ e planetit është e banuar me njerëz dhe thoshte se ishujt e Azisë dhe Evropës janë të ndarë nga një det i madh, që është shumë i errët dhe shumë i dendur për navigacion dhe shumë i rrezikshëm për ta provuar. Me këtë ai u referohej oqeanit Atlantik dhe Paqësorit.

## Mineralogjia

Biruni prezantoi metodologjinë shkencore në mineralogji në librin e tij *Kitab el-Xhevahir* (*Libri i Gurëve të Çmuar)*, dhe këtu ishte më i sakti nga shkencëtarët eksperimentues.

Libri i përshkruan mineralet, siç janë gurët dhe metalet në thellësi të tokës, dhe ai konsiderohet të ketë qenë libri më i kompletuar në kohën e tij për sa i përket mineralogjisë. Ai bëri qindra eksperimente gjatë katalogizimit të artikujve dhe shpesh ata i regjistronte me emra në gjuhë të ndryshme, përfshirë gjuhët arabe, persiane, greke, hinduse, latine dhe në gjuhë të tjera. Në këtë libër ai katalogizoi çdo mineral sipas ngjyrës, erës, fortësisë, dendësisë dhe peshës së tij. Saktësia e matjeve të tij të peshave të

mineraleve ishte pothuaj po aq e saktë sa në kohët moderne.

## Antropologji

Në shkencat shoqërore, Biruni është cilësuar si "antropologu i parë" dhe zhvilloi metodologji të sofistikuar për studimet e tij antropologjike.

Sikurse edhe antropologët modernë, ai u angazhua në vrojtimin e tij gjithëpërfshirës të një qytetërimi të caktuar, duke mësuar gjuhën dhe studiuar librat e tyre të shenjtë, dhe arritjet e tij i prezantoi me objektivitet dhe neutralitet duke përdorur krahasime ndërkulturore.

Deri në shekullin X, me historinë nënkuptohej kryesisht historia politike dhe ushtarake, por kjo nuk ndodhi edhe me Birunin. Në librin e tij *Kitab fi Tahkik ma li'l Hind* (Hulumtime mbi Indinë), ai nuk e regjistroi historikun politik dhe ushtarak në asnjë mënyrë, po shkroi rreth kulturës, shkencës dhe historisë shoqërore e religjioze. Biruni tani konsiderohet edhe si baba i Indologjisë.

Ai bëri studime të detajuara dhe krahasuese në antropologjinë e njerëzve, religjionin dhe kulturën në Lindjen e Mesme, në Mesdhe dhe në Azinë e Jugut.

Antropologjia e religjionit që kishte bërë Biruni, ishte e mundur vetëm nga një dijetar i cili mund të zhytej thellë në njohuritë e një populli dhe njëkohësisht ishte edhe pionier i krahasimit në mes religjioneve.

Sipas autorit Arthur Jeffrey: "Ka qenë e rrallë deri në kohët moderne që të jepeshin deklarata aq të vërteta dhe pa paragjykime mbi religjionet e tjera, dhe u mundua që të gjente mënyra që studimi i tij të ishte sa më i thukët, rigoroz dhe i drejtë".

Tradita e Birunit mbi studimet krahasuese ndërkulturore vazhdoi në Botën Islame përmes punës së dijetarit të njohur Ibn Haldun në shekullin XIV.

## Shkenca e mjekësisë

Ebu Rejhan el Biruni kishte dhënë po ashtu kontribut të çmuar në shkenca të mjekësisë. Libri i tij *Kitab el-Saidana fi el-Tibb* ishte enciklopedi gjithëpërfshirëse e mjekësisë dhe farmaceutikës, e cila bën fjalë për mjekësinë Islame dhe atë Indiane. Hulumtimet e tij mjekësore kishin përfshirë një nga përshkrimet e para për binjakët siamezë. Në këtë punim Biruni po ashtu kishte bërë analiza dhe studime të thella në fushën e botanikës dhe bimëve shëruese.



## Kontribute të tjera

Së bashku me Kindiun dhe Ibn Sinain, Biruni ishte njëri ndër kimistët e parë që refuzuan teorinë e shndërrimeve të materialeve, që përkrahej nga disa alkimistë.

Ai dha kontribut të rëndësishëm edhe në matematikë, posaçërisht në fushën e aritmetikës teorike dhe të asaj praktike, të definicioneve algjebrike, mënyra për zgjidhjen e ekuacioneve algjebrike, gjeometri dhe zhvillim të teoremave të Arkimedit.

Ndërsa në fushën e optikës, Biruni, së bashku me Ibn Hajthemin, ishin të parët që zbuluan se shpejtësia e dritës ka kufi. Ai po ashtu i pari zbuloi se shpejtësia e dritës është shumë më e madhe se ajo e zërit.[10]

Biruni, edhe pse kishte bërë studime në shumë disiplina shkencore, në të gjithë këta lëmenj kishte dhënë kontribute shumë të vlefshme, nga të cilat patën dobi gjenerata të tëra që erdhën pas tij.

Vlen të përmendim se nga respekti ndaj këtij shkencëtari të madh, sipas tij është emëruar krateri El Biruni në Hënë.

---

*Fusnotat:*

1. Rahman Habib, *A Chronology of Islamic History, 570-1000 CE.*
2. George Sarton, *Introduction to the History of Science*, Vol. 1.
3. Astrolabi është një instrument astronomik historik, i cili është përdorur nga naviguesit dhe astronomët klasik.
4. Kennedy, E.S. *Dictionary of Scientific Biography.*
5. David C. Lindberg, *Science in the Middle Ages*
6. Hodometri është mekanizëm i cili shërben për të treguar distancën e kaluar nga automobili apo ndonjë mjet tjetër; ky mekanizëm mund të jetë elektronik ose mekanik.
7. Regis Morelon, "General Survey of Arabic Astronomy".
8. Fjala Trigonometri rrjedh nga greqishtja e vjetër dhe përbëhet prej dy fjalëve: "Trigonos" do të thotë trekëndësh, "Metros" do të thotë masë
9. John J. O'Connor; Edmund F. Robertson, "Abu Arrayhan Muhammad ibn Ahmad al-Biruni", *MacTutor History of Mathematics archive.*
10. George Sarton, *Introduction to the History of Science*, "The Time of Al-Biruni".

# Shoqërim i shkurtër i një hebreu me Isain a.s.

**Shevki Sh. Voca**

Isai a.s. ka lindur në Betlehem afër Jerusalemit[1], gjashtë muaj pas lindjes së Jahjait a.s., të cilin thuhet se e kishte tezak. Është i fundit i profetëve të dërguar për bijtë e Izraelit. Ekzistojnë hadithe të caktuara, të cilat flasin se Isai a.s. dhe nëna e tij, Merjemja e ndershme, kur kanë lindur, nuk kishin qar, si çdo fëmijë tjetër që qan me rastin e ardhjes në këtë botë. Kjo, sepse, sipas transmetimeve simbolike, fëmijët e porsalindur qajnë për shkak se i prek shejtani. Sipas fjalëve të Muhamedit a.s., Isai a.s. dhe nëna i tij, Merjemja, janë të vetmet qenie në historinë e njerëzimit që kanë lindur në gjendje të padjallëzuar.[2] Isai a.s. është i katërti ndër pesë profetët më të mëdhenj, të cilët janë mbiquajtur “profetët e vendosmërisë së lartë”. Apelativi “Shpirti i Zotit” për Isain a.s., krahas të qenit një shprehje nderimi për të, është edhe për shkak se Zoti e krijoi atë, ashtu si edhe Ademin, duke e fryrë prej shpirtit të Tij.[3]

Kur Isai a.s. ishte në moshën tridhjetë vjeç, në ditën e tetëmbëdhjetë të muajit Ramazan[4] nëpërmjet melekut të Shpalljes, Gjibrilit, atij iu dërgua Ungjilli si libër nga Zoti, pra iu shpall profetësia, ndërsa në moshën tridhjetë e tre vjeç, Isai a.s., me ndihmën e Zotit, u ngrit lart në qiell. Misioni i tij me Ungjillin, librin i cili qe zbritur nga Zoti, ishte i shkurtër. Me shpalljen e tij si profet, Isai a.s. filloi të zbatonte menjëherë detyrën e dhënë, duke i bërë thirrje njerëzimit (hebrenjve) për besimin monoteist në një Zot të Vetmin, që ata të punonin sipas urdhrave të zbritura nga Zoti. Në atë kohë njerëzimi ishte dhënë i habitur mbas të mirave materiale të kësaj bote dhe thuajse tërësisht e kishte harruar besimin në një Zot të Vetmin.

Njerëzit interesoheshin vetëm të grumbullonin pasuri pa zgjedhur mënyra. Të varfrit i kishin ngarkuar me tatime për mirëvajtjen e tempullit të shenjtë, kurse paria kënaqeshin duke i mbushur xhepat dhe depot me ar e argjend. Një pjesë e hebrenjve, të cilëve u kishte zbritur Libri i shenjtë i Zotit, Tevrati, para Isait a.s., mohonin Ditën e Gjykimit. Nuk i besonin përgjegjësisë para Allahut dhe dënimit për vepra të këqija. Të tjerët interesoheshin vetëm për këtë botë, që të kënaqeshin. E këtillë ishte gjendja ndër hebrenjtë, kur shndriti ylli i Isait a.s. Allahu e kishte dërguar atë për t’i nxjerrë nga errësira në dritë. Isai a.s. nuk la mënyra pa përdorur, vetëm që t’i kthente hebrenjtë në rrugë të drejtë.[5]

**Isai a.s. nuk la mënyra pa përdorur, vetëm që t’i kthente hebrenjtë në rrugë të drejtë**

Nga shumë raste, veprime e ngjarje të përjetuara gjatë profetësisë së Tij, është shënuar edhe një, të cilën do ta paraqesim këtu.

Transmetohet se si një hebre, me një rast, kishte kërkuar nga Isai a.s. që t’i bënte shoqëri gjatë udhëtimeve të tij, në mënyrë që të bindej për profetësinë dhe mrekullitë e tij, dhe edhe ai të bëhej njëri prej besimtarëve dhe ithtarëve që do të ndiqte rrugën dhe porositë e Isait a.s. Pa dyshim se i Dërguari i Allahut xh.sh., Isai a.s., e pranoi këtë hebre që t’i bënte shoqëri gjatë udhëtimeve të veta. Kështu, një ditë prej ditësh, ata morën së bashku një udhëtim. Pasi ecën një kohë të gjatë, ata u ulën në një vend për të pushuar. Pas pak Isai a.s. u ngrit të merrte abdes për t’u falur, ndërsa shoqëruesit të vet i dha të holla që të blinte tre somunë (lloj buke e hollë dhe e rrumbullakët, e gatuar me miell gruri të situr mirë, Sh.V.) për të ngrënë drekë. Ai pranoi që të shkonte për të kryer porosinë, dhe i bleu somunët, por, kur u kthye, Isain a.s. e gjeti ende duke u falur. Hebreu ishte shumë i uritur dhe nuk pati durim të priste derisa Isai a.s., ta kryente namazin, dhe ndërkohë hëngri njërin prej somunëve. Pasi përfundoi namazin i Dërguari i Allahut, Isai a.s., u ulën për të ngrënë. Gjatë ngrënies, Isai a.s. e pyeti hebreun për somunin e tretë, e ai i tha se kishte



blerë vetëm dy. Pas një kohe, pranë tyre kaloi një gazelë dhe ndaloi para Isait a.s. Ai e shtriu gazelën për toke dhe e theri, e pastaj iu lut Allahut xh.sh. për ta ringjallur, dhe Allahu xh.sh. ia pranoi lutjen - gazela, pasi qe therur, u ngjall dhe u ngrit. Isai a.s., duke menduar se kjo mrekulli që pa hebreu me sytë e vetë, do ta detyronte atë të bëhej i sinqertë, e pyeti sërish hebreun për somunin e tretë, e ai iu përgjigj: "Pasha Allahun, kanë qenë vetëm dy somunë." Pastaj, duke e vazhduar rrugën, arritën pranë një lumi dhe u ulën për të pushuar aty. Derisa rrinin në një breg pranë lumit, Isai a.s., bëri tre grumbuj të vegjël nga zalli e pastaj I drejtoi një lutje Allahut xh.sh., dhe ata grumbuj u shndërruan në ar. Pas kësaj ai i ndau grumbujt me ar duke i thënë hebreut: "Një grumbull më takon mua, një ty, kurse i treti pronarit të somunit të tretë".

Atëherë hebreu, duke e ngritur zërin, thotë: "Pasha Allahun, unë jam pronari edhe i somunit të tretë!" Me këtë rast Isai a.s., pasi u bind për tradhtinë (pabesimin), kokëfortësinë dhe dehjen e tij ndaj dynjasë, i thotë: "S'prish punë, ty të takojnë që të tre grumbujt e arit, po unë po largohem prej teje, sepse nuk dëshiroj ta vazhdoj udhëtimin me ty".

### Nga kjo ngjarje e kohës së profetit Isa a.s., e cila përmban në vete mjaft mesazhe dhe mësime

Isai a.s. e vazhdoi rrugën e vet të misionit, kurse hebreu, i kapluar nga gëzimi, me një sasi aq të madhe ari, filloi të luante me të, e hidhte nga një dorë në tjetrën, dhe duke pëshpëritur, thoshte: "Kjo është e pabesueshme, ky është një fat i vërtetë, u bëra pasanik!"

Derisa ai i gëzohej kësaj pasurie, atypari kaluan tre banditë-plaçkitës. E vranë hebreun dhe arin e tij e ndanë në tri pjesë të njëjta. Ata ishin të lodhur e të uritur, dhe vendosën që të pushonin e të hanin bukë aty. Njëri prej tyre shkoi të blinte diçka për të ngrënë, ndërsa ata dy të tjerët ndezën një zjarr duke pritur të tretin që t'ua sillte ushqimin. Pas pak, njëri prej atyre të dyve tha: "Unë mendoj se nuk është keq që ta mbysim shokun tonë kur të kthehet me ushqimin, e pastaj pjesën e arit të tij ta ndajmë ne të dy". Plaçkitësi tjetër pranoi me kënaqësi planin që i propozoi shoku i vet. Ndërkaq, për sa i përket plaçkitësit të tretë që shkoi për t'ua sjellë ushqimin, edhe ai sajoi një plan në vete, duke menduar që ushqimin e shokëve ta helmonte, kështu që e tërë ajo pasuri t'i mbetej vetëm atij. Mirëpo, posa arriti tek shokët e vet me ushqimin, ata e sulmuan pa pritur dhe e mbytën. Pas kësaj ata të dy menjëherë e ndanë pasurinë dhe filluan të hanin. Meqë ushqimi i tyre ishte i helmuar, edhe ata të dy vdiqën.

Nga kjo ngjarje e kohës së profetit Isa a.s., e cila përmban në vete mjaft mesazhe dhe mësime, ne pa e zgjatur më shumë, do ta trajtojmë vetëm njërin prej tyre, që ka të bëjë me kalimin nga kjo botë në botën tjetër, që duhet ta ketë parasysh çdo mysliman e myslimane.

Njeriu nuk duhet të habitet shumë mbas kësaj bote, sepse nuk do të jetë banor i përhershëm i saj. Kjo botë është ara e Ahiretit. Prej fillimit e deri në përfundimin e saj, - është vetëm një moment, pas të cilit vjen dita në të cilën njerëzimit do t'i kujtohet jeta në të, por që do të pendohen shumë idhët për shkak të kënaqësive pa kufi dhe të pamatura që kanë kaluar në të. Allahu xh.sh. në Kuranin e madhërishëm në kaptinën e El Hadid, duke na përshkruar të mirat e kësaj bote dhe kalimin prej saj në botën tjetër, na e tërheq vëmendjen duke na thënë:

"Ju njerëz, dijeni se jeta e kësaj bote nuk është veçse lojë, kalim kohe në argëtim, stoli, krenari në mes jush dhe përpjekje për shtimin e pasurisë dhe të fëmijëve, - që është sikur shembull i një shiu prej të cilit bima i habit bujqit, e pastaj ajo thahet dhe atë e sheh të verdhë, mandej bëhet e thyer e shkatërruar, e në botën tjetër është dënimi i rëndë, por ka edhe falje mëkatesh dhe dhurim kënaqësie nga Allahu; pra jeta e kësaj bote nuk është veçse përjetim mashtrues." (57-20).

Imam Buharia, në Sahihun e tij, transmeton një hadith, në të cilin Muhamedi a.s. e porosit Omerin r. a., si dhe Ymetin në përgjithësi: "Vepro në këtë botë si me qenë i huaj dhe udhëtar", ndërsa Abdullah ibn Omeri thoshte: "Kur të zgjohesh, mos prit se do të të zërë terri, ndërsa, kur të errësohet, mos prit se do të zgjohesh. Nga shëndeti yt merr për sëmundjen tënde, dhe nga jeta jote për vdekjen tënde". Në një hadith tjetër, për preokupimet e njeriut në këtë botë, Muhamedi a.s. thotë: "Fillimi i saj është kaplimi i zemrës me të, ndërsa fundi i saj është zhdukje përfundimtare. Për punët e lejuara (hallall) të saj, do të jepet llogari, kurse për punët e ndaluara (haram), pason ndëshkimi. Kush do të ketë bollëk (pasuri), do të sprovohet, ndërsa kush do të ketë dëshirë të zjarrtë për të, do të ndiejë hidhërim dhe trishtim".[6] Ndërsa një dijetar islam thoshte: "Si mund t'i gëzohesh dynjasë kur ditët e saj i rrënojnë muajt e saj, muajt i rrënojnë vitet, ndërsa vitet e saj jetën në tërësi. Si mund t'i gëzohesh dynjasë kur e di se jeta e kësaj dynjaje të shpie nga exheli dhe vdekja". Pra, kjo dynja, siç po shihet, në të vërtetë është një sprovë për të cilën një numër i madh i njerëzve sorollaten të humbur nëpër errësirë dhe pabesim, për se janë të gatshëm t'i shkelin të gjitha normat dhe parimet morale e të zhyten në mëkatet më të mëdha.


*Referencat:*

1. Ibn Kethir "Kazivanja o Vjerovjesnicima", faqe, 634, 649, Zenicë, 1999.
2. Cyril Glasse "ENCIKLOPEDIJA ISLAMA", faqe 266, Sarajevë, 2006
3. Osman Nuri Toptash "VARGU I PROFETËVE nën dritën e Kura' nit, 3-shi", faqe 181-182, Stamboll 2001, përkthyer nga dr. Mithat Hoxha.
4. "Kaziv..o Vjeroves…" faqe, 653.
5. Bajrush Ahmeti "Historia e pejgamberëve" faqe 67, Prishtinë, 1978.
6. "SAFF", gusht, 2007.

# Një rreze (dielli) shprese pas stuhive të furishme

Afrim Jusufi

Pas acarit të furishëm e dëborës së skuqur, përsëri një rreze dielli po troket në dritaren time, pjesërisht të thyer nga zhurmat e këtyre stuhive, që s'e ndalin dot as rrezen e diellit që bie drejtpërdrejt në fytyrën time të njomë e të përlotur nga vuajtjet që më solli acari i gjatë. Përsëri u ringjall çdo gjë përreth meje përveç kujtimit të (brishtë) trishtuar që më ngjall dhembjen në njërën anë, por shpresën dhe krenarinë time, në anën tjetër, që më bën të mburrem se sa i fortë që mendojnë të tjerët se jam! Dhe njëmend i tillë JAM. Ah, ky dimër sa i gjatë ishte për mua, por edhe për ata që mendojnë, flasin e besojnë si unë.

Bora u shkri e u zhduk, por me vete nuk i mori dhembjen e Truallit të Shenjtë që u skuq si në të kaluarën nga "ata" që më vranë të dashurit e Zotit (pejgamberët)e vëllezërit e tyre pa fije mëshire. Sepse të tillët nuk patën mëshirë ndaj robërve më të dashur të Zotit, të cilët i përndoqën e i vranë barbarisht. Ndërsa, pasardhësit e tyre edhe sot i përlyejnë duart e veta edhe me gjakun e fëmijëve. Bora e dëlirë nuk i mori me vete gjurmët e gjakpirësve, që janë të etur për gjakun e njerëzve që dinë pse jetojnë! Dhe dinë kë të adhurojnë e si ta Falënderojnë?

Fijet e shpeshta të borës, duke rënë, më kujtojnë breshëritë e panumërta të bardha të fosforit, armë të ndaluara për tërë botën, (por jo edhe për "popullin e zgjedhur"), që binin mbi "Tokën e premtuar " mbi engjëjt e padjallëzuar. Ato armë vrastare i ndaluan vogëlushit, të hidhte hapin e parë në këtë pranverë. Ky dimër i sivjetmë me këto furtuna që fryjnë marrëzisht nga jugu e veriu, nga lindja e perëndimi, nga toka e deti, e nga qielli, e Jo nga Arshualaja - e penguan deri në amshim Musain ta realizonte urdhrin e parë që i urdhërohej nga Libri i tij i shenjtë "LEXO", dhe ta festonte ditën e parë të shkollës që aq me gëzim e priti, e luajti me ngazëllim, por ja…. Mirëpo këto akullnaja të ftohta e të forta, që, në shikim të parë, të futnin të ftohtët në palcë, nuk arritën ta ndalnin nënën e nderuar për ta lindur Besimin të shëndoshë, që tani ka filluar të ecë ngadalë, i pavarur dhe me vetëbesim të plotë e të përkrahur nga familja e gjerë e tij.

Sa lot, sa vuajtje, sa dhembje, sa të rrahura të shpeshta të zemrës pa përjetuar infarkt, sa ofshama e sa pikëllime, sa rënkime vdekjeje të pleqve, shtatzënave, gjysheve, invalidëve e fëmijëve e… sa e sa njolla të zeza më solli kjo stinë e ftohtë e sivjetme! Më thoni, ju njerëzit e besës, si t`i harroj. E gjithë kjo tragjedi, më falni ky gjenocid, ndodhi në Mileniumin e ri në "Shekulllin e paqes", ndodhi në sytë e botës, e cila pandeh se është "e qytetëruar". Ç'thoni, është bota sot e qytetëruar? Apo ndoshta nën maskën e qytetërimit nuk heziton ta ripërsërisë gjakderdhjën e Kordovës!

A zgjidhen problemet me heshtje apo heshtja i thellon ato edhe më shumë ose ndoshta kjo heshtje ka filluar të dalë nga natyra e saj, e cila nuk lejon më të vazhdohet me ulje koke, sepse s'e lejon çiltëria e porosisë së saj, e u thye mu atëherë kur zemra e pastër pa dyfytyrësi, u mbush me vrer nga këto stuhi, u thye nga i pari i të mbramëve (nga ku u nderpreu hallka e Prijësisë sonë ) nga ku u këput shpresa jonë, që ky zë ishte një (*refresh*) i tërë Ymetit,ishte një fresk pranveror.Deri kur më me heshtje, o JU të zotët e Mendjes, o Ju më të zgjedhurit e Krijesave, o Ju më të Ndriturit e Njerëzimit, o Ju që ju kujtoj, sepse bota pret mesazhin tuaj. E gjithë kjo ndodhi mu në kohën e ndërrimit të motmoteve, këto ngjarje ishin si *relax* për botën që i shikojnë në kolltukët e tyre ngjarjet horror *live* të përkujdesur nga regjisorët më të spikatur të bijve të "popullit të zgjedhur", a thua ku? Mu në Tokën e Premtuar. Në tokën ku u puqitën shputat e u derdhën djersët e më të dashurve të Zotit, në tokën e Musait a.s. e Isait a.s., me të cilët shpirtërisht janë të lidhur të gjithë vëllezërit e mi nga njerëzimi. Në kohën kur fëmijët e botës gëzoheshin e luanin duke shikuar në qiell fishekzjarret, fëmijët e vëllezërve të mi lotonin e qanin nga krismat e bombave, raketave, që ndriçonin qiellin në dhomat e tyre të errësuara. Këto ndriçime nuk ishin artificiale, po ishin "realy"dhe aq të fuqishme, saqë ndalnin përgjithmonë lotin e tyre dhe ua mbyllnin sytë përgjithmonë, deri atë Ditë kur do të ringjallen nën gurgullimin e lumenjve të Parajsës si dëshmitarët e këtij tmerri, së bashku me heshtjen tonë. E ata që u shkaktuan dhembje, i pret përgjigjja nga ai që e zgjodhi dhe e quajti këtë vend "Tokë e Bekuar".

I udhëhequr nga ndjenjat e pastra njerëzore, nuk munda të hesht pa e njollosur edhe unë këtë faqe të bardhë me këto rrëfime të zeza. Shpresojmë, ëndërrojmë e besojmë që një ditë do të perëndojnë këto vuajtje e të lindë përsëri një ditë e re pa "engjëjt" e satanizuar, por jo kurrsesi me heshtjen tonë. Pranvera na erdhi me luleborën e vonuar, sepse i është dashur më shumë kohë për të dalë nga rrënojat, por ajo prapëseprapë na erdhi e bardhë me mesazhin e saj të paqes, si lajmëtare e rizgjimit,e ngadhënjimit e e flijimit. Ajo është dhe do të mbetet luleborë me të njëjtin mesazh ngado që do të udhëtojë. Pas ardhjes së lajmëtarëve të rizgjimit, shpresojmë se së shpejti do të rrezojë Dielli, si di të rrezojë edhe në Tokën e Premtuar. Do t'i mbyllim këta reshta-fjalë përkujtimi me thëniet më të ëmbla të Mëshiruesit: "Përkujto (o Muhamed) se me të vërtetë nga përkujtimi kanë dobi besimtarët". (Kur`an)



# Çehre-i-stan

**Taxhudin Shabani**

nga pamja m'u mbyllën sytë dhe u kapërdinë
në kllapinë e shastisur në qark gjithçka do të gdhijë

në mua u shfaq pamja e Tij e pafund në fshehtësi
robërinë e bëra hallall që të jem vetëm 'zerre' në Madhështinë e Tij

hezitimin nuk e pashë dhe në ujdi të dynjasë ty të pranova
nga pendimi im çehren e ndryshova dhe ballin tim në tokë e lëshova

gëlltitja e dheut është melhem i krijuar nga maja e mjaltit
nënshtrimi është Hyjnor atëherë kur mëvetësia e shndrit rastin

dhembshuria është jorgan që mbulon plagën e ditëve të sotit
zverdhimi im është dhënia e parzmores që mbron më të zotët

me Emër të Tij u besatova dhe e mësova emrin e tjetërkujt
hakun e pështjellë e shpalova dhe e nxora karshi Diellit të Tij

rrugët e vrazhda japin drejtimin në njëqind mijë dyer të hapura
pronësia është si lëkura që qërohet vetëm kur të mendosh se ke...

duart korrin drithërat dhe në hambar të Tij çdo gjë mblidhet
të jesh ti kokrra e grurit është rahmet që askund nuk blihet

në daç të jesh ziliqar je i humbur dhe mallkoje veten
se në botën e rahmetit padukshmëria është qëllimi i nijetit

çdo lartësim mbështillet nga flatrat e melaqeve për ty o insan
shikoje botën si pluhur të fshirë dhe mbill në shpirt më tepër ihsan

në degë të zymbylave këndon bylbyli për të gjetur nam
në kopshtet e meskinit dija thithet fshehurazi për të dalë matanë

mos i mblidh kafazet që të ndërtosh robërinë për ngrënie e pije
ahireti ta dhuron urinë dhe etjen vetëm që ndaj saj mos të jesh karshi

kokrra kokrrës i ngjan në mbjelljen e arës atëherë kur s'ka mëri
fryti është i njëjtë nëse ujitet njësoj për të jetuar çdoherë në bashkësi

lidhja kërkon lidhshmëri për litarin e vetëm që kërkon bashkim
pendimi është tryezë ku çdo gjallesë ofrohet aty që të hanë ushqim

Hak Xhemali krijoi në të dy botët praninë e shijimit të bukurisë
bukuria nuk zymtohet nëse haku mes nesh çdoherë shtohet

të bëhesh kurban në ditë të sotit gjithçka të bëhet tamam
lumturia ka gardhe plot me ferra, në dashç të fitosh iman

Çehren do ta ringjall që Fytyrën e Tij çdoherë do ta shikoj
meskini skuqet nga barra e marrë, se deri në vdekje do të afshojë

në çdo afshim këpus nga një tulipan nga kopshti i Rahmetit të Tij
për çdo tretje humbem në kllapi dhe mëtoj të arrij mekame në dashuri

në çdo mekam më fshihesh ti, e nga ndrojtja më skuqesh përsëri
thekem në mes të zemrës kur afërsia jote më plekset si një gërshet i zi

bebëzat shkëlqejnë si xhevahiri i nxjerrë nga xeherorja e syve të tu
çehrja ime në sipërfaqe pret dhe nga shkëlqimi yt zemra më drithërohet

kjo drithërimë nuk ka vend tjetër të shfaqet përveçse në zemër të më mbijë
gjithë fryti është dhuratë Hyjnore që nga dashuria buzët m'i mban të mpi'

do ti lag buzët me ujin e abdesit që ndrojtja të më hiqet
në sexhde do ta puth tokën që dashuria për Dashurinë çdoherë të më piqet

*Atdhe Ibrahimi*

## RUAJE ZEMRËN

Ruaje veten nga zemërimi,
shpirtin tjetrit mos ia trazo,
se shumë i madh është shpërblimi,
mbaje veten e mos u tundo.

Ruaje zemrën që të mos prishet,
se kur të prishet s'ka më vlerë,
ajo i ngjan lules së bukur që pasi të rritet,
vyshket e thahet dhe s'e ka më të bukurën erë.

Zemrat tona janë bërë gurë,
nuk po ndiejnë as dhimbje e as mëshirë,
o Zot mos na lër të vetëm kurrë,
ndriçona zemrat me besim e dritë.

# Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës miratoi buxhetin për vitin 2009

Në Prishtinë, më 4 qershor 2009, u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, e dyta në këtë përbërje dhe e dyta brenda një harku të shkurtë kohor. Në mbledhje, përveç delegatëve, qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga anëtarët e kryesisë e bashkëpunëtorët e tij.


*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

Pas leximit të një ashereje nga Kurani famëlartë, që e këndoi delegati nga Prizreni, Hfz. Daut Lezi, kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës - Dr. Xhabir Hamiti, hapi mbledhjen me këtë rend dite:

-Fjala e Kryetarit të Kuvendit të BIK-së ;
- Fjala e Myftiut të Kosovës;
- Raporti i punës njëvjeçare të kryesisë së BI-së të Kosovës;
- Elaborati i buxhetit, Llogaria përfundimtare për vitin 2008, me raportin e komisionit financiar,
- Aprovimi i buxhetit për vitin 2009.
- Të ndryshme.

Pas miratimit të rendit të ditës, fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Dr. Xhabir Hamiti, i cili, pasi falënderoi Myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij për pjesëmarrje, ndër të tjera, thesoi: “Ky është takimi ynë i dytë i kuvendit në kuadër të përbërjes së re, pas takimit njoftues që patëm kohë më parë. Ashtu siç edhe jemi akorduar në mbledhjen e kaluar, ne ju kemi dërguar rregulloren e punës dhe Kushtetutën e Bashkësisë Islame të Kosovës paraprakisht, në mënyrë që të keni të qartë përmbajtjen e tyre, dhe tani besoj se jeni të informuar mirë rreth këtyre dy dokumenteve, të cilat për ne janë të rëndësishme gjatë mandatit që na është besuar”.


*Kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Dr. Xhabir Hamiti*

Duke folur në vazhdim për sfidat me të cilat ballafaqohet Bashkësia Islame e Kosovës dhe për rolin që duhet të ketë ajo, kryetari i kuvendit, Dr. Xhabir Hamiti, tha:“Një Bashkësi Islame e konsoliduar mirë, është krenari, mburrje për të gjithë ne që punojmë në të, por edhe për vendin dhe qytetarët e saj, ndërsa, në anën tjetër, një organizim jo i mirëfilltë yni, i brishtë dhe i çalë, na bën të dobët si institucion dhe si nëpunës. Punët të cilat duhet t`i kryejmë ne, nuk duhet t’ua lëmë të tjerëve. Është shumë e vërtetë se vakuumin tonë janë duke e shfrytëzuar të tjerët. Angazhimi ynë për një BIK- të konsoliduar më mirë, nuk duhet të jetë i orientuar në interesin e individit apo individëve të caktuar, por në interes të përgjithshëm të institucionit të BIK-së dhe të kauzës së saj e në interes të vendit në të cilin jetojmë”.



Kryetari i kuvendit, Dr. Xhabir Hamiti, në fjalën e tij më tutje, u angazhua për një rol më aktiv të kuvendit të BIK-së në orientimin dhe zhvillimin e Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saj, për se ai tha: “Për të vënë në funksionim të duhur kuvendin, unë fillimisht propozoj që t`i plotësojmë disa nevoja administrative dhe teknike, të cilat janë kërkesa edhe në Kushtetutën tonë, në bazë të cilës ne punojmë:

- Në ndërtesën e Kryesisë, Kuvendi të ketë zyrë të vetën, dhe të quhet “Zyra e Kuvendit”.
- Kuvendi të ketë vulën e vet të veçantë.
- Të formojmë komisionin kushtetues, i cili do të punojë në shqyrtimin e rregullores dhe të Kushtetutës”.

Më pas delegatëve iu drejtua me një fjalë edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili fillimisht tha:“Të nderuar kuvendarë! Për punën dhe aktivitetin e Bashkësisë

Islame të Kosovës në vija të trasha jeni të informuar në raportin e punës të Kryesisë, që në formë të shkruar ju është dërguar për shqyrtim e miratim, për se besoj që ju do të jepni vërejtjet dhe vlerësimin tuaj. Është e pamundur që në atë raport që keni marrë ju, të jetë përfshirë tërë puna e kryesisë dhe e resorëve të saj, por aty, në raport keni një përmbledhje të punëve dhe aktiviteteve kryesore që janë bërë gjatë periudhës njëvjeçare në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës".



Myftiu foli edhe për punën që ka bërë kuvendi i Bashkësisë Islame në legjislaturën e kaluar, duke u shprehur se edhe kjo legjislaturë do të jetë në nivel të përgjegjësisë dhe obligimeve që ka nga Kushtetuta e BI-së të Kosovës. Për këtë Myftiu tha:

"Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës ka qenë gjithmonë në nivel të detyrës dhe besoj që edhe ju të jeni në nivel të detyrës ashtu siç e parashohin aktet normative të Bashkësisë Islame të Kosovës. Bashkësia Islame e Kosovës punon duke u bazuar në Kushtetutën e saj dhe në mundësitë që ka. Për punën e kryesisë në periudhën njëvjeçare dhe interesimin eventual tuaj për të, do të përgjigjem pas diskutimit tuaj, mirëpo unë mendoj që është një punë që na bën krenarë të gjithë ne. Për këtë flet më së miri puna në terren".

Duke folur për vendimet e fundit të kryesisë, Myftiu u shpreh: "Të nderuar kuvendarë! Jam këtu para jush që t'ju bëj me dije se Kryesia e BIK-së vetëm në tre muajt e fundit ka mbajtur 7 mbledhje të njëpasnjëshme, ku ka shqyrtuar me seriozitetin më të madh gjendjen dhe rrethanat në të cilat po kalon Bashkësia Islame, dhe për këtë ka marrë edhe vendimet adekuate.

Në mbledhjet tona kemi diskutuar hollësisht të gjitha sfidat me të cilat jemi përballur, dhe sipas kërkesave kemi marrë edhe vendimet e duhura dhe jemi në përpilimin e një strategjie për funksionimin e Bashkësisë Islame të Kosovës në rrethanat e reja.

Me këtë rast dua t'ju informoj se ne kemi marrë vendim për themelimin e Departamentit të rinisë, madje për këtë kemi caktuar edhe objektin ku do të vendoset, dhe i kemi njoftuar edhe këshillat e BI që të bëjnë përgatitjet e duhura për themelimin e Departamentit të rinisë dhe Departamentit të grave.

Mendojmë që, me funksionalizimin e këtyre departamenteve, jeta fetare do të marrë impulse të reja. Po ashtu në kryesi kemi diskutuar mundësinë e shtimit të kapaciteteve njerëzore në të gjitha nivelet e Bashkësisë Islame të Kosovës, po gjithnjë duke pasur parasysh edhe koston financiare.Të nderuar delegatë, ju njoftoj se Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka formuar edhe një komision për ndryshimin e disa neneve në Kushtetutën e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë komision prej pesë anëtarësh, është edhe kryetari i kuvendit të BIK-së, e ne presim që, pas diskutimit dhe shqyrtimit, komisioni të dalë me propozime konkrete".

Pas fjalës së Myftiut, kuvendarët vendosën që raporti i kryesisë të mos lexohej fare, por të fillonin diskutimet, sepse delegatëve u ishte dërguar me kohë.

Në diskutimet e tyre delegatët shtruan pyetje, kërkuan sqarime, dhanë propozime e vërejtje për raportin e Kryesisë. Në diskutim morën pjesë një numër i konsiderueshëm i delegatëve, nga të cilët veçojmë këta delegatë: Husamedin Abazi, Muhamed Dërmaku, Rasim Ademi, Fitim Boja, Fikret Limani, Jusuf Krasniqi, Artan Zeka, Refik Murati, Asllan Fazliu etj.

Pas diskutimeve, pyetjeve, interesimeve dhe angazhimeve të delegatëve të kuvendit- për disa çështje dha përgjigje Myftiu Mr. Naim Tërnava.

Delegatët miratuan Raportin e punës njëvjeçare të punës së kryesisë. Pasi dëgjuan raportin e komisionit financiar, që e paraqiti anëtari i komisionit, Xhavit Qerimi, delegatët me votim pako miratuan Llogarinë përfundimtare për vitin 2008 dhe Projektbuxhetin për vitin 2009.

Projektbuxhetin para delegatëve e paraqiti referenti financiar i Kryesisë së BI, Kasim Gërguri.

Delegatët e kuvendit formuan edhe komisionin kushtetues, i cili do të merret me përgatitjen e Rregullores së re të kuvendit dhe do të propozojë ndryshimin eventual të kushtetutës. Komisioni kushtetues ka këtë përbërje:

Dr. Xhabir Hamiti;
Resul Rexhepi;
Xhavit Qerimi;
Feim Abazi;
Fadil Hasani.

Në fund, kryetari i kuvendit të BI të Kosovës, Dr. Xhabir Hamiti, falënderoi delegatët për kontributin që kanë dhënë për mbarëvajtjen e punëve në Bashkësinë Islame të Kosovës.

***(r. shkodra)***

# Seminar për metodat bashkëkohore të mësimit të Kuranit




Nga 25-29 maj në Prishtinë në ambientet e medresesë së mesme "Alauddin" u mbajt seminari rajonal për metodat bashkëkohore të mësimit të Kuranit fisnik dhe shkencave të tij.

Seminari u organizua nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me organizatën për Shkencë, Arsim e Kulturë ISESSCO, me seli në Rabat të Marokut, e cila vepron në kuadër të Konferencës Islamike. Është hera e tretë që Kryesia e BIK-së organizon seminar trajnues me ISESSCO.

Në hapje të seminarit qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, përfaqësuesit i ISESSCOS, Jusuf Ebu Daka, sekretari i kryesisë, Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori i medresesë, Bahri ef. Simnica e të ftuar të tjerë. Në seminar morën pjesë 30 pjesëmarrës nga të gjitha qendrat e Kosovës, si imamë, profesorë e mualimë, të cilët patën rastin që nga përfaqësuesit e ISESSCO-s të njihen me metodat më bashkëkohore për mësimin e Kuranit fisnik dhe shkencave të tij.


Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava


Përfaqësuesi i ISESSCOS, Jusuf Ebu Daka

Në hapje të seminarit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, duke i përshëndetur seminaristët, pasi ka çmuar bashkëpunimin me ISESSCO-n, ndër të tjerat, tha: "Jemi tubuar sot në këtë seminar që organizohet nga ISESSCO në bashkëpunim me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës. Kjo nuk është hera e parë që ne bashkërisht organizojmë seminare. Edhe më parë kemi pasur aktivitete të tjera të përbashkëta. Mund të them se tanimë ISESSCO ka një interesim të veçantë për rajonin e Ballkanit, dhe ka vënë një bashkëpunim të mirë e korrekt me përfaqësuesit tanë, po edhe të vendeve të tjera përreth. Ne si Bashkësi Islame jemi të hapur për bashkëpunim me të gjitha asociacionet e jashtme që kanë programe dhe qëllime të definuara qartë. Mirëpo, seminari që po fillon sot, ka vlerë të posaçme, ngase ka të bëjë me Kuranin-Fjalën e Allahut xh.sh.- e ju të pranishëm, keni fatin që të njiheni në këtë seminar me metoda bashkëkohore për mësimin e Kuranit. Jam i bindur që keni shumë për të përfituar nga ky seminar, ashtu siç jam shumë i bindur që edhe ju keni për të kontribuar, sepse Kosova qëndron mirë me leximin dhe mësimin e Kuranit nëse e krahasojmë me shumë shtete të tjera të Botës Islame".

Ndërsa Jusuf Ebu Daka nga ISESSCO, për qëllimin e seminarit, tha: "Me organizimin e këtij seminari, kemi për qëllim që pjesëmarrësit t'i njohim me metodat më të reja për nxënien e Kuranit dhe shkencave të tij. Këtë për faktin se mendojmë që ta unifikojmë sa më shumë, për aq sa është e mundur, metodën e nxënies së Kuranit në vendet e ndryshme. Qëllimi ynë është të bartim përvojat e të tjerëve këtu dhe njëkohësisht të marrim përvoja të reja.Gjithashtu kemi për qëllim që të fusim në përdorim edhe teknologjinë bashkëkohore për mësimin e Kuranit dhe shkencave të tij."



Duke i përshëndetur të pranishmit, kryeimami Sabri ef. Bajgora tha: "Është ky seminari i tretë që e mbajmë bashkërisht me ISESSCO-n; ne presim që si edhe vitet e tjera, ky seminar të jetë frytdhënës, ngase hulumtohen metodat të reja për mësimin dhe nxënien e Kuranit dhe shkencat e tij".

***(r.shkodra)***

# Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava vizitoi KBI në Gjakovë



Më datën 06.04.2009 Muftiu i Kosovës Mr.Naim ef.Tërnava, në shoqërim të Prof. Ahmet Sadriut, drejtues i sektorit për shtyp dhe veprimtari botuese, bëri një vizitë pune në KBI-së në Gjakovë.

Muftiu Tërnava, u prit nga kryetari i KBIGJ-së Fatmir ef.Iljazi, i cili pasi e përshëndeti dhe i uroi mirëseardhje, shkurtimisht e njoftoi për të arriturat dhe sfidat që e përcollën KBIGJ-në gjatë vitit 2008 dhe për planet e vitit 2009. Më tutje ai e njoftoi me fushëveprimin e jetës fetare në komunën e Gjakovës, duke cekur se me punën e palodhshme të të gjithë stafit të KBIGJ-së, ka arritur që në vitin paraprak të mos mungojnë sukseset. Muftiu Tërnava u nda i kënaqur me këtë vizitë, dhe ndër të tjera tha: Është kënaqësi e imja që gjendem këtu, në mesin tuaj. Unë ju përgëzoj për të gjitha këto të arriturat tuaja, ju përgëzoj për harmoninë që keni brenda në Këshill dhe në mesin e imamëve dhe ju uroj shumë suksese në të ardhmen. Bashkësinë Islame, me tërë potencialin e saj që ka, e keni prapa; asnjëherë mos e ndieni veten se jeni të lënë pas dore sepse ne jemi të fortë vetëm atëherë kur jemi së bashku. Mos lejoni përçarje në mesin tuaj edhe pse është dëshirë e disa individëve të cilët nuk e kanë dert islamin, por kanë derte të tjera që në emër të Islamit të përçajnë këtë unitet aq të madh që ka Bashkësia Islame anekënd Republikës së Kosovës. Andaj inshAllah Allahu na ndihmon në realizimin e të gjitha detyrave, obligimeve tona që kemi karshi Krijuesit, por edhe karshi vetë muslimanëve anekënd Kosovës. Unë edhe njëherë ju ftoj për bashkëpunim dhe dëshiroj për suksese edhe më të mëdha në të gjitha fushat, në qytetin e bukur të Gjakovës. Unë si myfti nuk kam mundësi asgjë të bëj vet pa pasur një unitet në mesin e të gjithë nëpunësve të Bashkësisë Islame, një përkrahje të madhe që duhet të kemi në realizimin e synimeve tona.

# Gjakova nderon të Dërguarin e Allahut, Muhamedin s.a.v.s.



“Përjetësisht me ty”. Në nderim dhe përkujtim të personalitetit më të shquar të njerëzimit të dërguarit Muhamed s.a.v.s.”

“O kryetar i besimtarëve! Bota sapo të kuptoi, i besoi fjalës sate”, Viktor Hygo (1802- 1885).

Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, në bashkëpunim me shoqatën ndërkombëtare kulturore dhe humanitare “Istambull” nga Turqia, medresenë “Haxhi Sheh Shamia” të Shkodrës, në kuadër të aktiviteteve të veta fetare kulturore, më datën 22.05.09 (ditën e xhuma), në pallatin e kulturës “Asim Vokshi” në Gjakovë, në orën 18, nën patronatin e kryetarit Fatmir ef.Iljazi, organizoi programin festiv me moton “Përjetësisht me ty”, - për nderim dhe përkujtim të personalitetit më të shquar të njerëzimit, të dërguarit Muhamed s.a.v.s., i pari i këtij lloji në historinë e Gjakovës dhe të Kosovës. Në këtë manifestim madhështor morën pjesë qytetarë, përfaqësues të kuvendit komunal, të SHPK-së, FSK-së, KFOR-it, përfaqësues të rendeve të tarikatit, të medieve, OJQ-ve, përfaqësues të këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe mysafirë nga Shqipëria, Mali i Zi dhe Maqedonia. Fillimisht hapjen e programit e bëri imami i Xhamisë së Re, tashmë moderatori i mirënjohur, Munir ef.Salkurti, i cili, pas falënderimit të Allahut xh.sh. dhe dërgimit të salavateve për Muhamedin s.a.v.s., përshëndeti mysafirët dhe të gjithë të pranishmit në sallë. Ai, në pika të shkurtra bëri prezantimin e programit, dhe pikësëpari u shfaq slajdi i shkurtër me disa inserte, që bënin fjalë për themelimin, mbarëvajtjen dhe ecurinë e Medresesë së Madhe gjer në ditët tona. Më pastaj Munir efendiu ftoi në skenë pasardhësin e themeluesve, mirëmbajtësve dhe atyre që brez pas brezi punuan e sakrifikuan për të lartësuar Fjalën e Allahut, kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës, Fatmir ef.Iljazin i cili përshëndeti dhe u uroi mirëseardhjen kryetarit të komunës së Gjakovës Dr.Pal Lekaj, kryetarit të Kryesisë BI-së të Republikës së Kosovës, Myftiut Mr.Naim ef.Tërnava, dekanit të FSI-së të Prishtinës Dr.Rexhep ef.Boja, përfaqësuesve të institucioneve ndërkombëtare dhe të gjithë të pranishmëve të tjerë.Pika e parë e programit ishte shpërndarja e diplomave 12 hafëzëve të Institutit të hivzit “Medreseja e Madhe” në Gjakovë, të cilët në periudhën 4-vjeçare, krahas mësimeve sipas plan programit të medresesë “Alauddin” të Prishtinës, kryen edhe hivzin. Hafëzët e rinj lexuan nga një ajet kuranor, e më pastaj diplomat dhe dhuratat për ta u shpërndanë nga kryetari Fatmir ef.Iljazi dhe drejtori i Institutit të hivzit “Medreseja e Madhe”, Mr. Zymer ef.Ramadani. Në skenë u ftua kryetari i komunës - dr. Pal Lekaj, i cili përshëndeti të pranishmit, falënderoi organizatorët për ftesën, dhe i përgëzoi për këtë spektakël të mrekullueshëm. Pas tij fjalën e mori Kryemyftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, i cili, ndër të tjera, tha: “Unë kam ardhur shpesh në Gjakovë, por kësaj radhe jam i kënaqur dhe i mahnitur nga ky organizim kaq i bukur e madhështor. Përshëndes organizatorët, kryetarin e KBI-së Fatmir ef.Iljazin, shoqatën humanitare nga Turqia dhe të gjithë ata që u angazhuan rreth organizimit të këtij spektakli. Ne do të vazhdojmë edhe më tutje të përkujtojmë dhe të nderojmë veprën dhe jetën e Profetit tonë të dashur, Muhamedit s.a.v.s...”. Fjala e Myftiut Tërnava u mirëprit dhe u duartrokit gjatë nga të gjithë të pranishmit në sallë. Pas fjalës së Kryemyftiut Tërnava, u interpretuan disa ilahi nga kori i vajzave i medresesë “Haxhi Sheh Shamia” të Shkodrës, një pjesë e Mevludit në gjuhën turke dhe leximi i disa ajeteve kuranore. Programin e bëri edhe më madhështor dalja në skenë e aktorit të mirënjohur shqiptar, Reshat Arbana, i cili recitoi një pjesë të “Hytbes lamtumirëse” të Muhamedit s.a.v.s. Ai ngjalli emocione tek të pranishmit në sallë, kështu që shumë nga të pranishmit u mallëngjyen dhe sytë e tyre u mbushën me lot për Muhamedin a.s. Në vazhdim doli aktori Basri Lushtaku me një monolog, për të vazhduar me pikat e tjera të programit: kënga “O Allah” nga Violeta Kukaj Ratkoceri dhe këngëtarja Rezarta Smaja nga Shqipëria, e cila interpretoi disa ilahi në gjuhën angleze. Në përmbyllje të programit, kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef.Iljazi, bëri shpërndarjen e mirënjohjeve për kontribut në bashkëpunimin dhe mbështetjen e pakufishme ndaj KBI-së të Gjakovës - Mr. Naim Tërnavës, Pal Lekajt, shoqatës “Istambull” “Denis feneri”, medresesë “Haxhi Sheh Shamia” të Shkodrës, OJQ-së “Thirrjet e Nënave”, dhe TOP Radios.

***(e.r.)***

# Vizita në FSI e delegacionit të Universitetit Arizona



Profesorë, studiues, avokatë si dhe përfaqësues fetarë nga shteti i Arizonës vizituan Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës.

Në krye të delegacionit ishte Prof. Dr. Stephen K. Batalden, drejtor i qendrës MELIKIAN për studime Ruse, Euroaziatike dhe të Evropës Lindore, në kuadër të Universitetit Shtetëror të Arizonës. Ai fillimisht falënderoi stafin e FSI-së për mikpritjen, dhe më pastaj bëri prezantimin e të gjithë kolegëve të tij shoqërues, siç tha ai nga të tri fetë Ibrahimite: hebrenj, të krishterë dhe myslimanë.

Delegacionin e vendit mik të Kosovës dhe të shqiptarëve e pritën Dekani i Fakultetit, Doc. Dr. Rexhep Boja dhe Dr. Xhabir Hamiti, profesor në FSI dhe Kryetar i Kuvendit të BIK-së. Ata fillimisht i falënderuan mysafirët për vizitën e tyre dhe më pastaj i njohën hollësisht me historikun e FSI-së dhe me veprimtarinë e tij. Mysafirët shprehën interesim të veçantë për natyrën e studimeve, për programin mësimor, për statusin e FSI-së si dhe për nivelin e studimeve karshi institucioneve arsimore vendore dhe ndërkombëtare.

Dekani i këtij fakulteti të pranishmit i njoftoi për qëllimin e themelimit të FSI-së si dhe për objektivat e tij. "Ne kemi menduar që atëherë, - tha ai, se është e nevojshme që për bijtë dhe bijat tona të krijojmë mundësinë e vazhdimit të studimeve të larta universitare në lëmin e studimeve islame në vendin, ambientin dhe gjuhën tonë amtare, dhe në fakt, kjo që kemi menduar atëherë, pra në vitin 1992, tani po tregohet se ka qenë e arsyeshme dhe mirë e menduar. Kuadrot që dalin nga ky institucion yni, deri më tani janë treguar shumë të suksesshëm në fushën e veprimtarisë fetare islame dhe kombëtare, me fjalë të tjera janë shumë të kapshëm për vendin dhe ambientin në të cilin ne jetojmë.

"Studentët që vazhdojnë studimet në këtë vatër arsimi, gravitojnë nga të gjitha vendet e banuara me shqiptarë në Ballkan. Përveç shqiptarëve, studimet në këtë fakultet i ndjekin edhe nacionalitete të tjera pakicë në vend, si: turq, boshnjakë, goranë, romë etj. Fakulteti ka lidhur marrëveshje zyrtare bashkëpunimi me Universitetin e Vjenës, Fakultetin e Shkencave Islame të Sarajevës, të Shkupit etj. "

Dr. Boja mysafirët i njohu edhe me qasjen dhe natyrën e punës së tij gjatë 13 vjetve në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ndërsa Dr. Xhabir Hamiti tha se fakulteti, si edhe më përpara, do të angazhohet edhe në të ardhmen në promovimin dhe kultivimin e vlerave fetare e kombëtare, të cilat në rend të parë do të jenë në shërbim të individit, vendit dhe rajonit, por edhe në shërbim të paqes dhe të mirëkuptimit njerëzor në përgjithësi.

Mysafirët përgëzuan stafin e FSI-së për punën që po bëjnë, dhe u uruan suksese në të ardhmen dhe një bashkëpunim më të ngushtë me qendrat arsimore në botë.

***Vedat Shabani***

# Doktori i parë kosovar në fushën e bankimit islam



*Dr. Islam Hasani*

Më 27 maj 2009, në University of Malaya, në universitetin më të vjetër dhe njërin nga universitetet më prestigjioze në Malejzi, Akademia e Studimeve Islame, Departamenti Ekonomi Islame, **z. Islam Hasani** mbrojti me sukses temën e doktoraturës në Bankim dhe Financa Islame. Kandidati ishte regjistruar në këtë Universitet më 26 Janar 2006, ndërsa më 27 Maj 2009, ka mbrojtur temën e doktoraturës në fushën e bankimit islam me titull *"Theory and Practice of Islamic Banking in Malaysia and Its implementation in Kosova"* (Teoria dhe Praktika e Bankimit Islam në Malejzi dhe Implementimi i saj në Kosovë), ku si çështje studimi kishte Malejzinë, duke bërë një shqyrtim të mundësisë së implementimit të së njëjtit sistem edhe në Kosovë. Komisioni përbëhej nga gjashtë anëtarë: **Prof. Datin Dr. Norhanum Abdul Wahab**, dekan i Institutit për Studime post diplomike, **Assoc. Prof. Dr. Ishak Bin Haji Sulaiman,** zv. dekan i Akademisë së Studimeve Islame, **Assoc. Prof. Dr. Radiah Abdul Kader**, anëtare e parë e dezertacionit të doktoraturës, **Prof. Dr. Alauddin Koto**, dhe **Prof. Dr. Amir Muallim**, anëtarë të jashtëm nga Indonezia, kurse mentori kryesor **Prof. Dr. Joni Tamkin bin Borhan**, ishte si i ftuar special nga departmenti vetëm si udhëheqës i programit të mbrojtjes së doktoraturës.

Dr.Hasani ka përfunduar medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë (1989-1993).

Ai, ka diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë në vitin 2002, pastaj nivelin master në financa islame në "International Islamic University of Malaysia" e përfundoi në vitin 2005 me temën "Zhvillimi i Bankimit Islam", gjë që i hapi rrugën atij për doktoraturë në aspektin teorik dhe praktik të *bankimit islam*. Fushës së *ekonomisë islame* me këtë rast iu shtua edhe një doktor i ri, ndërsa Kosova u pasurua me një kuadër që premton shumë, sidomos në këtë fushë që deri më tani nuk ka pasur ndonjë profesionalist.

***Bashkim Mehani***

*Dragash*

## Dua Hatmeje në fshatin Zaplluzhe të Dragashit

Në xhaminë e fshatit Zaplluzhe të Dragashit, pas namazit të xhumasë më datë 05.06.2009 u mbajt dua hatme, ku përveç xhematit të këtij fshati morën pjesë: sekretari i KBI-së në Dragash, Nail Halimi, kryeimami Xhafer Fejziu dhe përfaqësuesi i Kryesisë Fitim Flugaj.

Pas faljes së namazit këtë solemnitet e hapi imami i xhamisë Nail ef. Sinani, i cili pasi u shprehi mirëseardhje të pranishmëve dhe pasi përshëndeti mysafirët fjalën ia dha Fitim ef. Flugaj, përfaqësues i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës i cili ndër të tjeta tha: Ky Kuran udhëzon në rrugën më të drejtë, më të vlefshme. T'i përmbahemi rrugës së Kuranit dhe synetit të Pejgamberit a.s., i cili në një hadith ka thënë: "Më i miri është ai që e mëson Kuranin dhe atë ua mëson edhe të tjerëve".




Në fund nxënësve iu dhanë disa dhurata dhe çertifikatat për Hatme nga Këshilli i Bashkësisë Islame Dragash.

Nxënësit që bënë Hatme Kuranin janë:

1. Fatjeta (Nysret) Veliu
2. Merybe (Elez) Ramadani
3. Djellza (Tahir) Tahiri
4. Marjeta (Sedat) Imeri
5. Safije (Misin) Sallahu
6. Zemire (Misin) Sallahu
7. Suada (Faredin) Nuhiu
8. Florentina (Tasim) Myrtezani
9. Vjollca (Milazim) Halili
10. Sara (Arsim) Mehmeti
11. Sait (Arsim) Mehmeti
12. Arif (Shpendim) Myrtezani.

***Xhafer Fejziu***

## Edhe në komunën e Leposaviçit ndërtohet një xhami

Komuna e Leposaviçit, si një nga komunat më veriore të Kosovës, ndoshta për shumëkënd mendohet një komunë e ndarë nga Kosova, sepse në të ka vetëm popullatë serbe, por situata është ndryshe, sepse në këtë komunë, përveç fshatrave Bistricë, Cerajë dhe Koshtovë e Vllahisë, të cilat janë të banuara me popullatë shqiptare, në thellësinë e Largët të kësaj komune, rreth 55 km larg nga qyteti i Mitrovicës, gjenden 3 fshatra të banuara me popullatë boshnjake – myslimane, të cilat, me gjithë vuajtjet dhe jetën e vështirë ekonomike e sociale, falë Allahut të Madhërishëm, kanë arritur të mbijetojnë dhe të organizohen në çdo aspekt, si në atë kulturor ashtu edhe në atë fetar. Kështu, menjëherë pas përfundimit të luftës, xhemati i fshatrave Hrvatska, Kaljina Prisoje Vrba, janë organizuar dhe me vetiniciativën e një grupi të rinjsh kanë filluar aksionin për ndërtimin e xhamisë, e cila ishte djegur qysh para Luftës së Dytë Botërore, më 1939, dhe që atëherë këtij xhemati nuk i ishte lejuar të ndërtonte xhami në këtë fshat.Me fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, duke pasur parasysh kushtet e vështira ekonomike, xhemati i kësaj xhamie, qysh në vitin 2007, pati vizituar Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës, për të kërkuar ndihmë për ndërtimin e saj. Në fillim të vitit 2008 kryetari i KBI-së të Mitrovicës, z. Rexhep Lushta, në bashkëpunim të ngushtë edhe me Myftiun e Republikës së Kosovës Mr.Naim Tërnava, arritën të konkretizonin një donacion nga organizata islamike botërore IIRO e ndihmave nga Arabia Saudite, në vlerë prej 10.000 eurosh. Kjo ka ndihmuar në përfundimin e punëve në xhami dhe aktivizimin e kësaj xhamie për faljen e namazeve.Me këtë donacion të dhuruar nga kryesia e BI-së të Republikës së Kosovës, është dëshmuar më së miri në praktikë se Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës është institucioni i vetëm në Kosovë, i cili deri më tani ka arritur të investojë edhe në pjesën më të skajshme të Kosovës, duke dëshmuar kështu se BIK është e përkushtuar që aktivitetin e vet ta shtrijë në tërë territorin e Kosovës.Për të parë për së afërmi punët që janë kryer në këtë xhami, Kryetari i KBI-së të Mitrovicës, z.Rexhep Lushta, më 1.05.2009 vizitoi xhematin e kësaj xhamie dhe, së bashku me xhematin, falën namazin e Akshamit, ndërsa pas atij namazi, të pranishëmve iu drejtua me një fjalë rasti, ku, ndër të tjera, tha: "Falënderoj Allahun e Madhërishëm që më mundësoi të jem sonte në mesin tuaj, njëherësh t'ju përcjell edhe përshëndetjet e përzemërta të Myftiut të Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, i cili me përkushtimin më të madh është i angazhuar që këtij xhemati si dhe të gjithë besimtarëve t'u dalë në ndihmë kudo që kërkohet nevoja. Njëherësh ju premtoj se Bashkësia Islame mbetet e përkushtuar që në një të ardhme të afërt, këtij xhemati t'i sigurojë edhe imamin e rregullt, i cili do të mund të kryejë aktivitetin e vet në ngritjen e Fjalës së Allahut në këtë vend". Vlen të theksohet se imami i kësaj xhamie, Almir ef. Hajroviç, i cili për çdo xhuma udhëton nga Novi-Pazari e kryen edhe shërbimet e tjera në këtë xhemat, për nder të kryetarit të BI-së, me nxënësit e kësaj xhamie kishin përgatitur një program modest me ilahi dhe kaside. Pas këtij programi, me një ligjëratë të shkurtër xhematit iu drejtua edhe teologu nga Bosnja e Hercegovina, z.Musa Sanin. Në fund, E lusim Allahun e Madhërishëm që të gjithë ata që kanë kontribuar për ndërtimin e kësaj xhamie, t'i shpërblejë me shpërblimet e Tij në këtë botë dhe në Ahiret, e KBI- i Mitrovicës falënderon edhe komisionin e xhamisë, që ishte dhe është në kontakte të vazhdueshme me KBi-në (zotërinjtë H.Nezir Huskoviç, Shefko Salkoviç dhe Hivzo Islamoviç). Këta janë duke bërë të pamundshmen që kjo xhami tash e tutje të vihet në pronësi të KBI-së të Mitrovicës.

***Rexhep M. Lushta***

## Pas një pauze të shkurtër kanë rifilluar ligjëratat dy javore për nënat dhe motrat myslimane



KBI në Gjakovë, në bashkëpunim me Shoqatën Ndërkombëtare, Humanitare dhe Kulturore "ISTANBUL" nga Turqia, më 01.04.09, në lokalet e Institutit të hifzit "MEDRESEJA E MADHE" në Gjakovë, organizoi takimin për nënat dhe motrat myslimane me temë:

"Rëndësia dhe vlera e Islamit, kushtet dhe shtyllat e tij"

Ligjëruese ishte Mr.Azemine Kukaj-Kajoshi (prof. pranë Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë).

Pjesëmarrja ishte masovike. Në mesin e nënave dhe motrave kishte edhe gra intelektuale të profileve të ndryshme.

Këtë takim e bëri më madhështor pranimi i Islamit e njëherit edhe kurorëzimi, i një protestanteje me kombësi zvicerane.

Ramona Urlich Thöny, me kombësi dhe shtetësi zvicerane, e shfaqi publikisht pranimin e Islamit si fe të saj, para Kryetarit të Këshillit të Bashkësisë Islame në Gjakovë, Fatmir ef.Iljazit, si dhe para të gjithë dëshmitarëve të pranishëm në këtë tubim, me bindje dhe vetëdije të plotë, me vetëdëshirë dhe me sinqeritet të plotë, pa kurrfarë imponimi, presioni, dhune a shtytjeje nga jashtë.



Me këtë rast, para të gjithë të pranishmëve, deklaroi dhe e shqiptoi me gojë dhe bindje në zemër, dëshminë islame: "Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, dhe se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është rob dhe i dërguar i Tij".

Më pas, organizatorët kishin përgatitur një koktej modest për nderë të mysafirëve.

Përveç nënave dhe motrave, të pranishëm në këtë manifestim ishin edhe imamët e KBI-së dhe pjesëtarët e familjes së dhëndrit, Erenikut.

## Mërgimtari dhuron truallin për ndërtimin e xhamisë

Në Kur'anin famëlartë All-llahu i Madhëruar thotë: "Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut, të dërguarit e Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hir të All-llahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillë janë ata të vërtetit" (el-Huxhurat, 15).

Pa mëdyshje, njëri prej xhematlinjve - besimtarëve të tillë është Haxhi Imer Jakupi nga fshati Krelan KK Gjakovë, i cili ia fali KBI-së të Gjakovës truallin - tokën në qendër të fshatit, në sipërfaqe prej 0.10.00 ha. për ndërtimin e xhamisë.



Haxhi Imer Jakupi

Është lindur më 12.08.1961 në fshatin Krelan KK Gjakovë, nga babai Imeri dhe nëna Zize. Familja e tij janë marr kryesisht me bujqësi dhe blegtori. Kjo familje me traditë të lashtë fetare dhe kombëtare, ka vazhduar edhe sot e kësaj dite këtë traditë gjeneratë pas gjenerate gjer në ditët e sodit. Ai si shumë moshatarë dhe bashkëkombës të tij, për shkak të gjendjes së rëndë ekonomike u detyrua që të ndërpres shkollimin e mëtutjeshëm për t'ia mësy gyrbetit, për t'ia siguruar një ekzistencë më të mirë familjes së tij. Si i ri ishte dashamirë, adhurues dhe praktikues i fesë. Për ta vërtetuar këtë në vitin 2007, vendos ta kryej kushtin e pestë të Islamit, Haxhin.

### Trualli i dhuruar për ndërtimin e xhamisë

Për këtë arsye ai vendosi që një pjesë të truallit ta dhuroj për ndërtimin e xhamisë. Zyrtarët e KBIGJ-së, gjithashtu, kanë kontaktuar edhe Kryesinë e BI-së të Kosovës, gjegjësisht me myftiun e BI-së të Republikës së Kosovës Mr.Naim ef. Tërnava, i cili është interesuar dhe insiston për gjetjen e donatorëve. Lusim Allahun e Madhëruar që t'i shtoi këta bamirës. Amin.

*Përgatiti:*
***Esat ef. Rexha***

## Hifzi i Kuranit përmirëson shëndetin mendor



Mësimi përmendsh i Kuranit ndihmon në përmirësimin e shëndetit mendor.Studiuesi Dr. Ibrahim bin Saleh Sani, profesor i psikologjisë në universitetin "Al-imam Muhamed bin Saud" të Riadit, ka kryer një hulumtim që shqyrton se ata që kanë mësuar përmendsh një numër të madh ajetesh të Kuranit, gëzojnë një nivel më të lartë të shëndetit mendor, pavarësisht nga mosha, gjinia apo niveli arsimor. 60 Variable janë marrë në konsideratë në këtë hulumtim, në mënyrë që rezultatet të merreshin si konsistente dhe të besueshme. Rreth 70 studime hulumtuese janë kryer në lidhje me besimin dhe shëndetin mendor, përfshirë 28 në vendet islamike.

## Wilders: Stop islamizimit të vendeve tona, stop imigrimit masiv



Gert Wilders, kryetari i Partisë antiislamike të Lirisë në Holandë, kohët e fundit i zgjedhur në Parlamentin holandez me shumicën e votave, kërkon dëbimin e myslimanëve nga të gjitha vendet evropiane. Sipas Sabah, në një fjalim në takimin ndërkombëtare për lirinë e shprehjes në Danimarkë, Gert Wilders ka ofenduar edhe një herë të Dërguarin e Islamit a.s. dhe pasuesit e fesë së tij. Ai theksoi se duhet të ndalohet ndërtimi i xhamive të reja dhe publikimi i Kuranit, duke shtuar: "Myslimanët nuk kanë të drejtë të kenë shkollat e tyre, dhe çdo mysliman që kryen një krim, duhet të dëbohet nga Evropa".

## 1/3 e xhamive të Brazilit janë të mbyllura



Mungesa e imamëve dhe mospërkrahja financiare janë shkaqet kryesore pse 1/3 e xhamive të Brazili të janë të mbyllura dhe kjo gjë vështirëson aktivitetin fetar të myslimanëve në Brazil. Numri i xhamive në Brazil ka arritur në 120, po një e treta e tyre janë të mbyllura. Duke parë këtë mungesë, shumë prej myslimanëve profesionesh të tjera, siç janë tregtarët dhe doktorët, po mundohen ta mbulojnë këtë mungesë në shtetin më të madh të Amerikës Jugore. Halid Tekijudin, imam në xhaminë Xhurulius të Sao Paulos thotë se në Brazil ka 120 xhami dhe faltore, kurse kemi vetëm 40 imamë, 25% e të cilëve e dinë gjuhën vendore - portugalishten, si dhe disa prej tyre kanë mbaruar shkollimin e lartë fetar, ndërsa shumica kanë arsimim të mesëm dhe disa prej tyre janë imamë nga përvoja disavjeçare.

## Ripërtërihen indet e vdekura në tru




Një grup shkencëtarësh nga Kolegji Kings i Anglisë, në përpjekjet për riparimin e qëndrueshëm të dëmit në trurin e të sëmurëve nga paraliza, arritën të ripërtërijnë qelizat e vdekura. Qelizat rrënjë, të cilat në fushën e mjekësisë njihen prej zbulimeve më të rëndësishme, kanë cilësinë e vetë-ripërtëritjes dhe në trup apo në kushte të volitshme laboratorike, mund të shndërrohen në qeliza dhe inde të ndryshme. Mike Modo dhe ekipi i tij injektuan në trup, mbi indet e vdekura të trurit, qelizat rrënjë të ngjitura në topa shumë të vegjël, të prodhuara nga polimeri i tretshëm. Indet e vdekura në të cilat u vendosën qelizat rrënjë, pas një jave filluan të gjalläroheshin dhe filloi qarkullimi i gjakut. Nga sëmundja e paralizës çdo vit humbin jetën 5.5 milionë njerëz.

## Komuniteti mysliman kërkon drejtësi



Komuniteti mysliman shqiptar akuzon drejtësinë shqiptare se, nëpërmjet një vendimi gjyqësor, i ka cenuar të drejtën e pronës. Bëhet fjalë për bodrumet e ish-Mapos nr.2, sot disko-klub "Albania", që ndodhet para Pallatit të Kulturës, në zemër të Tiranës, dhe është pronë e Komunitetit Mysliman. Disa ditë më parë, Gjykata e Tiranës ka urdhëruar Zyrën e Përmbarimit të bllokojë pronën e Komunitetit, pasi ia ka lënë në shfrytëzim shoqërisë private "Suisse Manegement" sh.p.k.. Kryesia e Komunitetit shprehet se ky vendim është haptazi i jashtëligjshëm dhe arbitrar, prandaj kërkon ndërhyrjen e autoriteteve më të larta të shtetit. Kryesia e Komunitetit mysliman thotë se para vitit 1938 e ka pasur në pronësi objektin, - bodrumet e ish-Mapos nr.2, (sot disko-klub "Albania"), që ndodhet në rrugën e Dibrës, në Tiranë, pikërisht prapa Pallatit të Kulturës. E ndodhur përballë kësaj situate, kryesia e Komunitetit mysliman i drejtohet kreut të shtetit Bamir Topi dhe KLD-së, si dhe gjithë organizmave ndërkombëtare në Shqipëri.

## ShBA: Masa të reja kundër duhanit



Kongresi Amerikan ka aprovuar një projektvendim, i cili sjell një kontroll të rreptë kundrejt cigares dhe produkteve të tjera të duhanit. Projektvendimi i është paraqitur Presidentit Obama, për ta firmosur. Sipas këtij projektvendimi, reklamat në lidhje me duhanin do të kufizohen, kurse autorizimi për rregullimet në lidhje me uljen e sasisë së nikotinës në cigare, do t'i jepet "Departamentit Amerikan të Ushqimeve dhe Ilaçeve".Sipas rregullimit të ri në ligj, shoqëritë e duhanit nuk do të lejohen që nëpër kutitë e cigareve të vënë etiketa si "Cigare light", të cilat mundohen ta tregojnë më të ulët nivelin e dëmit të cigares për shëndetin e njeriut. Presidenti Obama është shprehur se ai do ta firmosë projektligjin në një kohë sa më të shkurtër.Në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, çdo vit, për shkak të duhanit, vdesin 440 mijë njerëz.

## Mbi 2400 jomyslimanë pranojnë Islamin në Jordani



Rreth 600 jomyslimanë janë konvertuar në Islam në Jordani në vitin 2008, duke e çuar numrin e të konvertuarve në katër vjetët e fundit në 2419. Në bazë të shifrave zyrtare, 968 jomyslimanë përqafuan Islamin në Jordani në vitet 2006 e 2007. Numri i të konvertuarve të rinj në vitet 2005 e 2004 ishte përkatësisht 454 e 396. Osam Arabiyat, i cili është në krye të departamentit të të konvertuarve të rinj, tha se informatat e revolucionit dhe rritja e numrit të satelitëve islam, kanë qenë shumë të efektshme në futjen e Islamit ndër ndjekësit e besimeve të tjera. Numri i të konvertuarve në Islam është në rritje.

## Garat kuranore në Rusi



Garat kuranore u mbajtën javën e kaluar në xhaminë e madhe në qytetin Jakatay të Republikës së pavarur ruse Karachai, në Kaukazin e Veriut, me një shumicë myslimane. 27 adoleshentë dhe të rinj kanë marrë pjesë në këto gara, të ndihmuar nga Universiteti i Rusisë, dhe janë dhënë shpërblime për fituesit. Më parë zhvillime të tilla të garave ishin të ndaluara për myslimanët në Rusi.

## Policia në Greqi pajiset me broshurë që përmban rregulla islame



Ministria e Brendshme e Greqisë ka vendosur të shpërndajë në mesin e policëve një broshurë, e cila përmban udhëzime mbi Islamin, në mënyrë që policët të njohin nga afër fenë islame. Vendimi është bërë pas një incidenti në të cilin thuhet se një polic kishte shkelur me këmbë një kopje të Kuranit në Athinë. Myslimanët bënë protesta të shumta lidhur me këtë ngjarje.

## Kuvajt: Një milion kopje të Kuranit për një milion myslimanë



Asociacioni për ringjalljen e trashëgimisë islame në Kuvajt, ka filluar një plan që synon të shpërndajë një milion kopje të Kuranit famëlartë, për një milion mysliman të varfër në botë. Sipas gazetës kuvajtiane Al-Al-Ray, Fahad Masir Zafiri, president i Qendrës së Informacionit për Minoritete në Kuvajt dhe vëzhgues i zbatimit të planit, ka thënë: “Shumë myslimanë në botë nuk mund ta blejnë Kuranin për shkak të varfërisë dhe problemeve financiare”, duke deklaruar edhe: “Shumica e njerëzve në vendet islamike nuk kanë kopje të Kuranit famëlartë”. Në lidhje me rëndësinë e mesazhit hyjnor, ai tha se qarkullimi i një milion kopjeve të Kuranit në mesin e myslimanëve të varfër, ka për qëllim për të përhapur misionin e Islamit në Botën Myuslimane dhe në mesin e të varfërve. Ky plan është mbështetur nga solidariteti i shtëpive botuese të Kuvajtit dhe njerëz që kanë ndihmuar financiarisht, të këtij vendi.

## Banka e parë islame për gratë përurohet në Emirate



Banka e parë islamike për gratë në Abu Dhabi u inaugurua sot në qytetin Al’ain. Dega e re e ADIB në Al’ain, është konsideruar si banka e e parë islamike e veçantë për gratë. Drejtori i ADIB tha: “Kjo degë është krijuar me qëllim që t’u ofrojë shërbime financiare grave dhe takimi i tyre ka nevojë për investime”. Promovimi i rolit të gruas dhe prania e tyre në aktivitetet sociale, si dhe ofrime shërbimesh më të mira financiare dhe lirime të posaçme të tyre, - janë nga objektivat e tjerë të kësaj dege.

## Qendra islamike në Oslo mbanë ekspozitën mbi dorëshkrimet kuranore



Ekspozita, që u hap të dielën, ka për qëllim të familjarizojë norvegjezët me kulturën dhe qytetërimin islam. Sipas Ahmed Aklak, drejtor i Qendrës islamike në Oslo, përveç dorëshkrimeve kuranore dhe punimeve kaligrafike, ekspozita gjithashtu tregon dhe aftësitë e myslimanëve. “Norvegjia është një shoqëri multi-kulturore dhe është me rëndësi që njerëzit e vendit t‘i njohë nga afër me aspekte të ndryshme të kulturës islame dhe të myslimanëve me ‘detyrimet e shenjta,” tha ai. Ai vuri në dukje se qendra ka punuar për këtë qëllim për tre vjet.

## “Njohja e Pejgamberit a.s.“ ekspozita që u hap në Angli




Me qëllim të krijimit të një pasqyre më të mirë të Islamit në Perëndim, “Njohja e pejgamberit a.s.” është ekspozita që u hap dje në Manchester, Angli. Sipas gazetës Okaz nga Arabia Saudite, ekspozita po mbahet nga Unioni studentor arabë në Angli, kundër propagandës ndaj Islamit dhe myslimanëve në Evropë. Ibrahim Assini, kreu i Bashkimit, tha se në këtë drejtim “një numër i librave të traditës profetike, kopje të shumta të Kuranit, CD-ve dhe DVD që përmbajnë të dhëna për sqarime dhe shprehje të realiteteve të Islamit dhe rreth pejgamberit a.s., janë paraqitur në këtë ekspozitë për jomyslimanët.”

## Garat kombëtare kuranore në Amerikë



Në dy fusha të mësimit përmendsh dhe recitimit, garat kombëtare Kuranore do të mbahen në Uashington nga 10 deri 3 korrik 2009. Garat organizohen nga Shoqëria Islamike e Amerikës së Veriut, dhe është planifikuar të mbahen në bashkëpunim me Shoqatën për mësimin përmendsh të Kuranit në Amerikë. Garat për mësimin përmendsh të Kuranit do të mbahen në këto tri nivele: mësimi përmendsh i të gjitha pjesëve të Kuranit, i njëzet pjesëve të tij dhe i dhjetë pjesëve për pjesëmarrësit me më pak se 16 vjeç. Garat kuranore do të përfshijnë dy nivele paraprake të avancuara, për pjesëmarrësit në moshë më të vogël se 7 vjeç dhe për ata në moshë më të vogël se 11 vjeç.

## Mbreti i Malajzisë nderon me një titull nderi Ihsanoglu



Gjatë një ceremonie të posaçme të mbajtur gjatë festimit të përvjetorit të Tuanku Mizan Zainal Abidin, Mbret i Malajzis, Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës së Konferencës Islamike (OKI), profesor Ekmeledin Ihsanoglu u nderua nga mbreti i Malajzisë Dariah Kebesaran Panglima Setia Mahkota (PSM), që mban titullin “Tan Sri”.Gjatë ceremonisë, të ndjekur nga anëtarët e trupit diplomatik të akredituar në Malajzi, Kryeministri i Malajzisë, Dato Seri Najib Abdul Razak, mbajti një fjalim, që u pasua nga fjalime të tjera të përfaqësuesve të trupit diplomatik në Malajzi.

## Tunizia mban konferencë për dialogun midis qytetërimeve dhe diversitetet kulturore




Një konferencë ndërkombëtare në temën “Dialogu midis qytetërimeve dhe divergjencat kulturore”, ka nisur të martën në kryeqytetin tunizian. Konferenca është organizuar nga Organizata Islamike Arsimore, Shkencore dhe Kulturore (ISESCO) dhe Organizata Ndërkombëtare e Frankofonëve (OIF). Më shumë se 100 intelektualë nga më tepër se 20 vende, do të marrin pjesë në këtë konferencë 3-ditore. Konferenca do të përfshijë rreth tri tema kryesore: pikërisht, përmbledhjen e gjendjes së dialogut të qytetërimeve dhe diversitetin kulturor; parakushtet dhe kanalet e dialogut; si dhe bashkëpunimi ndërkombëtar dhe mekanizmat e shëndoshë të qëndrueshëm për një dialog të favorizuar dhe respekt për diversitetin kulturor.

## Gjykata ruse gjobit xhaminë



Një gjykatë në rajonin ASTRAHAN të Rusisë, gjobiti një xhami me të holla pas ankesave kundër saj për shkak të zhurmës dhe shqetësimeve të shumta gjatë thirrjes së ezanit 5 herë në ditë, përmes zmadhuesve të xhamisë. Institucioni i të drejtave të konsumatorëve dhe organizata e ruajtjes së shëndetësisë të Rusisë, pohuan së zërimi në minare ishte më i madh sesa lejohet, dhe kjo gjë e shtyri gjykatën ta gjobiste xhaminë dhe ta detyronte atë për të respektuar qetësinë publike.

*Përgatiti:*
***Remzi Nura***

**Republika e Kosovës**
**Medreseja e Mesme “Alauddin” Prishtinë**
**Nr. 93/09**
**Dt. 10.06.2009**

Drejtori i Medresesë së Mesme “Alauddin” në Prishtinë, shpall:

# Konkurs

Për regjistrimin e nxënësve të rregullt në vitin e parë, të vitit shkollor 2009/2010, si vijon:
Medreseja amë në Prishtinë:
1. Dy paralele (70 nx. - meshkuj);
2. Një paralele (35 nx. - vajza).

Paralelja e ndarë fizike në Prizren:
1. Një paralele (35 nx. - meshkuj);
2. Një paralele (35 nx. - vajza).

Paralelja e ndarë fizike në Gjilan:
1. Një paralele (35 nx. - meshkuj).

*Kushtet:*
- Kandidatët duhet të kenë të kryer klasën e 9-të të shkollës fillore dhe testin kombëtar dhe të mos jenë më të rinj se 15 vjet dhe më të vjetër se 18 vjet;
- Të jenë të shëndoshë fizikisht dhe psiqikisht.

Kërkesës duhet bashkangjitur këto dokumente:
1. Dëftesa e shkollës fillore dhe e klasës së 9-të së bashku me testin kombëtar;
2. Çertifikatën e lindjes;
3. Deklaratën e prindit-kujdestarit, për përgjegjësi morale dhe materiale;
4. Propozimin e Këshillit të Bashkësisë Islame, nga i cili graviton.

Dokumentacioni dorëzohet në Këshillat e BI nëpër Komuna deri më 06.07-2009.
Këshillat e BI i dorëzojnë dokumentacionin sipas regjioneve në Medresenë amë dhe në paralelet e ndara fizike në Prizren dhe Gjilan më datën 07.07.2009
Pranimi-testimi, bëhet: Prishtinë më 09.07.2009, Prizren më 10.07.2009, dhe Gjilan më 11.07.2009, prej orës 9.00.
Vërejtje: Këshillat e BI, si dhe paralelet e ndara nuk mund të pranojnë kandidat nga territoret-regjionet tjera, por vetëm nga regjioni i vet.

Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë në mbledhjen e rregullt mbajtur me datë 27.05.2009, mori vendim të shpall:

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës:

**Kryeimam i KBI-së të Pejës**

Kushtet:
Kandidati për Kryeimam duhet t’i plotësojë këto kushte:
- Të ketë kryer medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose jashtë vendit;
- Të ketë së paku 5 vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame;
- Të jetë i njohur nga xhemati, dhe të gëzojë autoritet;
- Të ketë aftësi komunikimi dhe organizimi për çështje fetare etj.;
- Të mos ketë pasur vërejtje në punën e gjertanishme në BI.

Të gjithë kandidatët duhet t’i përmbahen Kushtetutës së BIK-së dhe Rregullores së punës së Këshillit të BI-së. Njëkohësisht duhet të plotësojnë kushte të posaçme sipas rregullores se KBI-së të Pejës.

*Dokumentet e nevojshme:*
- Kërkesa;
- Çertifikata e lindjes;
- Çertifikata shëndetësore;
- Çertifikata se nuk është nën hetime;
- Dëshmia për karakteristikat në punë në BI;
- Diploma e fakultetit (FSI-së ose një fakulteti tjetër islam jashtë vendit, e nostrifikuar nga Kryesia e BI);
- Dëshmi për përvojën 5-vjeçare në BI të Kosovës;
- Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal.

*Vërejtje:*
Dokumentet dorëzohen në KBI të Pejës.
Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën “Dituria Islame”.

**Republika e Kosovës**
**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Viti**
**Nr.118/09 data 15.06.2009**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Vitisë, në mbledhjen e mbajtur më 11.06.2009 mori vendimin që të shpallë këtë:

# Konkurs

Për plotësimin e vendeve të punës:
Imam hatib dhe mualim, në xhamitë e fshatrave:
1. Smirë
2. Gushincë

*Përgaditja shkollore:*
1.Të kenë të kryer Fakultetin e Studimeve Islame, brenda ose jasht vendit ose së paku medresenë e mesme.
2.T’i përmbahen Rregullorës së Këshillit të Bashkësisë Islame të Vitisë.

*Dokumentat e nevojshme:*
- Kërkesa;
- Çertifikata e lindjes;
- Çertifikata shëndetësore;
- Diploma e shkollës së kryer.

*Vërejtje:*
Dokumentat e pakompletuara nuk do të shqyrtohen.
Konkursi është i hapur 8 ditë nga dita e publikimit në revistën “Dituria Islame”



AUTOR: AGIM GASHI

LLOJ ËMBËLSIRE E QULLTË
PËRGËZIMI
MALET KU GJENDET EVERESTI
PËREMËR VETOR
E MERMERTË
KËNGËTARJA, QAZIMI
GJERMANIA
QË LUFTON KUNDËR REGJIMIT NË FUQI
VULA E PROFECISË
AKTOR STATIK
MË MERR URIA
LUAN STAROVA
VEND BREGDETAR SHQIPTAR
EDHE (Lat.) / LLOJ VEPRE MUZIKORE
GURRA, BURIMI I UJIT
METRI
TITULL TURK / DETARI
HALIL (dim.)
FIGURAT E NJOHURA / SINGAPORE STAND. TIME
MARRË FOTON ME NJË APARAT KOMPJUTERIK
SHTRIMI I RRUGËS
ELEMENT KIMIK (Ba)
REPUBLIKA
EDHE / KËNGËTARI, BEXHETI
ENGJËLLI QË MERR SHPIRTIN / E ATDHEUT
KRYEIMAMI I KOSOVËS (foto)
SUEDIA / GJUHËTARI, BAJÇINCA
KINGDOM of SAUDI ARABIA
HARMONI E VENDOSJES / AI (fr.)
ITALISHT / MESATAR
JO LARGIMET
FTOHEM, MARR FTESË
FUTBOLLISTI, FETAHU / KOHËT E CAKTUARA
SHENJAT MUZIKORE
KËNGËTARJA E NDJERË, HOXHA
MPIVA / TOKËZIMET E AEROPLANIT
KRYEQYTETI JORDANEZ / KALLJE VESHI
URDHËRORJA E FOLJES UL
E TARIFËS / SJELLË KOT
ORGANIZATA / PËREMËR PRONOR
ATDHE (Krahin.)
ERRËSOHET / QË LIDHET ME DËNIMIN
RADIO INDIA
NAPIER / QË ËSHTË MË I MIRI
JETULLAH HALITI / I MENJËHERSHËM
NËNA, MAMAJA
UDHËHEQJET / QËLLOJ
LEGJENDË
PUNIM I SËRISHËM
TELEFONI / TITULL ARISTOKRATËSH
AUSTRIA
KËRCELL MISRI / KËRRIÇ GOMARI
FTOHJE NË MUSHKËRI
REKUIZIT BORE
BITËLLSI, XHON / RISI
PËREMË PRONOR
CILËSIA E LËKURËS / Ë.R.
I OFENDUAR
NDËRMARR. TREGTARE SHOQËRORE / OKSIGJENI
I SKLEROZËS

ZGJIDHJA E KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | R | E | C | I | T | U | E | S | I |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | E | L | I | M | I | N | U | E | S |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | S | E | L | A | M | I | ■ | L | L |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | U | M | A | ■ | A | K | O | M | A |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | L | E | T | Ë | R | ■ | D | A | M |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | R | N | ■ | SH | I | SH | A | N | I |
| ■ | V | A | R | I | E | T | E | T | ■ | A | T | I | K |
| J | A | B | A | N | XH | I | T | ■ | A | L | A | ■ | E |
| A | R | I | T | M | E | T | I | K | ■ | I | R | K | ■ |
| R | E | S | A | ■ | P | ■ | K | A | D | M | I | U | M |
| A | T | I | ■ | N | I | S | E | SH | T | E | ■ | L | B |
| N | ■ | N | A | D | ■ | A | T | E | S | T | I | M | I |
| I | RR | A | C | I | O | N | A | L | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| ■ | I | S | A | ■ | R | I | T | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| SH | T | E | R | P | I | M | ■ | SH | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| T | Ë | T | ■ | U | Z | I | N | A | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| E | S | ■ | A | S | I | ■ | O | T | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| T | E | O | R | I | ■ | E | T | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |